Komisioni hartues:
Prof. Androkli KOSTALLARI (kryetar),
Prof. Mahir DOMI, Prof. Eqrem QABEJ,
B. shk. Emil LAFE

## ***PARATHËNIE***

*Zhvillimi i gjuhës letrare shqipe në këta tridhjetë vjet të ndërtimit të shoqërisë socialiste është një nga treguesit e shumtë të lulëzimit të pashembullt e të pandalshëm të kulturës së popullit tonë. Gjuha letrare shqipe ka arritur në një fazë të tillë zhvillimi, që na lejon të pohojmë shkencërisht se* **populli shqiptar ka tashmë një gjuhë letrare të njësuar**. *Kjo gjuhë letrare, e cila mbështetet gjerësisht në gjuhën e folur të popullit, përdoret sot si mjet zhvillimi e përparimi pothuajse nga të gjithë shqiptarët, brenda e jashtë Republikës Popullore të Shqipërisë dhe është bërë modeli i normës gjuhësore të përbashkët për të gjithë ata që shkruajnë shqip.*

*Shprehja e parë dhe më e dukshme e këtij njësimi është vendosja e normave të njëjta e të qëndrueshme drejtshkrimore. Përparimi i madh që është arritur në kristalizimin e normës letrare kombëtare e bënë plotësisht të mundshme edhe zgjidhjen e kësaj detyre historike.*

*Njësimi i drejtshkrimit pasqyron procesin e thellë e të ndërlikuar të kristalizimit të strukturës fonetike, gramatikore, fjalëformuese e leksikore të gjuhës letrare kombëtare në të gjitha hallkat e saj më të rëndësishme. Prandaj, njësimi i drejtshkrimit, si rrjedhim ligjësor i këtij procesi dhe si shfaqje e fazës së fundit të kristalizimit të normës letrare, parakupton dhe vulos njësimin strukturor të gjuhës letrare të përbashkët për gjithë popullin tonë. Njëkohësisht ai bëhet një fuqi vepruese që e lehtëson, e shpejton dhe e rrënjos më thellë këtë njësim, duke e ndihmuar gjuhën letrare kombëtare t'i kryej më mirë funksionet e saj shoqërore. Pikërisht këtu qëndron edhe rëndësia themelore e drejtshkrimit si në aspektin*

*thjesht gjuhësor, ashtu edhe në aspektin kulturor e shoqëror. Kjo kërkon që* **"Drejtshkrimi i gjuhës shqipe"** *të ketë parasysh jo vetëm gjendjen e sotme të gjuhës sonë letrare, por edhe prirjet kryesore të zhvillimit të saj të mëtejshëm.*

*Breza të tërë lëvruesish e studjuesish të gjuhës, arsimtarësh e atdhetarësh kanë punuar e janë përpjekur pareshtur për një gjuhë letrare e për një drejtshkrim të njësuar, duke përkrahur vijën konvergjente të procesit gjuhësor, duke kundërshtuar e kapërcyer qëndrimet e ngushta, lokaliste e reaksionare. Vendosja e një alfabeti të vetëm pas Kongresit të Manastirit ishte një hap i rëndësishëm përpara në këtë rrugë dhe një bazë e domosdoshme që i dha mundësi* "Komisisë Letrare të Shkodrës" (1916-1917) *të kodifikonte përfundimet kryesore të përpjekjeve të bëra gjatë Rilindjes për gjuhën letrare kombëtare, duke ruajtur sa më shumë të përbashkëtën, atë që i afronte variantet letrare të shqipes, e duke lënë mënjanë atë që i largonte. Vendimet e Komisisë Letrare, të miratuara edhe nga Kongresi Arsimor i Lushnjës (1920), u bënë baza e drejtshkrimit të shqipes deri në vitet e para pas Çlirimit. Me përkrahjen e gjerë që gjetën te forcat shoqërore përparimtare, ato krijuan një traditë deri diku të qëndrueshme për shkrimin e njësuar të mjaft tipave fonetikë e morfologjikë të fjalëve e të trajtave që më parë dalloheshin në shkrim. Por Komisia nuk mund të krijonte një drejtshkrim të njësuar, përderisa vetë gjuha letrare nuk ishte njësuar. Kjo detyrë i mbeti epokës sonë.*

*Pas përpjekjeve të para që u bënë menjëherë pas Çlirmit dhe punës së vijueshme për të ecur më tej në rrugën e afrimit drejtshkrimor të varianteve letrare, e cila u kurorëzua me* **"Ortografinë e gjuhës shqipe"** *të vitit 1956, zhvillimi i vrullshëm i gjuhës letrare dhe sukseset e gjuhësisë sonë në njohjen e gjithanshme e të thelluar të strukturës së shqipes së sotme krijuan kushtet që në fushën e drejtshkrimit të bëhej një hap cilësor përpara - të vendosej një drejtshkrim i vetëm për një formë të vetme të gjuhës sonë letrare. Ky hap ishin* **"Rregullat e drejtshkrimit të shqipes"**, *që u botuan si projekt më 1967. Zbatimi i këtij Projekti, brenda e jashtë Republikës Popullore të Shqipërisë, gjatë këtyre pesë-gjashtë vjetëve dhe diskutimi shkencor e krijues i tij treguan se ai mund të shërbente si bazë për të hartuar në trajtë përfundimtare drejtshkrimin e gjuhës sonë letrare kombëtare të njësuar.*

*Pas sesioneve shkencore të vitit 1952 për gjuhën letrare, gjuhësia jonë, duke e zgjeruar përherë fushën e saj të kërkimeve, bëri hapa cilësore përpara në përvetësimin e metodologjisë materialiste-dialektike të njohjes dhe të shpjegimit të fenomeneve shoqërore dhe sidomos të teorisë marksiste-leniniste mbi gjuhët letrare kombëtare, duke kapërcyer një varg konceptesh të gabuara, të trashëguara nga e kaluara. Ajo provoi, në bazë të një analize shkencore objektive, se në kushtet e reja të krijuara pas Çlirimit, nga fuqizimi i pashembullt i bashkëveprimit ndërmjet*

*varianteve letrare të shqipes u arrit të formohej një gjuhë e vetme letrare kombëtare me prirje të qarta drejt njësimit përfundimtar në të gjitha nivelet e strukturës së saj - në fonetikë, në gramatikë, në formimin e fjalëve e në leksik.*

*Kongresi i drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe, i mbledhur si forumi më i lartë shkencor gjithëkombëtar për të diskutuar e për të marrë vendime të rëndësishme për gjuhën tonë letrare dhe për drejtshkrimin e saj, i zhvilloi punimet e tij duke mbajtur parasysh e duke theksuar këtë arritje historike të zhvillimit të shqipes letrare. Kongresi u udhëhoq në punën e tij nga një perspektivë e qartë - jo zgjidhje të veçanta, të shkëputura, anësore, por zgjidhje sistemore, thelbësore, për ta zgjeruar e për ta rrafshuar rrugën e njësimit e të përparimit të gjuhës letrare të përbashkët. Vështrimi i problemeve në tërësinë e tyre e në lidhjet e ndryshme midis tyre, duke u nisur nga kuptimi i drejtë i sistemit të gjuhës së sotme letrare shqipe dhe i mjeteve e mënyrave të shprehjes e të paraqitjes së tij, e ndihmoi Kongresin të zhvillonte një punë me vlerë të veçantë për gjuhën e për kulturën tonë kombëtare. Përfundimet e Kongresit u shprehën në Rezolutën e miratuar njëzëri, që po ribotohet në këtë libër, me qëllim që lexuesi të ndihmohet për të kuptuar më mirë parimet dhe çështjet themelore të* **"Drejtshkrimit të gjuhës shqipe"***, i cili pasqyron e mishëron vetë konceptet shkencore kërkesat e njëzëshme të Kongresit të Drejshkrimit.*

*Duke vënë në jetë këto koncepte e kërkesa, Komisioni hartues i* **"Drejtshkrimit të gjuhës shqipe"** *është përpjekur që, në frymën e Kongresit, të sjellë përmirësime të mëtejshme e ta çojë më përpara zgjidhjen teorike e praktike të problemeve të drejtshkrimit në mënyrë ballësore. Rregullat e drejtshkrimit janë parë, nga njëra anë, brenda vetë sistemit të tyre tërësor dhe, nga ana tjetër, në lidhje të ngushtë me sistemin e gjuhës letrare shqipe në përgjithësi, veçanërisht me sistemin fonetik, morfologjik e fjalëformues. Në pajtim me vendimet e Kongresit, Komisioni hartues ka synuar që ta mbështetë drejtshkrimin sa më gjerë në elementet e përbashkëta të gjuhës kombëtare shqipe, duke i parë këto elemente kurdoherë në dritën e zhvillimit të gjuhës letrare. Parimi fonetik, si parim themelor i drejtshkrimit të shqipes, sipas të cilit fjalët dhe pjesët e tyre të kuptimshme shkruhen ashtu si shqiptohen në ligjërimin letrar, është zbatuar, në radhë të parë, në aspektin e tij fonologjik, domethënë në aspektin e përdorimit social të tingujve të gjuhës gjatë procesit të marrëdhënieve në mes njerëzve. Si mbështetje për zbatimin e këtij parimi ka shërbyer shqiptimi i sotëm letrar në stilin e tij të plotë, duke pasur parasysh njësimin që është arritur në këtë shqiptim në një shkallë të gjerë, prirjet e kristalizimit të mëtejshëm të tij dhe karakterin sistemor të strukturës fonetike të gjuhës letrare. Parimin fonetik Komisioni hartues është përpjekur ta gërshetojë në mënyrë të*

*harmonishme me parimin morfologjik, i cili kërkon që fjalët dhe pjesët e tyre të kuptimshme të shkruhen njësoj, pavarësisht nga ndryshimet tingullore që shkaktohen prej ligjeve fonetike që veprojnë sot në gjuhën tonë. Gërshetimi i parimit morfologjik me parimin fonetik ndihmon për të ruajtur sa më të qartë në shkrim strukturën e fjalëve dhe njësinë e trajtave të tyre. Ai u jep rregullave të drejtshkrimit një lidhje të brendshme më organike, krijon mundësi për grupime më të gjera e për rrafshime, pra edhe për rregulla më të pakta e më të thjeshta. Krahas parimeve të mësipërme, në disa raste është zbatuar edhe parimi historik-tradicional. Kjo lidhet jo vetëm me trashëgiminë që kemi pasur në drejtshkrim nga e kaluara, por edhe me rrethanën që nga bashkëveprimi i varianteve letrare me baza dialektore të ndryshme kanë hyrë në gjuhën letrare kombëtare fjalë e grupe fjalësh, ortogramet e të cilave sot nuk mund të pëfshihen në tipin sistemor të përgjithshëm. Shumë herë ato kanë krijuar edhe çerdhe fjalëformuese dhe ndryshimi i drejtshkrimit të tyre do të ishte historikisht i papërligjur.*

*Në shkrimin e fjalëve njësh, ndaras ose me vizë në mes është pasur parasysh parimi leksiko-semantik e fjalëformues: janë shkruar njësh ato njësi kuptimore që janë formësuar edhe si njësi të vetme fonetike-gramatikore e leksikore, domethënë si fjalë më vete, ndërsa ndaras janë shkruar ato njësi që nuk janë formësuar si fjalë të tilla. Për shkrimin me vizë lidhëse në mes janë pasur parasysh një varg tiparesh leksiko-semantike të fjalëve a të emërtimeve përkatëse. Parimi semantik është zbatuar në disa raste edhe te çështjet gramatikore, p.sh. në trajtat e ndryshme të shumësit të emrave që shënojnë frymorë e jo frymorë dhe në disa raste të tjera te përdorimi i shkronjave të mëdha, por këtu pjesa më e madhe e zgjidhjeve mbështeten edhe te parimi i dallimit të njësive homonimike.*

*Në pajtim me vetë parimin themelor të drejtshkrimit të shqipes, që është parimi fonetik, dhe me parimet e tjera që përmendëm më lart, rregullat janë grupuar në kapituj sipas çështjeve drejtshkrimore më të rëndësishme që paraqet struktura fonetike e leksiko-semantike e shqipes së sotme letrare. Veç kësaj, ashtu si në Projektin e 1967-s, edhe në* **"Drejtshkrimin e gjuhës shqipe"** *është përfshirë një kapitull ku trajtohen nga një kënd vështrimi drejtshkrimor disa çështje gramatikore, zgjidhja e të cilave në kohën tonë ka rëndësi të posaçme për njësimin e normës letrare në këtë fushë.*

*Në kapitujt është trajtuar në radhë të parë leksiku i përgjithshëm. Vise-vise gjatë rregullave janë dhënë edhe emra të përveçëm njerëzish e vendesh që paraqesin të njëtat probleme drejtshkrimore si emrat e përgjithshëm. Duke synuar për rregulla përgjithësuese e për pakësimin e numrit të shënimeve e të përjashtimeve, Komisioni hartues, në raste të veçanta, ka lënë jashtë disa fjalë ose emra të përveçëm që përdoren rrallë*

*dhe që, për shkak të veçorive drejtshkrimore që kanë, nuk mund të bashkohen me grupet tipësore, me të cilat lidhen. Fjalët e mësipërme do të përfshihen në* **"Fjalorin drejtshkrimor të gjuhës shqipe"**, *ndërsa fjalët që kanë secila nga një veçori drejtshkrimore, por që përdoren më dendur, janë vënë në shënime të veçanta ose si përjashtime në paragrafët përkatës të* **"Drejtshkrimit të gjuhës shqipe"**.

*Për ta bërë këtë libër sa më të kuptueshëm e të afërt për masat e gjera punonjëse Komisioni hartues është përpjekur të bashkojë zgjidhjen e rreptë shkencore me thjeshtësinë e rregullave. Për këtë qëllim lënda është ndarë në grupime sa më të gjera e të përgjishthme dhe vetë formulimet e përkufizimet janë thjeshtuar. Zgjidhjet dyfishe janë pakësuar deri në cakun më të tejmë. Thjeshtime e saktësime të dukshme janë bërë sidomos në kapitullin e ndarjes së fjalëve në fund të rreshtit. Krahas kësaj, gjithë shtjellimi i lëndës është bërë më i lidhur e më sistematik se në Projektin e 1967-s.*

*Rregullat e këtij drejtshkrimi janë në përgjithësi tre tipash: a) rregulla udhëheqëse, ku jepen kushtet, në të cilat duhet zgjedhur pikërisht një mënyrë e caktuar shkrimi dhe jo një tjetër (në këto raste janë dhënë si shembuj vetëm disa nga fjalët më të përdorshme të kategorisë përkatëse, sepse lexuesi mund të orientohet vetë me lehtësi për rastet e tjera të ngjashme); b) rregulla dëftuese, ku nuk jepet ndonjë kusht a arsyetim, por vetëm tregohet se si duhet shkruar kjo ose ajo fjalë (në raste të tilla jepen si shembuj të gjitha fjalët e asaj kategorie ose shumica e tyre; kur këto kategori janë mjaft të gjera, si p.sh. fjalët me h ose ato me rr, jepen ato që përdoren më dendur në gjuhën letrare e në të folurit e përditshëm); c) rregulla udhëzuese, që sqarojnë se si duhet vepruar për të gjetur zgjidhjen e sakt drejtshkrimore.*

*Për të lehtësuar shfrytëzimin e kësaj vepre dhe gjetjen e zgjidhjes që kërkohet, ajo është pajisur me një tregues alfabatik të shembujve që janë dhënë gjatë shtjellimit të rregullave dhe me një tregues të çështjeve të trajtuara. Në këtë tregues janë zbërthyer në çështje të veçanta të gjithë paragrafët me pikat e tyre, duke përfshirë këtu edhe shënimet, nënpikat, shtesat e sqarimet që trajtojnë kategori e grupe të caktuara.*

*Duke botuar* **"Drejtshkrimin e gjuhës shqipe"** *Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë i Akademisë së Shkencave të RPSH po fillon të vërë në jetë detyra e mëdha e të rëndësishme që i ngarkoi Kongresi i Drejtshkrimit. Në dy vjetët e ardhshëm do të hartohen gjithashtu* **"Fjalori drejtshkrimor i gjuhës shqipe"**, **"Rregullat e drejtshqiptimit"** *dhe* **"Rregullat e pikësimit"**. *Gjuhësia shqiptare, e cila ka qenë vazhdimisht e lidhur me problemet themelore që ka shtruar para saj vetë jeta, ka nisur një punë të organizuar për studimin e gjuhës së sotme letrare, duke synuar që, krahas veprave teorike, të përgatitë mbi baza të shëndosha edhe një varg veprash që i shërbejnë drejtpërdrejt vetë praktikës*

*gjuhësore, që ndihmojnë masat e gjera punonjëse ta përvetësojnë e ta zhvillojnë më tej gjuhës letrare të shkruar e të folur. Një kujdes i veçantë po u kushtohet nga gjuhësia jonë punimeve në fushën e kulturës së gjuhës, të cilat nuk mund të zhvillohen në mënyrë të veçuar e të shkëputur, por janë mbështetur e do të mbështeten në studime sa më të thelluara në fushën e fonetikës e të fonologjisë, të gramatikës, të leksikut e të formimit të fjalëve. Studimet në fushën e gjuhësisë normative do të pasurohen e do të lehtësohen edhe nga dialektologjia shqiptare, e cila duke ecur më tej në rrugën e dialektologjisë sociale, do të merret më shumë me proceset e gjalla gjuhësore që zhvillohen në shtresat e ndryshme të bartësve të dialekteve e gjuhës letrare, do të studjojë më gjerësisht sidomos gjuhën e qyteteve e të qendrave të reja industriale e bujqësore dhe do të ndihmojë kështu për të njohur më thellë normën e sotme kombëtare.*

*
*   *

*Formimi i gjuhës letrare kombëtare të njësuar është një fitore e madhe e popullit shqiptar, e arritur vetëm 60 vjet pas shpalljes së Pavarësisë dhe në më pak se 30 vjet pas vendosjes së pushtetit popullor. Kjo gjuhë letrare e përpunuar dhe e zhvilluar, shprehje e gjallë e kulturës së popullit tonë, e forcës së tij jetësore historike, është fryt i përpjekjeve të shumë brezave që kanë punuar e luftuar me vetëmohom dhe me bindje të thellë për rëndësinë e suksesin e çështjes së tyre. Drejtshkrimi i njësuar do ta bëjë gjuhën tonë letrare të sotme edhe më të harmonishme e do ta pasurojë me një vlerë të re, me njësinë e shkrimit, që përbën kurdoherë një vlerë shoqërore, sepse lehtëson kumtimin midis njerëzve dhe zhvillimin e përgjithshëm kulturor të masave.*

*Puna për përvetësimin dhe zbatimin me përpikëri të drejtshkrimit del tani në plan të parë. Detyra të mëdha shtrohen në mënyrë të veçantë përpara shkollës shqiptare, vatrës themelore të formimit gjuhësor të brezave të rinj. Përvetësimi e zbatimi tërësor i këtij drejtshkrimi ka nevojë të ndihmohet nga një punë metodike e gjerë dhe e organizuar, sidomos në shkollën tetëvjeçare, ku kërkohet një përvetësim krijues i drejtshkrimit, në pajtim me moshën e me njohuritë e përgjithshme gjuhësore të nxënësve dhe me veçoritë e të folmeve lokale. Krahas kësaj, në kushtet e sotme, kur po vendoset për herë të parë në historinë e shqipes letrare një drejtshkrim i njësuar, një punë e madhe u del përpara edhe shkollave të mesme e shkollave të larta. Në përpjekjet për përvetësimin sa më të vetëdijshëm e të qëndrueshëm të drejtshkrimit të njësuar e të normës letrare kombëtare, bashkëpunimi i ngushtë e i frytshëm i shkencës sonë gjuhësore me shkollën do të forcohet e do të zgjerohet gjithnjë më shumë.*

*S'ka dyshim se një ndihmë të pazëvendësueshme do të japin për përhapjen e drejtshkrimit të njësuar shkrimtarët shqiptarë, të cilët, me fjalën e gjallë artistike, luajnë një rol të dorës së parë në zhvillimin e pasurimin e gjuhës letrare, në zbulimin e pasurisë gjuhësore të popullit dhe në formimin, vendosjen dhe përhapjen e normës letrare, pjesë e pandashme e së cilës është edhe norma drejtshkrimore. Në luftën për një zbatim të shpejtë e të saktë të rregullave të rregullave të reja drejtshkrimore, rëndësi të veçantë ka gjithashtu puna e gjallë e institucioneve botuese dhe e organeve të shtypit, rritja e pandërprerë e kujdesit të tyre për fjalën e shkruar. Duke pasur parasysh se gjuha e shkrimit udhëheq gjithë procesin e ngulitjes e të zhvillimit të normës letrare, drejtshkrimi i njësuar krijon mundësi të reja edhe për përmirësimin e mëtejshëm të gjuhës së skenës, të radios e të të gjithë sferës gojore të gjuhës letrare shqipe.*

*Dalja e* **"Drejtshkrimit të gjuhës shqipe"** *dhe vënia e tij në jetë, pa dyshim, do ta gjallërojnë, do ta pasurojnë e do ta çojnë më tej mendimin shkencor në këtë fushë. Zhvillimi i pandërprerë i vetë gjuhës sonë, kristalizimi i mëtejshëm i normës letrare do të shtrojnë para teorisë së drejtshkrimit çështje të reja e mundësi të reja zgjidhjeje. Gjuhësia shqiptare do t'i vazhdojë studimet për këto probleme dhe do t'i bëjë këtij "Drejtshkrimi" përmirësimet e nevojshme në të ardhmen.*

*Me ndjenjës e një përgjegjësie të thellë ndaj detyrave që shtroi Kongresi i Drejtshkrimit dhe ndaj gjithë opinionit shkencor e shoqëror shqiptar, Komisioni hartues është përpjekur që ta kryejë këtë vepër në nivelin e kërkesave shkencore të kohës e sidomos të arritjeve më të reja të gjuhësisë shqiptare. Punimet e Kongresit të Drejtshkrimit dhe diskutimi popullor i zhvilluar para tij kanë qenë një mbështetje e sigurtë për të ecur me guxim në rrugën e njësimit sa më të plotë të drejtshkrimit të gjuhës sonë e për të zgjidhur një varg çështjesh të vështira e të ndërlikuara. Me rastin e botimit të kësaj vepre, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë i Akademisë së Shkencave të RPSH falënderon delegatët e pjesëmarrësit e Kongresit të Drejtshkrimit si edhe gjithë ata që morën pjesë në diskutimin e gjerë popullor rreth projektit të* **"Rregullave të drejtshkrimit të shqipes"**, *për ndihmën e çmuar që i dhanë teorisë dhe praktikës së drejtshkrimit të shqipes me kumtesat e me diskutimet e tyre, me mendimet, vërejtjet e propozimet e tyre krijuese, të cilat qenë një mbështetje shumë e vlefshme për punën e Komisionit hartues. S'ka dyshim se, duke u mbështetur në këto forca të gjalla shkencore, gjuhësia marksiste shqiptare do të zgjidhë në të ardhmen edhe probleme të tjera të rëndësishme për shkencën e kulturën tonë kombëtare.*

## REZOLUTË E KONGRESIT TË DREJTSHKRIMIT TË GJUHËS SHQIPE

Zhvillimi i hovshëm e cilësor i kulturës, i letërsisë dhe i shkencës mbi bazën e shndërrimeve të thella historike ekonomiko-shoqërore që janë kryer në Shqipërinë socialiste e që kanë sjellë ndryshime të thella edhe në vetëdijen gjuhësore të popullit tonë, i ka dhënë një shtysë të fuqishme e të pandërprerë njësimit të gjuhës letrare kombëtare shqipe, themelet e së cilës janë hedhur që në kohën e Rilindjes.

Masat e gjera popullore, në kundërshtim me pikëpamjet e ngushta lokaliste, kanë luftuar për një gjuhë letrare të njësuar dhe kanë përkrahur me dashuri çdo përpjekje që i ka shërbyer këtij qëllimi. Duke përmbushur gjithnjë më mirë kërkesat e shumanshme të të gjitha fushave të veprimtarisë shoqërore, gjuha letrare shqipe ka arritur një shkallë të tillë zhvillimi, që na lejon të pohojmë shkencërisht se **populli shqiptar ka tashmë një gjuhë letrare të njësuar**, norma kombëtare e së cilës është kristalizuar në të gjitha hallkat kryesore të strukturës fonetike, gramatikore, fjalëformuese e leksikore e në disa hallka të veçanta ndodhet në fazën e fundit të kristalizimit. Kjo gjuhë letrare përdoret sot pothuajse nga të gjithë shqiptarët brenda e jashtë Republikës Popullore të Shqipërisë dhe është bërë modeli i normës gjuhësore të përbashkët për të gjithë ata që shkruajnë shqip.

Pas vendimeve të konsultës shkencore të Prishtinës (1968), si rezultat i zhvillimit kulturor të shqiptarëve dhe i përpjekjeve të vetëdijshme të punonjësve të kulturës, të arsimit dhe të shkencës, kjo gjuhë letrare e njësuar po përdoret pothuajse pa përjashtim edhe nga shqiptarët që jetojnë në Republikës Socialiste Federative të Jugosllavisë - në Kosovë, në Maqedoni e në Mal të Zi, në të gjithë veprimtarinë shoqërore, ndër të tjera edhe në gjinitë e ndryshme të letërsisë artistike, në prozë e në poezi, gjë që dëshmon si për gjerësinë, ashtu edhe për thellësinë e përvetësimit të normës letrare kombëtare. Ky është një hap i rëndësishëm si për zgjerimin e funksioneve kombëtare të shqipes letrare, ashtu edhe për pasurimin e saj. Përpjekje për të përdorur gjuhën letrare të përbashkët shqipe vihen re edhe tek arbreshët e Italisë.

Kjo shkallë zhvillimi e shqipes letrare, ndër të tjera kërkon që edhe rregullat drejtshkrimore të jenë sa më të njësuara e të qëndrueshme me qëllim që të ndihmojnë për ngulitjen sa më të thellë dhe për përvetësimin sa më të lehtë të normave të gjuhës letrare të shkruar e njëkohësisht të ndikojnë për njësimin e mëtejshëm edhe të normave të drejtshqiptimit.

Për këtë, me nismën e Institutit të Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, u mblodh në Tiranë prej 20 deri më 25 nëntor 1972 Kongresi i Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe, ku u përfaqësuan gjerësisht forcat e shkencës, të arsimit dhe të kulturës shqiptare.

Ky Kongres, si forumi më i lartë shkencor, analizoi e diskutoi gjerësisht parimet themelore, çështjet e përgjithshme dhe shumë zgjidhje të veçanta

të drejtshkrimit të shqipes, si edhe probleme të tjera teorike e praktike, që kanë të bëjnë me normën letrare në përgjithësi.

Kongresi i Drejtshkrimit, duke iu bërë një shqyrtim shkencor përgjithësues nivelit të zhvillimit të gjuhës së sotme letrare shqipe, prirjeve të evolucionit të saj dhe në mënyrë të veçantë gjendjes së drejtshkrimit,

konstaton:

1. Shqipja letrare e kohës sonë ka hyrë tashmë në fazën më të lartë të zhvillimit të saj, në fazën e kristalizimit të plotë e përfundimtar. Ajo funksionon si një gjuhë letrare e përbashkët dhe e njësuar në të gjitha sferat e veprimtarisë shoqërore. Kjo shkallë e lartë zhvillimi kërkon edhe përcaktimin e normave drejtshkrimore sa më të plota, sa më të njësuara dhe të qëndrueshme.

Përpara Çlirimit ritmet e zhvillimit të gjuhës letrare kombëtare, për shkak të kushteve historike-shoqërore të vështira, kanë qenë të ngadalshme. Por, me gjithë pengesat që u janë vënë shkollës shqipe dhe përpjekjeve për njësimin e gjuhës letrare amtare, populli shqiptar arsimdashës e ka ruajtur atë si gjënë më të shtrenjtë edhe në çastet më të rënda të jetës së tij historike dhe ka luftuar pareshtur për ta pasuruar e për ta ngritur në nivelin e një gjuhe të përbashkët kombëtare sa më të njësuar e të përparuar.

2. Njësimi i drejtshkrimit ka qenë kurdoherë pjesë e pandarë e këtyre përpjekjeve. Drejtshkrimi ka ecur përpara krahas zhvillimit të vetë gjuhës, është përsosur vazhdimisht në saje të zhvillimit të shkencës gjuhësore shqiptare dhe është përvetësuar e ngulitur nga shkolla jonë e re, nga shtypi e botimet e të gjitha llojeve. Ashtu si gjuha letrare në përgjithësi, edhe drejtshkrimi i saj ka qenë i pashkëputur nga gjuha e popullit. Përhapja dhe zbatimi i një drejtshkrimi të njësuar në të gjitha sferat e veprimit të fjalës së shkruar ka ndihmuar për përvetësimin e ngulitjen e normave të gjuhës letrare.

Drejtshkrimi nuk është vetëm një çështje shkencore, por edhe një problem i rëndësishëm shoqëror, sepse është shprehje e drejtpërdrejtë e njësimit të gjuhës letrare kombëtare, e cila luan një rol të dorës së parë në forcimin e vetëdijes kombëtare, në zhvillimin e jetës mendore.

3. Projekti i *"Rregullave të drejtshkrimit të shqipes"* që u botua më 1967 në Tiranë, mirëprit nga bota shkencore, arsimore e kulturore shqiptare dhe gjeti një miratim të përgjithshëm teorik dhe praktik. Parimet themelore mbi të cilat mbështetet ky Projekt, ndërtimi i tij, si edhe zgjidhjet kryesore u vlerësuan shkencërisht të drejta. Kjo tregon se ai është mbështetur në realitetin gjuhësor dhe është hartuar mbi baza të drejta teorike-metodologjike. Zbatimi i rregullave të drejtshkrimit të 1967-s ka sjellë rrafshimin e mëtejshëm të shumë lëkundjeve

drejtshkrimore dhe ka njësuar pothuajse plotësisht gjuhën e të gjitha botimeve shqipe. Puna për të përvetësuar e për të vënë në jetë rregullat e drejtshkrimit solli një përmirësim të dukshëm dhe njësim të mëtejshëm të gjuhës së teksteve shkollore, të shtypit e të letërsisë artistike, të dokumenteve e të shkresave zyrtare etj. Ajo u bë një mjet i gjallë për të përmirësuar më tej mësimin e gjuhës shqipe në të gjitha shkollat, si në qytet, ashtu edhe në fshat.

4. Rreth Projektit janë zhvilluar diskutime brenda dhe jashtë Republikës Popullore të Shqipërisë, në shtypin shkencor e në shtypin masiv, si edhe në konsulta të gjera të mësuesve të gjuhës e të letërsisë shqiptare e të punonjësve të tjerë të kulturës. Ky diskutim popullor e ka pasuruar më tej mendimin shkencor për problemet e drejtshkrimit të shqipes dhe ka sjellë një ndihmë të vlefshme për përmirësimin e mëtejshëm të tij. Kjo rrahje e gjerë krijuese e pikëpamjeve shkencore, e cila u plotësua, u thellua e u përgjithësua teorikisht në këtë Kongres, u jep zgjidhjeve drejtshkrimore një karakter të thellë popullor e objektiv dhe i bën ato t'i qëndrojnë provës së kohës.

Në dritën e të gjitha këtyre dhe në përputhje me mendimin e përgjithshëm e me argumentet shkencore që u shprehën në referatin *"Gjuha e sotme letrare shqipe dhe disa probleme themelore të drejtshkrimit të saj"*, në kumtesat e në diskutimet, duke u mbështetur edhe në parashtresat e dy komisioneve të veçanta të shqyrtimit të vërejtjeve, Kongresi i Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe

vendosi:

I

1. Rregullat e drejtshkrimit të mbështeten sa më gjerë në trajtat e përbashkëta të gjuhës kombëtare shqipe.

2. Parim themelor i rregullave të drejtshkrimit të shqipes të jetë *parimi fonetik*. Ky parim do të zbatohet në të gjitha rastet kur shqiptimi letrar paraqitet i njësuar; në këtë mënyrë do të vendoset një lidhje e ngushtë midis formës së shkruar dhe formës së folur të gjuhës letrare. Kur në shqiptimin letrar ka variante normative, drejtshkrimi do të mbështetet tek ajo trajtë që është më e përgjithshme dhe që pajtohet me prirjen e zhvillimit të sistemit fonetik të gjuhës letrare.

3. Meqenëse shkrimi pasqyron jo vetëm strukturën fonetike, por edhe veçoritë e strukturës gramatikore, leksikore e fjalëformuese të gjuhës, rregullat e drejtshkrimit do të mështeten edhe në *parimin morfologjik*, i cili kërkon që fjalët dhe pjesët e tyre përbërëse të sistemit trajtëformues e fjalëformues të shkruhen njësoj, pavarësisht nga ndryshimet tingullore që shkaktohen nga ligjet e gjalla fonetike që

veprojnë në gjuhën tonë. Parimi morfologjik do të zbatohet në ato raste kur parimi fonetik do të çonte në errësimin e në prishjen e strukturës së sotme morfologjike e fjalëformuese të fjalës.

4. *Parimi historik-tradicional* do të pranohet në pak raste, kur në gjuhën letrare ka një traditë shkrimi të vjetër, të ngulitur prej kohësh.

5. Rregullat e drejtshkrimit të jenë sa më të thjeshta, të qarta e përgjithësuese. Të ketë sa më pak rregulla e sa më pak përjashtime.

6. Rregullat e drejtshkrimit të jenë sa më njësuese: të pakësohen në masën më të skajshme zgjidhjet e dyfishta.

7. Duke marrë parasysh gjendjen e sotme të normës gramatikore për t'iu përgjigjur nevojave të praktikës, në *"Rregullat e drejtshkrimit"* të përfshihet një kapitull, ku të trajtohen çështje gramatikore që lidhen ngushtë me drejtshkrimin.

8. Rregullat e drejtshkrimit të zanoreve e të bashkëtingëlloreve të ndërtohen e të renditen sipas çështjeve fonetike.

9. Kongresi shpreh kërkesën që:

a) duke u mbështetur në parimet e përgjithshme dhe në zgjidhjet kryesore të Projektit të vitit 1967, brenda vitit 1973 të hartohen përfundimisht *"Rregullat e drejtshkrimit të gjuhës shqipe"*;

b) në bazë të *"Rregullave të drejtshkrimit të gjuhës shqipe"*, brenda vitit 1974 të hartohet "Fjalori drejtshkrimor i gjuhës shqipe";

c) për të kodifikuar plotësisht normat e gjuhës letrare të folur e të shkruar, brenda vitit 1975 të hartohen *"Rregullat e drejtshqiptimit"* dhe *"Rregullat e pikësimit të gjuhës shqipe"*.

II

Në hartimin përfundimtar të *"Rregullave të drejtshkrimit të shqipes"* të kihen parasysh këto kërkesa të Kongresit:

1. Zgjidhja e të problemeve të veçanta të drejtshkrimit të bëhet në sistem, duke ndjekur një vijë konsekuente jo vetëm brenda nënsistemeve të gjuhës, por duke pasur parasysh edhe lidhjet midis këtyre nënsistemeve.

**2. Për drejtshkrimin e zanoreve:**

a) Të jepen rregulla sa më konsekuente për shkrimin e zanores ë të patheksuar, sidomos në trup të fjalës, duke marrë më shumë parasysh parimin fonetik (shqiptimin e sotëm letrar) dhe duke përcaktuar më qartë rastet e zbatimit të parimit morfologjik në përputhje me pikat I,1 dhe I,2 të kësaj Rezolute. Në përgjithësi, pasqyrimi në drejtshkrim i zanores **ë** të patheksuar të udhëhiqet nga synimi për rregulla sa më të njësuara.

b) Rënia e zanoreve të patheksuara gjatë shqiptimit për arsye të elizionit, të mos pasqyrohet në shkrim; fjalët dhe trajtat e tyre gramatikore të shkruhen gjithnjë të plota.

c) Grupet e zanoreve **ue, ye, ie** të ruhen të plota në shkrim.

ç) Në pajtim me traditën, për të shmangur homoniminë si edhe për të ruajtur strukturën e formimit, trajtat e shkurtra proklitike të përemrave **ia, iu**, të shkruhen me **i** dhe jo me **j** (**ia, iu** dhe jo **ja, ju**).

**3. Për drejtshkrimin e bashkëtingëlloreve:**

a) Bashkëtingëlloret e zëshme në fund dhe para një bashkëtingëlloreje të shurdhët në trup të fjalës të ruhen në shkrim si të tilla, pavarësisht nga mënyra e shqiptimit.

b) Drejtshkrimi i parashtesave **sh-/ç-/zh-** dhe **s-/z-** të njësohet në përshtatje me natyrën e tingullit nistor të temës, së cilës i shtohet parashtesa.

c) Te emrat që mbarojnë me i të theksuar, kur kjo në trajtat e tyre të ndryshme morfologjike ndiqet nga një zanore tjetër, të mos shkruhet **-j-** (*liri-liria, shtëpi-shtëpia*).

ç) Të ruhet bashkëtingëllorja **nj** në trup të fjalës te emrat si brinjë, shkronjë etj. dhe të përcaktohet norma në mbaresën e shumësit më **-nj** ose **-j** për emrat e tipit *ari, bari, ulli, ftua, përrua* etj. si edhe për mbiemrat e tipit *i ri*. Zgjidhjet të jenë në pajtim me prirjet e zhvillimit të strukturës fonetike dhe morfologjike të shqipes letrare.

d) Grupet e bashkëtingëlloreve **mb, nd, ng, ngj** të ruhen kurdoherë të plota në shkrim.

dh) Çështja e takimit të dy shkronjave që mund të lejojnë lexim të dyfishtë, të studjohet dhe të zgjidhet në pajtim me kërkesat e sistemit fonetik e morfologjik dhe duke mbajtur parasysh edhe anën praktike të saj.

e) Te foljet me temë më **-t** në vetën e tretë njëjës të së pakryerës dëftore, lidhore e kushtore, kjo bashkëtingëllore, në pajtim me prirjen e sotme të normës morfologjike, të ndërrohet në -s, për të shmangur kështu takimin e dy **t**-ve: *fliste, priste, shëtiste (*dhe jo *flitte, pritte, shëtitte)*.

**4. Për shkrimin e fjalëve dhe të emrave me prejardhje të huaj:**

a) Për fjalët me burim nga gjuhët klasike, drejtshkrimi i shqipes të bazohet në trajtat e këtyre gjuhëve dhe jo në trajta që paraqesin veçori fonetike të kësaj ose asaj gjuhe nëpërmjet së cilës ka ardhur fjala në gjuhën shqipe.

b) Për ata tipa fjalësh, shqiptimi letrar i të cilëve është i njësuar dhe i përgjithësuar me kohë, ky kriter të jetë vendimtar në caktimin e trajtës

së tyre drejtshkrimore; kështu të shkruhet *aksion, funksion; biçikletë, çimento; kontroll, llogari* etj.

c) Te fjalët e huaja që kanë **ia, ie, io, iu** dhe **i** të patheksuar në trup të tyre, të ruhet në shkrim zanorja **i**, pavarësisht nga shqiptimit i saj si **j** në disa prej këtyre fjalëve.

ç) Emrat e përveçëm të huaj të shkruhen duke u mbështetur në traditën e përdorimit të tyre në gjuhën shqipe dhe duke marrë parasysh shqiptimin në gjuhën përkatëse.

5. Në *"Rregullat e drejtshkrimit"* të trajtohen këto **çështje gramatikore:**

a) Përcaktimi i mbaresës së shumësit (**ë, a** ose **zero**) te emrat femërorë, tek të cilët vihet re luhatje.

b) Përkimi i mbiemrave e përemrave me emrat mashkullorë që e bëjnë shumësin me **-e** (*male, kujtime*).

c) Shkrimi i nyjës së përparme.

ç) Shkrimi i trajtave të veçanta të disa klasave të caktuara leksiko-gramatikore, si p.sh. urdhërorja e disa foljeve, trajta e pashquar e disa emrave mashkullorë në njëjës etj.

**6. Për shkrimin e fjalëve bashkë ose ndaras ose me vizë në mes:**

a) Shkrimi i fjalëve bashkë, ndaras ose me vizë në mes të zgjidhet në bazë të konceptit shkencor mbi fjalën dhe veçoritë e saj në gjuhën shqipe, si një njësi tërësore e mbyllur fonetike, gramatikore e semantike.

b) Të përkrahet prirja e shqipes letrare drejt njëfjalësimit të disa togfjalëshave, veçanërisht të disa shprehjeve ndajfoljore, parafjalore e lidhëzore.

**7. Për përdorimin e shkronjave të mëdha:**

a) Kriteri bazë i përdorimit të shkronjave të mëdha të jetë dallimi i emrave të përveçëm nga emrat e përgjithshëm.

b) Njësimi i rregullave të përdorimit të shkronjave të mëdha të mbështetet edhe më shumë në traditën tonë drejtshkrimore.

c) Pjesët përbërëse të emërtimeve zyrtare të organeve shtetërore, të institucioneve arsimore-shkencore, të ndërmarrjeve e të qendrave të punës të shkruhen me shkronjë të madhe: *Ministria e Arsimit dhe e Kulturës, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, Instituti Albanologjik, Teatri Popullor, Shtëpia Botuese e Librit Shkollor* etj.

ç) Të njësohet më tej drejtshkrimi i emrave gjeografikë, i datave, i ngjarjeve dhe i periudhave historike.

**8. Për ndarjen e fjalëve në fund të rreshtit:**

a) Ndarja e fjalëve në fund të rreshtit të mbështetet kryesisht në ndarjen e fjalëve në rrokje, duke marrë parasysh edhe strukturën morfologjike të fjalës. Por asnjëherë në fund të rreshtit të mos mbetet një shkronjë e vetme e po kështu të mos kalojë në rreshtin tjetër një shkronjë e vetme, qoftë edhe zanore.

b) Për rastin kur ndërmjet dy zanoreve ndodhen dy a më shumë bashkëtingëllore, ndarja në fund të rreshtit të jetë e lirë, mjafton që bashkëtingëllorja e fundit të kalojë në krye të rreshtit e ndjekur të paktën nga një zanore (të lejohet ndarja *ko-krra* dhe *kok-rra*, *ve-gla* dhe *veg-la*).

c) Dyshkronjëshat në fund të rreshtit nuk ndahen.

III

Duke vlerësuar gjuhën letrare të njësuar si një nga arritjet më të mëdha të shoqërisë sonë socialiste në lëmin e kulturës, si kurorëzimin e përpjekjeve të pareshtura të shumë brezave që, edhe në kohët më të errëta, e ëndërruan këtë ditë dhe punuan me vetëmohim për ta bërë sa më të afërt, Kongresi i bën thirrje gjithë popullit shqiptar që ta përdorë gjuhën letrare të njësuar si një mjet të fuqishëm të përparimit shoqëror dhe ta shoh kujdesin për zhvillimin e lulëzimin e saj të pandalshëm si detyrë të vazhdueshme.

1. Në mënyrë të veçantë Kongresi u bën thirrje:

a) Shkollës shqiptare, si vatra themelore e formimit gjuhësor të brezave të rinj, që i edukon ata me dashuri për gjuhën amtare dhe u zbulon thesarin e pashterrshëm të saj, ta vlerësojë përvetësimin e normave të njësuara të gjuhës letrare e të drejtshkrimit të miratuar nga Kongresi si detyrë themelore dhe të zbatojë plotësisht rregullat e reja të drejtshkrimit, duke filluar nga viti 1973-1974.

b) Institucioneve të teksteve shkollore, që të pregatisin dhe të botojnë tekste ndihmëse dhe mjete të tjera të nevojshme për përvetësimin dhe zotërimin praktik të normave të gjuhës letrare dhe të drejtshkrimit të saj.

c) Shkrimtarëve shqiptarë, të cilët me fjalën e gjallë artistike luajnë një rol të dorës së parë ne kristalizimin dhe ngulitjen e normës letrare kombëtare, të punojnë me këmbëngulje për zbatimin e përhapjen e normës drejtshkrimore të njësuar.

ç) Institucioneve botuese, që t'i zbatojnë me përpikëri rregullat e drejtshkrimit dhe të ndihmojnë gjallërisht për përhapjen e normave letrare dhe për ngritjen e kulturës gjuhësore të popullit.

d) Enteve shtetërore, organizatave shoqërore, institucioneve të shkencës e të kulturës, që të marrin masa për të zbatuar në gjuhën e shkruar rregullat e drejtshkrimit.

dh) Radio-televizionit, teatrit, kinematografisë, që të zbatojnë rregullat e drejtshkrimit dhe rregullat e drejtshqiptimit për të ndihmuar në përhapjen dhe ngulitjen e normave të trajtës së folur të gjuhës letrare.

e) Institucioneve shkencore-arsimore që merren me studimin e gjuhës shqipe, që t'u kushtojnë vëmendje të vazhdueshme problemeve të drejtshkrimit dhe të ndërmarrin studime të mëtejshme në këtë fushë.

2. Kongresi porosit që, duke marrë parasysh ndryshimet që pëson gjuha letrare gjatë zhvillimit të saj si edhe çështjet e reja që nxjerr praktika gjuhësore, *"Rregullave të drejtshkrimit"* t'u bëhen, në të ardhmen, kur të jetë e nevojshme, përmirësimet dhe plotësimet e duhura.

Kongresi shpreh besimin e tij të plotë se kjo thirrje do të përkrahet me entuziazëm dhe do të frymëzojë arsimtarët, shkrimtarët, punonjësit e shkencës dhe të kulturës, gjithë inteligjencën dhe të gjitha masat punonjëse, që me veprimtarinë e tyre krijuese ta zhvillojnë, ta pasurojnë e ta ngrenë gjithmonë më lart gjuhën tonë letrare kombëtare.

**DELEGATËT E KONGRESIT TË DREJTSHKRIMIT TË GJUHËS SHQIPE**

Tiranë, më 25 nëntor 1972

1. **Thoma Deliana**
   ministër i Arsimit dhe i Kulturës i RPSH
2. Prof. **Androkli Kostallari**
   drejtor i Institutit të Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
3. Prof. **Mahir Domi**
   gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
4. Prof. **Eqrem Çabej**
   gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
5. Prof. **Idriz Ajeti**
   dekan i Fakultetit Filozofik, Prishtinë
6. Prof. **Dhimitër Shuteriqi**
   kryetar i Lidhjes së Shkrimtarëve dhe Artistëve, Tiranë
7. Prof. **Aleks Buda**
   historian në Institutin e Historisë të USHT, Tiranë
8. Dr. **Rexhep Qosja**
   drejtor i Institutit Albanologjik, Prishtinë
9. Prof. **Shaban Demiraj**
   pedagog i gjuhës shqipe në Fakultetin e Historisë dhe të Filologjisë të USHT, Tiranë

10. B. vj. shk. **Lirak Dodbiba**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
11. **Kolë Koci**
Mësues i Popullit, Tiranë
12. Mr. **Remzi Nesimi**
pedagog i gjuhës shqipe në Akademinë Pedagogjike, Shkup
13. B. vj. shk. **Jorgji Gjinari**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
14. Doc. **Anastas Dodi**
zv. dekan i Fakultetit të Historisë dhe të Filologjisë të USHT, Tiranë
15. **Emil Lafe**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
16. Doc. **Jup Kastrati**
pedagog i gjuhës shqipe në Institutin e Lartë Pedagogjik, Shkodër
17. **Engjëll Angoni**
specialist për gjuhën shqipe në Ministrinë e Arsimit dhe të Kulturës, Tiranë
18. **Ali Abdihoxha**
drejtor i Shtëpisë Botuese "Naim Frashëri", Tiranë
19. **Luigj Franja**
mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqipe, Shkodër
20. Prof. **Josif Ferrari**
studjues arbëresh, profesor i gjuhës shqipe në Universitetin e Barit
21. Mr. **Ahmet Kelmendi**
pedagog i gjuhës shqipe në Shkollën e Lartë Pedagogjike, Prishtinë
22. **Ahmet Limani**
mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqipe, Mamurras
23. **Ajet Bytyçi**
pedagog i gjuhës shqipe në Shkollën e Lartë Pedagogjike, Prizren
24. **Ali Dhrimo**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
25. **Bahri Beci**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
26. **Bajram Hajrullaj**
pegagog i gjuhës shqipe në Filialen e USHT, Vlorë
27. Prof. **Bedri Dedja**
zv. ministër i Arësimit dhe i Kulturës i RPSH
28. **Besim Bokshi**
pedagog i gjuhës shqipe në Shkollën e Lartë Pedagogjike, Gjakovë

29. Doc. **Dalan Shapllo**
pedagog i letërsisë shqiptare në Faklutetin e Historisë dhe të Filologjisë të USHT, Tiranë
30. **Drita Garuci**
mësuese e gjuhës dhe e letërsisë shqipe, Shkodër
31. **Dritëro Agolli**
shkrimtar, Tiranë
32. **Dhimitër Samara**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
33. **Dhori Qiriazi**
shkrimtar, Ersekë
34. **Elsa Vakëflliu**
mësuese e gjuhës dhe e letërsisë shqipe, Berat
35. **Fadil Podgorica**
pedagog i gjuhës shqipe në Institutin e Lartë Pedagogjik, Shkodër
36. **Fatmir Agalliu**
pedagog i gjuhës shqipe në Faklutetin e Historisë dhe të Filologjisë të USHT, Tiranë
37. **Fatmir Gjata**
shkrimtar, Tiranë
38. **Ferdinand Leka**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
39. **Gaqo Peci**
mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqipe, Korçë
40. **Hasan Sazani**
mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqipe, Gjirokastër
41. **Henrik Lacaj**
pedagog në Faklutetin e Historisë dhe të Filologjisë të USHT, Tiranë
42. **Hysen Qosja**
pedagog i gjuhës shqipe në Institutin e Lartë Pedagogjik, Elbasan
43. **Isa Bajçinca**
pedagog i gjuhës shqipe në Fakultetin Filozofik, Prishtinë
44. **Ismail Bajra**
drejtor i NGBG "Rilindja, Prishtinë
45. **Ismail Doda**
drejtor i shkollës "Gjergj Kastrioti - Skënderbeu", Ostros (Krajë)
46. **Ismail Kadare**
shkrimtar, Tiranë
47. **Jakov Xoxa**
shkrimtar, Tiranë
48. **Jani Thomaj**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë

49. **Jorgo Bulo**
historian i letërsisë shqiptare në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
50. **Jorgji Çerepi**
pedagog i gjuhës shqipe në Filialen e USHT, Durrës
51. B. vj. shk. **Koço Bihiku**
zv. drejtor i Institutit të Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
52. **Kolë Ashta**
pedagog i gjuhës shqipe në Institutin e Lartë Pedagogjik, Shkodër
53. **Kristaq Shtëmbari**
përgjegjës i Kabinetit Pedagogjik, Fier
54. **Lasgush Poradeci**
shkrimtar, Tiranë
55. **Luan Dino**
mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqipe, Përmet
56. **Lumnie Shehetilla**
mësues e gjuhës dhe e letërsisë shqipe, Elbasan
57. **Llazar Siliqi**
shkrimtar, Tiranë
58. **Mehmet Çeliku**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
59. **Menella Totoni**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
60. **Mërkur Alimerke**
drejtor i Shtëpisë Botuese të Librit Shkollor, Tiranë
61. **Mikel Zavalani**
mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqipe, Korçë
62. **Mufit Trepça**
mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqipe, Peshkopi
63. Doc. **Munir Reso**
pedagog në Faklutetin e Historisë dhe të Filologjisë të USHT, Tiranë
64. **Naim Bardhi**
mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqipe, Kavajë
65. **Nesti Bellovoda**
pedagog i gjuhës shqipe në Filialen e USHT, Korçë
66. **Nikoleta Cikuli**
gjuhëtare në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
67. **Niko Tanini**
redaktor letrar në gazetën "Zëri i Popullit", Tiranë
68. B. vj. shk. **Osman Myderrizi**
gjuhëtar, mësues veteran, Tiranë

69. B. vj. shk. **Pashko Geci**
gjuhëtar, mësues veteran, Tiranë
70. Dr. **Petro Janura**
drejtor i Degës së gjuhës shqipe në Universitetin e Shkupit
71. **Pjetër Fusha**
mësues i gjuhës dhe i letërsisë shqipe, Rubik
72. **Qemal Haxhihasani**
folklorist në Institutin e Folklorit të USHT, Tiranë
73. **Remzi Përnaska**
pedagog i gjuhës shqipe në Faklutetin e Historisë dhe të Filologjisë të USHT, Tiranë
74. **Sefedin Sylejmani**
drejtor i Njësisë së bashkuar të punës botuese "Flaka e vëllazërimit", Shkup
75. **Sofika Adhami**
mësuese e gjuhës dhe e letërsisë shqipe, Vlorë
76. **Sofika Morcka**
gjuhëtare në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
77. B. Vj. Shk. **Spiro Floqi**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
78. Doc. **Stefan Prifti**
gjuhëtar, Tiranë
79. **Sterjo Spasse**
shkrimtar, Tiranë
80. **Shefqet Hoxha**
pedagog i gjuhës shqipe në Filialen e USHT, Kukës
81. **Shevqet Musaraj**
shkrimtar, Tiranë
82. **Tomor Osmani**
pedagog i gjuhës shqipe në Institutin e Lartë Pedagogjik, Shkodër
83. **Xhevat Lloshi**
gjuhëtar në Institutin e Gjuhësisë dhe të Letërsisë të USHT, Tiranë
84. **Ylli Ruli**
pedagog i gjuhës shqipe në Filialen e USHT, Berat
85. **Zana Daci**
pedagoge e gjuhës shqipe në Faklutetin e Historisë dhe të Filologjisë të USHT, Tiranë
86. Prof. **Zihni Sako**
drejtor i Institutit të Folklorit të USHT, Tiranë
87. **Zhaneta Nova**
mësuese e gjuhës dhe e letërsisë shqipe, Gjirokastër

## PARIME TË PËRGJITHSHME

1. Drejtshkrimi i njësuar i gjuhës shqipe është shprehje e kristalizimit të normës letrare kombëtare në të gjitha hallkat kryesore të strukturës fonetike, gramatikore, fjalëformuese e leksikore. Ai pasqyron gjendjen e sotme dhe prirjet e përgjithshme të zhvillimit të gjuhës sonë letrare, e cila mbështetet gjerësisht në gjuhën e folur të popullit. Duke ngritur në një shkallë më të lartë traditën e shkrimit të shqipes, drejtshkrimi i sotëm synon njësimin e mëtejshëm të normës së gjuhës letrare kombëtare mbi bazën e trajtave të përbashkëta që janë përvetësuar e përvetësohen prej saj.

2. Parimi themelor i drejtshkrimit të shqipes është parimi fonetik: në përgjithësi fjalët dhe pjesët e tyre të kuptimshme shkruhen ashtu siç shqiptohen në ligjërimin letrar. Thelbi i parimit fonetik në drejtshkrimin e shqipes, që mbështetet në një sistem grafik ku ka një lidhje të drejtpërdrejtë midis shkronjës dhe tingullit-fonemë, është aspekti fonologjik, domethënë përdorimi social i tingujve të gjuhës në procesin e marrëdhënieve midis njerëzve.

Parimi fonetik synon vendosjen e një lidhjeje sa më të ngushtë midis trajtës së shkruar dhe trajtës së folur të gjuhës letrare. Prandaj, kur në shqiptimin letrar ka variante të lejuara nga norma e sotme, drejtshkrimi mbështetet tek ajo trajtë që është më e përgjithshme dhe që pajtohet me prirjen e zhvillimit të sistemit fonetik të shqipes letrare.

3. Krahas parimit fonetik, drejtshkrimi i njësuar i shqipes mbështetet gjerësisht edhe në parimin morfologjik, i cili kërkon që fjalët dhe pjesët e tyre përbërëse të sistemit trajtëformues e fjalëformues të shkruhen njësoj, pavarësisht nga ndryshimet tingullore të shkaktuara prej ligjeve fonetike që veprojnë sot në gjuhën tonë. Parimi morfologjik zbatohet kryesisht në ato raste, kur zbatimi i veçuar i parimit fonetik do të çonte në errësimin a në prishjen e strukturës morfologjike e fjalëformuese të fjalëve: ai ndihmon kështu për ta ruajtur sa më të qartë në shkrim këtë strukturë, si edhe njësinë e trajtave. Duke pasur si bazë analogjitë morfologjike, parimi morfologjik lejon rrafshimin e thjeshtimin sa më të madh të rregullave drejtshkrimore të shqipes dhe ndihmon që këto rregulla të pasqyrojnë në mënyrë sa më organike zhvillimin e bashkëlidhur të strukturës fonetike, morfologjike e fjalëformuese të gjuhës sonë letrare kombëtare.

4. Gërshetimi i parimit fonetik me parimin morfologjik në drejtshkrimin e shqipes plotësohet edhe nga zbatimi i disa parimeve të tjera, siç janë parimi leksikor-kuptimor, ai historik-tradicional etj. Fushat e zbatimit të këtyre parimeve janë më të ngushta dhe përfshijnë anë të veçanta të drejtshkrimit.

5. Drejtshkrimi i njësuar i gjuhës shqipe kurorëzon një etapë të gjatë përpjekjesh për formimin e një gjuhe letrare të vetme e të përbashkët për gjithë popullin shqiptar dhe çel rrugën për ta përmirësuar më tej normën drejtshkrimore të kësaj gjuhe në pajtim me zhvillimin e mëtejshëm të gjuhës e të kulturës sonë kombëtare.

## ALFABETI I GJUHËS SHQIPE

Alfabeti i gjuhës shqipe ka tridhjetë e gjashtë shkronja, që u përgjigjen tingujve-fonema të gjuhës sonë letrare:

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| **A** | **a** | **I** | **i** | **Rr** | **rr** |
| **B** | **b** | **J** | **j** | **S** | **s** |
| **C** | **c** | **K** | **k** | **Sh** | **sh** |
| **Ç** | **ç** | **L** | **l** | **T** | **t** |
| **D** | **d** | **Ll** | **ll** | **Th** | **th** |
| **Dh** | **dh** | **M** | **m** | **U** | **u** |
| **E** | **e** | **N** | **n** | **V** | **v** |
| **Ë** | **ë** | **Nj** | **nj** | **X** | **x** |
| **F** | **f** | **O** | **o** | **Xh** | **xh** |
| **G** | **g** | **P** | **p** | **Y** | **y** |
| **Gj** | **gj** | **Q** | **q** | **Z** | **z** |
| **H** | **h** | **R** | | **Zh** | **zh** |

## I. DREJTSHKRIMI I ZANOREVE

### ZANORJA E E THEKSUAR

§ 1

Shkruhen me **e** (dhe jo me **ë**) fjalët ku kjo zanore është e theksuar dhe ndiqet ose ka qenë ndjekur në të kaluarën nga një bashkëtingëllore hundore (**m, n, nj**). Me e shkruhen gjithashtu fjalët e prejardhura ose të përbëra të formuara prej tyre, pavarësisht nga lëvizja e theksit:

*(më) dhemb, dhembje, emër, emëror, femër, femërore, gjemb, gjembaç, e premte, rremb, shemb, shembull, shembullor, i pashembullt, shemër, i shtrembër, shtrembëroj, tremb, thembër, zemër, zemëroj, i pazemërt* etj;

*argjend, argjendar, brenda, brendi, i brendshëm, cen, cenoj, çmend, (i, e) çmendur, dend, (i, e) dendur, deng, dhen, end, gjendje, kuvend, kuvendoj, mend, mendje, mendoj, mendim, përmend, përmendore, mendër, parmendë, pendë, qen, qendër, qendror, (kam)*

*qenë, qenie, qenësi, qengj, shpend, tendë, vend, vendës, vendos, vendim, zëvendës, zëvendësoj* etj;

*e enjte, gështenjë, ndenja, (i, e) ndenjur, penj-të, shenjë (por shënoj, shënim), (i, e) shenjtë, (i, e) shtrenjtë, shtrenjtoj, (i, e) vrenjtur;*

*dre, fle, fre, gdhe, ndej, (i, e) nderë, ngre, pe.*

## ZANORJA **E** E PATHEKSUAR

§ 2

Tek emrat femërorë, të cilët kanë një **-e** fundore të patheksuar në trajtën e pashquar të njëjsit, në emëroren e shquar bie **-e-**ja, ndërsa në rasat e tjera ajo shkruhet:

*artiste - artistja, artisteje; fitore - fitorja, fitoreje; lule - lulja, luleje; lulishte - lulishtja, lulishteje; mësuese - mësuesja, mësueseje; nxënëse - nxënësja, nxënëseje; perde - perdja, perdeje; qytetare - qytetarja, qytetareje; studente - studentja, studenteje; shishe - shishja, shisheje* etj.;

*anije - anija, anijeje; ardhje - ardhja, ardhjeje; çështje -çështja, çështjeje; familje - familja, familjeje; korrje - korrja, korrjeje; nisje - nisja, nisjeje; pyetje - pyetja, pyetjeje; rrokje - rrokja, rrokjeje; ulje - ulja, uljeje* etj.

## ZANORJA **Ë** E THEKSUAR

§3

Shkruhen me ë të gjitha fjalët te të cilat kjo zanore e theksuar i përgjigjet historikisht një a-je të ndjekur nga një bashkëtingëllore hundore. Me ë shkruhen edhe të gjitha fjalët e prejardhura ose të përbëra, të formuara prej tyre, pavarësisht nga lëvizja e theksit[1]:

*bëj, çështje, dëm, dëmtoj, dhëmb, dhëmballë, dhëndër, (kam) dhënë, dhënie, e ëma, (i, e) ëmbël, ëmbëlsi, ëndërr, ëndje, frëngjisht, gërshërë, gojëdhënë, gjë, gjëmë, gjëndërr, hënë, këmbë, këmbësor, kënd, i këndshëm, këngë, këngëtar, lë, lëmë, lëndë, lëng, llërë, mbrëmje, më (pak), (s'dua) më, mëngë, mëz, nëmë, nëntë, nëntor, (kam) ngrënë, nxë, nxënës, një, (i, e) njëjtë, njëri, njëra, njëri-tjetri, njësi, përzë, shkëmb, shtatzënë, shullë, (i, e) tërë, tërësi, tërshërë, (shtëpinë) tënde, (kam) thënë, parathënie, thëllëzë, zë (zëri), zë, (kam) zënë* etj.

1) Nuk përfshihen këtu ato fjalë që në gjuhën letrare në trajtën me a, e cila nuk është më hundore: *dhanore, (i, e) mangët, ranishte, shmang, zanë, zanore* etj.

§ 4

Shkruhen me **ë** fjalët me prapashtesën **-llëk**:

*bollëk, budallallëk, gomarllëk, hamallëk, pazarllëk* etj.

ZANORJA **Ë** E PASHEKSUAR

**ë-**ja paratheksore

§ 5

**ë-**ja paratheksore shkruhet në këtë raste:

a) në fjalët e parme e në të gjitha fjalët ku ajo i takon rrokjes së parë, si edhe në fjalët e formuara prej tyre:

*argëtoj, bagëti, bërryl, dëgjoj, dënesë, dëshirë, fëlliq, fëmijë, gëmushë, gërryej, qëzof, gëzhojë, gogësij, gumëzhij, gjëmoj, hingëllin, këlysh, këmishë, kënaq, këndellem, këndoj, kënetë, këpucë, këpucar, këpushë, këput, të këqij, kërcej, kërrab, kërrusem, këshill, kushëri, lëkurë, lëmoshë, lëndoj, lëpij, lëpjetë, lëpushkë, lëshoj, mallëngjej, të mëdhenj, mëkat, mënyrë, mësoj, mësim, mëshoj, mushkëri, ndërroj, ndërresë, shndërroj, pagëzoj, pagëzim, pëllet, pëllëmbë, pëllumb, përrallë, pështjelloj, pështyj, psherëtij, qëroj, rrëfanë, rrëfim, shëllirë, shëmtoj, shëtit, tëhu, trashëgoj, thëllëzë, thërres, thërrime* etj.;

*dëboj, dëborë, dëlir, (i, e) dëlirë, dërrasë, gëzoj, kësaj, kësisoj, kësodore, kështu, këta, këtë, këtij, (i, e) këtillë, këtej, këtu, lëfyt, lëkund, i lëkundshëm, lëmekem, lëvozhgë, mëditje, mësyj, mësymje, sëmundje, shpëlaj, tëharr, tëholl* etj.*

*Shkruhen pa **ë** fjalët *arsye, arsej, arsim, arsimtar* dhe ato që formohen prej tyre.

b) në fjalë të prejardhura, të formuara nga një temë më **-ë** me anë prapashtesash që nisin me bashkëtingëllore, dhe në fjalë të përbëra e të përngjitura që kanë si pjesë të parë një temë të tillë më **-ë**, të ndjekur nga një temë që nisë me bashkëtngëllore:

*anëtar, anëtarësi (*anë*); armëtar (*armë*); atëror, atësi (*atë*); bardhësi (*i bardhë*); botëror, botërisht (*botë*); bulëzim (*bulë*); burrëri, burrëror (*burrë*); copëtoj, copëtim, copëzoj (*copë*); drejtësi (*i drejtë*); flakëroj, flakërimë (*flakë*); frikësoj (*frikë*); frymëzoj, frymëzim (*frymë*); ftohtësi (*i ftohtë*); gojëtar, gojëtari (*gojë*); gjatësi (*i gjatë*); gjellëtore (*gjellë*); gjerësi (*i gjerë*); gjithësi, përgjithësisht (*gjithë*); gjuhësi, gjuhësor, gjuhëtar (*gjuhë*); gjunjëzoj (*gjunjë*); hollësi, hollësisht (*i hollë*);*

*këmbësor, këmbësori (*këmbë*); kordhëtar (*kordhë*); lartësi, lartësoj (*i lartë*); lehtësi, lehtësoj (*i lehtë*); luftëtar (*luftë*); mbarësi (*i mbarë*); mirësi, përmirësoj (*i mirë*); pemëtore, pemëtari (*pemë*); pikëllim, pikërisht (*pikë*); pjesëtoj, pjesëtim (*pjesë*); plotësoj, plotësisht (*i plotë*); punëtor, punëtori (*punë*); qetësi (*i qetë*); rreptësi, rreptësisht (*i rreptë*); rrogëtar (*rrogë*); shkallëzim (*shkallë*); shkishëroj (*kishë*); shpejtësi (*i shpejtë*); shterpësi (*shterpë*); tokësor, tokëzim (*tokë*); trashësi (*i trashë*); thatësi (*i thatë*); thellësi (*i thellë*); udhëtar, udhëtim (*udhë*); urtësi (*i urtë*); valëzoj, valëzim (*valë*); vështirësi (*i vështirë*); vjershëtor (*vjershë*); zbetësi (*i zbetë*)* etj.;

*anëshkrim, armëpushim, atëherë, bashkëfjalim, bashkënxënës, bashkëpunoj, bashkëshorte, botëkuptim, bukëpjekës, buzëqesh, cipëtrashë, çfarëdo, datëlindje, derëbardhë, dorëheqje, dorëshkrim, dorëzanë, dhjetëfishoj, dhjetëfishoj, dhjetëvjetor, fletëgjerë, frymëmarrje, gojëdhënë, gojëmjaltë, grevëthyes, gjashtëdhjetë, gjashtëmbëdhjetë, i gjithëfuqishëm, gjithëkombëtar*[1]*, gjuhëgjatë, gjysmëhënë, gjysmëkoloni, hundëshkabë, i jashtëzakonshëm, jetëdhënës, jetëgjatë, këmbëzbathur, këngëtar, kokëfortë, llërëpërveshur, mbarëvajtje, mirëbërës, mirëbesim, mirëdita, i mirëfilltë, pesëvjeçar, pikënisje, pikëpamje, pjesëmarrje, pulëbardhë, qafëgjatë, shumëfishoj, shumëkëmbësh, vetëdashje, vetëqeverisje, vetëvendosje, vërej, vërejtje* etj.

1) Nuk shkruhet **ë**-ja paratheksore te përemrat e pakufishëm, te ndajfoljet e te lidhëzat e përngjitura që kanë si pjesë të parë fjalë *gjithë* ose *kurrë*: *gjithçka, gjithçmos, gjithfarë, gjithherë, gjithkah, gjithkund, gjithkush, gjithmonë, gjithnjë, gjithsaherë, gjithsecili, gjithsekush; kurrfarë, kurrgjë, kurrkund, kurrkush, kurrsesi* etj. Po kështu shkruhet pa **-ë** pjesa e parë e fjalëve *vetvete, vetvetiu* dhe e fjalëve të formuara prej tyre: *vetvetor, i vetvetishëm.*

**Shënim 1**. Për shkak të ngulitjes prej kohës, të shqiptimit dhe të shkrimit në gjuhën letrare shkruhen pa **-ë-** fjalët: *amtar, besnik, fillestar, furrtar, kishtar, lojtar, meshtar, nevojtar, nevojtore, ngatrrestar, pishtar, rojtar, zyrtar; atdhe.*

**Shënim 2.** Nuk shkruhet **ë**-ja paratheksore te fjalët e përbëra, kur gjymtyra e dytë fillon me zanore: *bashkatdhetar, bashkautor, bashkudhëtar* (bashkë); *gojëmbël* (gojë); *i gjithanshëm* (gjithë); *kokulur* (kokë); *i shumanshëm* (shumë) etj. (por: *njëanësi, i njëanshëm, zëëmbël,* sepse ë-ja fundore te gjymtyra e parë e tyre është e theksuar).

c) po kështu shkruhen me **ë** (si zanore mbështetëse) edhe fjalët e prejardhura, që, megjithëse formohen nga tema më bashkëtingëllore, që kanë një strukturë fonetiko-fjalëformuese të ngjashme me atë të fjalëve të mësipërme:

*armiqësi (*armiq*); besnikëri (*besnik*); bujqësi (*bujq*); djallëzi (*djall*); dobësi (*i dobët*); fajësi, pafajësi, shfajësoj (*faj*); fshatrarësi*

(fshatar); *fundërri* (fund); *gjakësi, gjakësor (gjak)*; *hapësirë* (hap); *harkëtar* (hark); *kalbëzoj* (i kalbët); *keqësoj, keqësim* (keq); *kombësi, kombëtar, ndërkombëtar* (komb); *krejtësisht* (krejt); *kryqëzor* (kryq); *lajmëtar, lajmëroj* (lajm); *lavdëroj, lavdërim* (lavd); *ligësi* (i lig); *madhësi, madhështor* (i madh); *malësi, malësor* (mal); *mbretëri* (mbret); *miqësohem, miqësor, miqësisht* (miq); *mjekësi, mjekësor* (mjek); *pakësoj* (pak); *plehëroj, plehërim* (pleh); *pleqëroj, pleqësi* (pleq); *qytetëroj, qytetërim* (qytet); *robëri, robëroj* (rob); *shëndetësi* (shëndet); *shfrytëzoj, shfrytëzim* (fryt); *shkriféroj, shkrifërim* (shkrif); *Shqipëri, shqipëroj* (shqip); *shtetëror* (shtet); *trimëri* (trim); *vargëtar* (varg); *vazhdimësi* (vazhdim); *zdrukthëtar, zdrukthëtari* (zdrukth) etj.

**Shënim.** Nuk shkruhen me **ë:**

a. fjalët e prejardhura që formohen prej temash me një bashkëtingëllore me anë të prapashtesave **-tar(e), -tor(e), -ti, -toj:**

*arsimtar, arsimtare* (arsim), *çlirimtar* (çlirim), *flamurtar, flamurtare* (flamur), *gjyqtar* (gjyq), *kujdestar* (kujdes), *lundërtar* (lundër), *mishtar* (mish), *oborrtar* (oborr), *pajtimtar* (pajtim), *prestar* (pres), *shkaktar* (shkak), *shqiptar* (shqip), *shtegtar* (shteg), *tregtar* (treg), *themeltar* (themel), *zelltar* (zell); *fajtor* (faj), *leshtor* (lesh); *pastërti* (i pastër), *tregti* (treg); *caktoj, përcaktoj* (cak), *dëmtoj* (dëm), *ëmbëltoj* (i ëmbël), *robëtohem* (rob), *shkaktoj* (shkak), *shpeshtoj* (shpesh), *shqiptoj* (shqip), *shtegtoj* (shteg), *tregtoj* (treg) etj*;

b. fjalët e prejardhura të cilat formohen prej temash më bashkëtingëllore të lëngëta (**-r, -l, -ll**) që e kanë theksin mbi rrokjen e parafundit:

*afërsi* (afër), *egërsi* (i egër), *epërsi* (i epër), *katërshor* (katër), *letërsi* (letër), *misërnike* (misër), *motërzim* (motër), *poshtërsi* (i poshtër), *vjetërsi* (i vjetër), *zgjuarsi* (i zgjuar); *ëmbëlsi, ëmbëlsoj* (i ëmbël), *vogëlsi* (i vogël); *miellzim* (miell), *popullsi, popullzoj* (popull), *rregullsi* (rregull) etj.

*) Po kështu shkruhen pa **-ë-** edhe fjalët *tradhtar, tradhti, tradhtisht, tradhtoj.*

ç) në fjalët e prejardhura, të formuara prej temash më **-ër, -ërr, -ël, -ës, -ëz**, me anë prapashtesash që fillojnë me zanore:

*arbëror, arbëresh* (arbër), *ashpëroj* (i ashpër), *breshëri* (breshër), *çiltëri* (i çiltër), *dimëroj, dimëror, dimërim* (dimër), *dhelpëri* (dhelpër), *emëroj, emërore, emërues* (emër), *femërore* (femër), *gjarpëroj, gjarpërushe* (gjarpër), *gjelbërim* (i gjelbër), *misërishte, misërok* (misër), *mjeshtëri, mjeshtërisht, mjeshtërok, mjeshtëror* (mjeshtër), *numëror, numërim, numëroj* (numër), *poshtëroj, poshtërim* (i poshtër), *shtrembëroj, shtrembërim* (i shtrembër), *urdhëresë, urdhëroj, urdhërore* (urdhër), *varfëri, varfëroj* (i varfër), *verbërisht* (i verbër), *zemërim, zemëroj* (zemër) etj.; me **ë** paratheksore shkruhen edhe disa trajta shumësi që janë fonetikisht të ngjashme me fjalët e tipit të mësipërm, si *gishtërinj*,

*gjarpërinj, priftërinj, zotërinj, po ashtu edhe formimet e tipit mbretëreshë, priftëreshë, zotëroj;*

*ëndërrim, ëndërroj (*ëndërr*), picërroj (*picërr*)* etj.*;*

*vegjëli, vogëlimë, zvogëloj, zvogëlim (*i vogël*)* etj.*;*

*nëpunësi (*nëpunës*), përgjegjësi (*përgjegjës*), rrobaqepësi (*rrobaqepës*)* etj.*;*

*bulëzoj (bulëz), njerëzi, njerëzor (njerëz)* etj.*

*) Në pajtim me drejtshkrimin e ngulitur prej kohësh shkruhet *përgënjeshtroj, përgënjeshtrim (*gënjeshtër*), kokrrizë (*kokërr*), puçrriza-t (*puçërr*).*

**Shënim.** Nuk shkruhen me **ë** paratheksore fjalët e prejardhura, të formuara prej temash më **-ër** me anë prapashtesash që fillojnë me zanore, kur përpara **-ë**-së ndodhet vetëm një nga bashkëtingëlloret **b, d, f, j, k, p, t, v** ose një nga grupet **-nd-, -st-:**

*algjebrik (*algjebër*), dibran (*Dibër*), librar, librari (*libër*); kodrinë, kodrinor (*kodër*), lodroj (*lodër*), shkodran (*Shkodër*); afri, afrim, afroj (*afër*); ajri, ajroj, ajrim, ajror (*ajër*); lakror (*lakër*), mjekrosh (*mjekër*), mokrar (*Mokër*); epror (*i epër*), teproj, tepricë (*tepër*), veproj, veprim (*vepër*); katror (*katër*), letrar (*letër*), vjetrohet, i vjetruar (*i vjetër*); zgavroj (*zgavër*); cilindrik (*cilindër*), lundroj, lundrim (*lundër*), njëthundrak (*thundër*); gjirokastrit (*Gjirokastër*), kadastroj, kadastrim (*kadastër*), lustroj, lustrim (*lustër*), ministri, ministror (*ministër*), pastroj, pastrim (*i pastër*), regjistroj, regjistrim (*regjistër*)* etj.*

**)* Në pajtim me dorëshkrimin e ngulitur prej kohësh shkruhet *dhëndëri, dhëndëroj (*dhëndër*), gjëndërohem (*gjëndër*), motëri (*motër*), sipërore, sipëri (*sipër*).*

**ë-**ja pastheksore

§ 6

Shkruhet ë-ja pastheksore:

a) tek emrat femërorë më **-ëz**, tek emrat e mbiemrat mashkullorë më **-ës, -ësh** dhe te femërorët përkatës, në të gjitha trajtat e lakimit të tyre.

*drejtëz - (i, e një) drejtëze, drejtëza, drejtëzës, drejtëzën, drejtëzat, drejtëzave, drejtëzash; fshikëz-a, gjuhëz-a, këmbëz-a, kryqëza-t, lidhëz-a, pjesëz-a, thonjëza-t, verdhëz-a;*

*ardhës-i, blerës - (i, e një) blerësi, blerësi, blerësin, blerësit, blerësve, blerësish, blerëse, blerëseje, blerësja, blerëses, blerësen, blerëset, blerëseve, blerësesh; brejtës-i, çelës-i, endëse, endësja, folës-i, grykëse, grykësja, gjykatës-i, herës-i, mbledhës-i, mjelëse, mjelësja, mundës-i, nëpunës-i, nxënës-i, nxënëse, përgjegjës-i, qitës-i, qitëse, shpikës-i, vendës-i, zëvendës-i, zgjedhës-i, zgjedhëse* etj.;

po kështu shkruhen edhe *Durrës-i, Kukës-i, Lëkurës-i, Qukës-i* etj.*;*

*(trekëndësh) barabrinjës, (lëndë) djegëse, (makinë) korrëse, (forcë) lëvizëse, (makinë) qepëse, (makinë) shirëse* etj.*;*

*dyzetkëmbësh-i, mijëshe, mijëshja, pesëshe, pesëshja, pesëgarësh-i, qindëshe - (i, e një) qindësheje, qindëshja, qindëshes, qindëshen, qindëshet, qindësheve, qindëshesh; tetërrokësh*-i etj.;

*(shtëpi) dykatëshe, (veturë) katërvendëshe, (lule) shumëngjyrëshe* etj.;

b) te mbiemrat me **-ët** në të gjitha trajtat e lakimit të tyre:

*i cekët - (i, e një) të cekëti, të cekët, i cekëti, të cekëtit, të cekëtin, të cektësish, të cekëtve; e cekët - (i, e një) të cekëte, të cekët, e cekëta, së cekëtes, të cekëtën, të cekëtash, të cekëtave; (i, e) dobët, (i, e) errët, (i, e) lagët, (i, e) kthjellët, (i, e) ngathët, (i, e) përbashkët, (i, e) shkathët, (i, e) ulët, (i, e) zbrazët* etj.

**Shënim.** Mbiemrat e formuar prej një teme më **-h** shkruhen me **-të**. Këta mbiemra e ruajnë **-ë-**në edhe përpara nyjës **-t** të emërores e të kallzores së shquar të njejsit asnjanës e të shumësit të gjinisë mashkullore, si edhe përpara mbaresave **-sh** e **-ve**:

*i ftohtë - të ftohtët, të ftohësh, të ftohtëve; i lehtë - të lehtët, të lehtësh, të lehtëve; i mprehtë - të mprehtët, të mprehtësh, të mprehtëve; i nxehtë - të nxehtët, të nxehtësh, të nxehtëve* etj.

c) te trajta e vetës së dytë njëjës e së tashmes lidhore të foljeve me temë më bashkëtingëllore:

*të dalësh, të flasësh, të hapësh, të marrësh, të mbyllësh, të mbledhësh, të ndezësh, të presësh, të prishësh, të zhdukësh* etj.

§ 7

Nuk shkruhet **ë-**ja pastheksore:

a) tek emrat dhe mbiemrat më **-ël, -ër, -ërr** dhe tek emrat mashkullorë më **-izëm, -azëm**, gjatë lakimit, kur pas këtyre fundoreve vjen një zanore:

*bukël, bukla, pupël - (i, e një) puple, puplës, puplën, puplat, puplave, puplash; vegël, vegla* etj.;

*ajër, ajri, çadër, çadra, dimër, dimri, drapër, drapri, dhelpër - (i, e një) dhelpre, dhelprës, dhelprën, dhelprat, dhelprave, dhelprash; dhëndër, dhëndri, egjër, egjri, emër, emri, gënjeshtër, gënjeshtra, gjarpër, gjarpri, kulpër, kulpra, lakër, lakra, letër, letra, lundër, lundra, misër, misri, numër, numri, thundër, thundra, urdhër, urdhri, vepër, vepra, zemër, zemra* etj.*

*dokërr, dokrra, endërr, ëndrra, kokërr - (i, e një) kokrre, kokrrës, kokrrën, kokrrat, kokrrave, kokrrash; vjehërr - vjehrri, vjehërr - vjehrra* etj.;

*anarkizëm - (i, e një) anarkizmi, anarkizmit, anarkizmin; ateizëm, ateizmi, çiklizëm, çiklizmi, majtizëm, majtizmi, marksizëm-leninizëm, marksizëm-leninizmi, materializëm, materializmi, pleonazëm, pleonazmi, reumatizëm, reumatizmi, sarkazëm, sarkazmi, socializëm, socializmi* etj.;

*i ëmbël, i ëmbli, i vogël - (i, e një) të vogli, i vogli, të voglit, të voglin, të vegjlit, të vegjlish; i ashpër - (i, e një) të ashpri, të ashprit, të ashprin, të ashprish; i çiltër, i çiltri, i gjelbër, i gjelbri, i kaltër, i kaltri, i pastër, i pastri, i shtrembër, i shtrembri, i shurdhër, i shurdhri, i verbër, i verbri, i vjetër, i vjetri* etj.;

*) Zanorja **-ë** pastheksore e mbaresës **-ër** të shumësit të emrave mashkullorë shkruhet në të gjitha rasat gjatë lakimit: *etër - etërit, etërve, etërish; kunetër, mbretër, shtretër* etj.

b) te mbiemrat më **-ëm** e më **-shëm** gjatë lakimit kur pas këtyre prapashtesave vjen një zanore ose një **j**:

*i jashtëm - (i, e një) të jashtmi, i jashtmi, të jashtmit, të jashtmin, të jashtmish; e jashtme, i mesëm, i mesmi, e mesme, i sotëm, i sotmi, e stome - (i, e një) të sotmeje, e sotmja, së sotmes, të sotmen, të sotmet, të sotmeve, të sotmesh; i vetëm, i vetmi, e vetme* etj.;

*i ardhshëm - (i, e një) të ardhshmi, i ardhshmi, të ardhshmit, të ardhshmin, të ardhshmish; e ardhshme - (i, e një) të ardhshmeje, e ardhshmja, së ardhshmes, të ardhshmen; i atjeshëm, i atjeshmi, e atjeshme, i besueshëm, i besueshmi, e besueshme; i dukshëm, i dukshmi, e dukshme; i ndershëm, i ndershmi, e ndershme; i pathyeshëm, i pathyeshmi, e pathyeshme; i shijshëm, i shijshmi, e shijshme; i shkëlqyeshëm, i shkëlqyeshmi, e shkëlqyeshme* etj.;

c) para prapashtesave **-shëm** dhe **-të** në të gjitha trajtat e mbiemrave të formuar prej tyre:

*i natyrshëm, e natyrshme (natyrë), i përkohshëm, e përkohshme (kohë), i pjesshëm, e pjesshme (pjesë), i përbotshëm, e përbotshme (botë), (i, e) lëkurtë (lëkurë), (i, e) njëmijtë (mijë), (i, e) pestë (pesë), (i, e) përpiktë (pikë)* etj.;

ç) te gjymtyra e parë e trajtave të përngjitura të habitores:

*ardhkam, humbkam, marrkam, paskam, qenkam* etj.; *paskësha, qenkësha* etj.

**ë-**ja fundore

§ 8

Shkruhet **ë-**ja fundore te fjalët me theks që në krye të herës në rrokjen e parafundit, duke u ruajtur ajo edhe në trajtat e tyre ku s'është më fundore.

Kështu shkruhen me **-ë**:

*a)* emrat femërorë si *bukë, fjalë - fjalës, fjalën, fjalët, fjalëve, fjalësh; punë, zhurmë* etj.; po kështu edhe numërorët si *dhjetë, mijë* etj. *(dhjetë - dhjetës, dhjetën, dhjetëra; mijë, mijëra* etj.).

Shkruhen me -ë gjithashtu emrat mashkullorë që shkojnë pas lakimit të emrave femërorë si *babë, dajë, gegë, toskë* etj.; *Kolë, Lekë* etj.;

b) disa emra mashkullorë dhe shumica e emrave mashkullorë që përdoren edhe si asnjanës:

*atë, burrë, djalë, gjalmë, gjumë, kalë, lëmë, lumë; ballë (*balli, ballët*), brumë (*brumi, brumët*) djathë (*djathi, djathët*), drithë, drithëra, dyllë, dhallë, dhjamë, gjalpë, mjaltë, ujë, ujëra* etj.;

c) mbiemrat dhe ndajfoljet e tipit *(i, e) butë - butë, (i, e) ftohtë - ftohtë, (i, e) gjallë - gjallë, (i, e) gjatë - gjatë, (i, e) lehtë - lehtë, (i, e) mirë - mirë, (i, e) ngrohtë - ngrohtë, (i, e) shkretë - shkretë, (i, e) vonë - vonë.*

Në çiftet e fjalëve më poshtë mbiemrat shkruhen me **-ë**, ndajfoljet pa **-ë**:

*(i, e) drejtë - drejt, drejtpërdrejt, drejtshkrim; (i, e) fortë - fort, (i, e) kotë - kot, (i, e) lartë - lart, i lartpërmendur; (i, e) ligshtë - ligsht, (i, e) mbrapshtë - mbrapsht, (i, e) mjaftë - mjaft, (i, e) plotë - plot, i plotfuqishëm; (i, e) shpejtë - shpejt, (i, e) thjeshtë - thjesht, (i, e) vërtetë - vërtet;* po kështu*: larg, pak, pakkush, shkurt;*

ç) mbiemrat e formuar me anën e prapashtesës **-të** nga emra njërrokësh ose me theks në rrokjen fundore, si edhe nga folje që mbarojnë me zanore:

*(i, e) artë, (*ar*), (i, e) drunjtë (*dru*), (i, e) gurtë (*gur*), (i, e) leshtë (*lesh*), (i, e) pambuktë (*pambuk*), (i, e) zjarrtë (*zjarr*)* etj.;

*(i, e) metë (*mej*), (i, e) mpitë (*mpij*), (i, e) ndytë (*ndyj*), (i, e) thatë (*thaj*);*

po kështu edhe numërorët rreshtorë:

*(i, e) dytë (*dy*), (i, e) tretë (*tre*), (i, e) pestë (*pesë*), (i, e) gjashtë (*gjashtë*), (i, e) dymbëdhjetë (*dymbëdhjetë*), (i, e) njëzetë (*njëzet*), (i, e),*

*njëzetenjë (*njëzet e një*), (i, e) gjashtëdhjetë (*gjashtëdhjetë*), (i, e) milionte (*milion*)* etj;

d) trajtat e shumësit të emrave dhe të mbiemrave mashkullorë si:

*afrikanë, amerikanë, arabë, bullgarë, docentë, dynymë, feudalë, fishekë, francezë, gramë, grekë, gjumashë, hektarë, hutaqë, kilogramë, kroatë, kuintalë, laborantë, lejlekë, lekë, maturantë, matjanë, mekanikë, memecë, motakë, partizanë, përtacë, pionierë, punëtorë, rebelë, romakë, serbë, spanjollë, studentë, shkrimtarë, shoferë, shqiptarë, tonë, traktoristë, (artikuj) ushqimorë, ushtarë, veshë* etj.

Kjo **-ë** shkruhet në të gjitha rastet e shumësit, edhe kur nuk është fundore:

*partizanë - partizanësh, partizanët, partizanëve; grekë - grekësh, grekët, grekëve; punëtorë - punëtorësh, punëtorët, punëtorëve.*

**Shënim**. Trajta e emërores dhe e kallzores së pashquar shumës e emrave të njësive të masave që burojnë nga emra njerëzish shkruhet pa **ë** fundore në rasat e tjera të shumësit të pashquar dhe në të gjitha rasat në shumësin e shquar pas temës shkruhet **-ë-**:

*20 amper, 50 om, 300 herc, 220 volt, 60 vat* etj.*; 15 amperët, 120 voltëve, 30 vatësh* etj.

dh) trajtat e emërores dhe të kallëzores së shquar të shumësit të emrave dhe të mbiemrave mashkullorë që në trajtën e pashquar mbarojnë me një bashkëtingëllore dhe që janë njërrokësh ose që e kanë theksin në rrokjen e fundit:

*bijtë (*bij*), deshtë (*desh*), djemtë (*djem*), dhentë (*dhen*), miqtë (*miq*), të rinjtë (*rinj*), thonjtë (*thonj*)* etj.;

*armiqtë (*armiq*), barinjtë (*barinj*), të mëdhenjtë* (të mëdhenj), etj.;

e) trajtat e shquara të rasave të zhdrejta të njëjsit dhe të emërores e të kallëzores shumës të emrave femërorë që mbarojnë me zanore të theksuar:

*bukuri - bukurisë, bukurinë, bukuritë; byro - byrosë, byronë, byrotë; dhi - dhisë, dhinë, dhitë; gjë - gjësë, gjënë; kala - kalasë, kalanë, kalatë; e re - së resë, të renë; rrufe - rrufesë, rrufenë, rrufetë* etj.;

po kështu shkruhen edhe shkurtimet e gjinisë femërore që në emëroren e pashquar shqiptohen me theks mbi rrokjen e fundit:

*ATSH-së (ATSH), OKB-në (OKB), SMT-të (SMT);*

ë) emrat e formuar me prapashtesën **-zë** prej temash që mbarojnë me zanore të theksuar, si edhe emrat me këtë prapashtesë që kanë pësuar një shpërngulje theksi në rrokjen e parafundit (ndryshe nga emrat e tipit *arkëz, lidhëz*):

*qelizë, syzë, vezë; dorezë, kokrrizë, librezë, varrezë* etj.;

f) emrat femërorë më **-më** (të parmë a të prejardhur) si:

*astmë, basmë, dasmë, diafragmë, dogmë, gjysmë, kazmë, krismë, nismë, sintagmë, (*dhe jo *dasëm, basëm, gjysëm);*

g) përmemrat pronorë *ynë, tanë, tonë, sonë, të mitë, të tutë, të tijtë, të sajtë;*

gj) numërorët themelorë si *pesë, gjashtë, shtatë, tetë, nëntë, dhjetë, dymbëdhjetë, pesëdhjetë* etj.;

h) foljet me temë më zanore, në vetën e parë dhe të tretë të shumësit të së tashmes dëftore e lidhore:

*(të) mbajmë, (të) mbajnë; (të) blejmë, (të) blejnë; (të) vëmë, (të) vënë; (të) dimë, (të) dinë; (të) fshijmë, (të) të fshijnë; (të) punojmë, (të) punojnë* etj.

Po kështu, kryesisht për arsye morfologjike, shkruhen edhe foljet me temë më grup zanoresh, të ndjekur nga një **-j**:

*(të) përziejmë, (të) përziejnë; (të) thyejmë, (të) thyejnë; (të) ruajmë, (të) ruajnë; (të) shkruajmë, (të) shkruajnë* etj.;

i) trajtat foljore të shumësit të së kryerës së thjeshtë, të cilat dalin me një zanore:

*lamë, latë, lanë (*laj*); blemë, bletë, blenë (*blej*); bëmë, bëtë, bënë (*bëj*); fshimë, fshitë, fshinë (*fshij*); zumë, zutë, zunë (*zë*); hymë, hytë, hynë (*hyj*)* etj.;

j) trajta e vetës së tretë njëjës e mënyrës lidhore te të gjitha foljet duke përfshirë edhe ato me tog zanor, ku **-ë-**ja shkruhet për arsye morfologjike:

*të humbë, të lidhë, të mbjellë, të përmendë* etj.;
*të hyjë, të gjejë, të lajë, të pijë, të thajë* etj.;
*të përziejë, të shkruajë, të thyejë* etj.;

k) pjesoret e foljeve me temë më zanore a më **-l, -ll, -rr** dhe mbiemrat e nyjshëm të formuar prej tyre:

*qarë, blerë, bërë, pirë, fryrë, mjelë, vjelë, mbjellë, sjellë, marrë, nxjerrë* etj.;

*(i, e) bërë, (i, e) pirë, (i, e) mbjellë, (i, e) nxjerrë* etj.

Po kështu shkruhen edhe pjesoret si:

*dhënë, ngrënë, qenë, thënë, vënë, zënë* etj.

Pjesoret me temë më tog zanor, të cilat theksin e kanë në rrokjen e parafundit, shkruhen pa **-ë** në fund:

*përzier, kryer, lyer, mësuar, punuar, shkruar* etj.

§ 9

Nuk shkruhen më ë fundore:

a) emrat dhe mbiemrat më **-ël, -ër, -ërr, -ëz, -ull, -ur**, të cilët në emëroren e pashquar të njëjësit nuk e kanë theksin në rrokjen e fundit:

*bukël, gogël, pupël, thnegël* etj.*; (i, e) ëmbël, (i, e) vogël* etj.;

*dhelpër, gënjeshtër, motër, numër, zemër* etj.;

*(i, e) ashpër, (i, e) shurdhër, (i, e) verbër* etj.;

*kokërr, puçërr, vjehërr* etj.;

*arkëz (*arkë*), dhëmbëz (*dhëmb*), fshikëz (*fshikë*), gishtëz (*gisht*), lidhëz (*lidh*), mollëz (*mollë*) etj.; (i, e) bukurëz* etj.;

*hatull, kumbull, nofull, rregull, shpatull, tingull, tjegull, vetull* etj.;

*flutur, hekur* etj.*; (i, e) bukur, (i, e) lumtur* etj.;

b) emrat dhe mbiemrat që në shumësin e pashquar dalin më një nga bashkëtingëlloret **-gj, -q, -j, -nj**, të prira nga një zanore, si në emërore, ashtu edhe në të gjitha rasat e tjera:

*zogj, zogjve, zogjsh; të ligj, të ligjve, të ligjsh* etj.;

*fiq, fiqve, fiqsh; miq, miqve, miqsh; pleq, pleqve, pleqsh* etj.;

*bij, bijve, bijsh* etj.;

*dru, drunjve, drunjsh; ftonj, ftonjve, ftonjsh; heronj, heronjve, heronjsh; hunj, hunjve, hunjsh; thonj, thonjve, thonjsh* etj.

**Shënim**. Po kështu shkruhen pa **-ë-** para nyjës **-të** dhe mbaresave të shumësit emrat:

**cjep** (cjap) - *cjeptë, cjepve, cjepsh;*

**desh** (dash) - *deshtë, deshve (*por *deshësh);*

**djem** (djalë) - *djemtë, djemve, djemsh;*

**dhen** - *dhentë, dhenve, dhensh;*

**qen** (qen) - *qentë, qenve, qensh.*

c) trajtat rasore të shumësit të emrave dhe të mbiemrave që mbarojnë me dy bashkëtingëllore në emëroren e pashquar të shumësit, si edhe të atyre që mbarojnë me **-l, -r, -s, -z** (këta emra dhe mbiemra para nyjës **-t** të trajtës së shquar dhe para mbaresës **-sh** të rrjedhores marrin një **-i-**):

**bujq** - *bujqve, bujqish, bujqit;* **krushq** - *krushqve, krushqish, krushqit;* **peshq** - *peshqve, peshqish, peshqit;* **tirq** - *tirqve, tirqish, tirqit;* **ujq** - *ujqve, ujqish, ujqit;* **murgj** - *murgjve, murgjish, murgjit;* **të ëmbël** - *të ëmbëlve, të ëmblish, të ëmblit;* **të vegjël** - *të vegjëlve, të vegjlish, të vegjlit;* **etër** - *etërve, etërish, etërit;* **mbretër** - *mbretërve, mbretërish, mbretërit;* **i bukur** - *të bukurve, të bukurish, të bukurit;* ***i egër*** - *të egërve, të egrish, të egrit;* **i pjekur** - *të pjekurve, të pjekurish, të pjekurit;* **blerës** - *blerësve, blerësish, blerësit;* **ndihmës** - *ndihmësve, ndihmësish, ndihmësit;* **nëpunës** - *nëpunësve, nëpunësish, nëpunësit;* **nxënës** - *nxënësve, nxënësish, nxënësit;* **punonjës** - *punonjësve, punonjësish, punonjësit;* **sulmues** - *sulmuesve, sulmuesish, sulmuesit;* **shitës** - *shitësve, shitësish, shitësit;* **vendës** - *vendësve, vendësish, vendësit;* **njerëz** - *njerëzve, njerëzish, njerëzit;* etj.;

ç) trajta e rrjedhores së pashquar të emrave që në shumës mbarojnë me zanore të theksuar:

*grash, kalash, shtëpish, byrosh, drush, sysh* etj.
Po kështu shkruhen edhe:
*më dysh (dy), më trish (tri), si edhe dyfish, trefish* etj.;

d) mbiemrat e formuar me prapashtesat **-(ë)m, -shëm**:

*e epërm (*i epër*), i jashtëm (*jashtë*), i mesëm (*mes*), i ndryshëm (*ndryshe*), i nesërm (*nesër*), i sipërm (*sipër*), i sotëm (*sot*), i tashëm (*tash*), i tepërm (*tepër*), i vetëm (*vetë*)* etj.;
*i ardhshëm, i brendshëm, i gatshëm, i këndshëm, i kujdesshëm, i ndershëm, i nevojshëm, i pafajshëm, i përbotshëm, i vjetshëm* etj.;

dh) mbiemrat e formuar nga emra, numërorë e ndajfolje me theksin mbi rrokjen e parafundit:

*(i, e) akullt (*akull*), (i, e) avullt (*avull*), (i, e) hekurt (*hekur*), (i, e) misërt (*misër*), (i, e) panumërt (*numër*), (i, e) rregullt (*rregull*), (i, e) thekërt (*thekër*), katërt (*katër*), (i, e) tepërt (*tepër*)* etj.;

e) pjesoret (dhe mbiemrat përkatës) më **-ur, -ier, -yer, -uar**:

*(i, e) ardhur, (i, e) dashur, (i, e) veshur* etj.*; (i, e) zier* etj.*; (i, e) kryer, (i, e) thyer* etj.*; (i, e) bluar, (i, e) zgjuar* etj.;

ë) trajtat e vetës së parë dhe të tretë të shumësit të së tashmes dëftore e lidhore të foljeve me temë më bashkëtingëllore ose më **-ie**:

*(të) djegim, (të) djegin; (të) flasim, (të) flasin; (të) hapim, (të) hapin; (të) mbjellim, (të) mbjellin; (të) mbledhim, (të) mbledhin; (të) presim, (të) presin; (të) tjerrim, (të) tjerrin* etj.;

*(të) biem, (të) bien; (të) shpiem, (të) shpien; (të) shtiem, (të) shtien* etj.;

f) trajtat e shumësit të së pakryerës së dëftores e të lidhores te të gjitha foljet:

*(të) ecnim, (të) ecnit, (të) ecnin; (të) ishim, (të) ishit, (të) ishin; (të) kishim, (të) kishit, (të) kishin; (të) lyenim, (të) lyenit, (të) lyenin; (të) punonim, (të) punonit, (të) punonin; (të) ushqenim, (të) ushqenit, (të) ushqenin; (të) zinim, (të) zinit, (të) zinin* etj.;

g) trajtat e shumësit të së kryerës së thjeshtë të foljeve me temë më bashkëtingëllore, si edhe trajtat e shumësit të kësaj kohe që përmbajnë një grup zanoresh:

*humbëm, humbët, humbën; bindëm, bindët, bindën; lidhëm, lidhët, lidhën; dogjëm, dogjët, dogjën; ftohëm, ftohët, ftohën; ikëm, ikët, ikën; u kollëm, u kollët, u kollën; vdiqëm, vdiqët, vdiqën; gjetëm, gjetët, gjetën; u ngjitëm, u ngjitët, u ngjitën; pyetëm, pyetët, pyetën* etj.;

*përziem, përziet, përzien; thyem, thyet, thyen; rrëfyem, rrëfyet, rrëfyen; kënduam, kënduat, kënduan* etj.;

gj) trajtat e urdhërores të foljeve që te kjo mënyrë e kanë temën më bashkëtingëllore:

*bjer; çel, çelni; fol, folni; ec, ecni; hip, hipni; hyr; ik, ikni; jep, jepni; lër; shpjer; zër, përzër; zhduk, zhdukni* etj.;

h) përemrat dëftorë *(i, e) atij, (i, e) këtij, (i, e) asaj, (i, e) kësaj,* si edhe përemrat pronorë *(i, e) tij, (i, e) saj (*dhe jo *i atijë, e sajë* etj.*)*

ZANORJA **U**

§ 10

Shkruhen me **-u-** në të gjitha rasat emrat dhe mbiemrat më **-ull, -ur**, si edhe fjalët e formuara prej tyre:

*akulli, akulli, akullin, akullore; kukull, kukulle, kukulla, kukullës, kukullën, kukullat, kukullave, kukullash; kumbull, kumbulle, kumbulle, kumbulla; mjegull, mjegulla, mjegullor, i mjegullt; nofull, nofulla, nofullën, nofullat; petull, petulla-t, petulloj; rrotull, rrotulla-t, rrotullash, rrotullohem; sqetull, sqetulla-t; shembull, shembulli, shembullit, shembullin, shembujt, shembujve, shembujsh, shembullor, (i, e) pashembullt*; shpatull, shpatulle, shpatulla-t; tingull, tingulli, tingullor, tingullimitues**; vetull, vetulla-t* etj.;

*(ujë) amull, amulli, mashkull, mashkullor-e* etj.;

*flutur, fluture, flutura, fluturës, fluturën, fluturat, fluturave, fluturash, fluturak, fluturim; hekur, hekuri, hekurin, hekurin, hekura, hekurat, hekurave, hekurash, hekuros, hekurishte, i hekurt; lepur, lepuri, lepurit, lepurin, lepurish* etj.;

*(qytet) i bukur, (lule) të bukura, bukuri, bukurosh* etj.

*) Në pajtim me shqiptimin e ngulitur prej kohësh fjala *shembëllej* dhe formimet prej saj, si edhe fjala *shembëlltyrë* shkruhen me **-ë-.**

**) Në pajtim me shqiptimin e ngulitur prej kohësh fjalët *tingëlloj, tinëllim, tingëllimë, bashkëtingëllore*, të formuara nga fjala *tingull* duke u shpërngulur theksi nga **-i-**ja e temës shkruhen me **-ë-.**

## ZANORET **I** DHE **Y**

§ 11

Shkruhen me **i** dhe jo me **y** fjalët:

*ai, bilbil, direk, fishek, frikë, gjilpërë, gjilpëryer, hipi, hipje, krimb, krimbet, krip, kripë, kripore, qilim, qime, rrip, sirtar, shpirt, shqip, shqipëroj, shqiptar, shqiptoj* etj.

Shkruhen, përkundrazi me **y** fjalët:

*bylyzyk, çyryk, dysheme, gjym, (i, e) gjymtë, gjymtoj, gjysmë, gjysmak, lëtyrë, lyp, lypës, tym, vyshket, zymbyl.*

## ZANORET **U** DHE **Y**

§ 12

Shkruhen me **u** dhe jo me **y** fjalët:

*bufe, bulmet, bulmetore, burokrat, duel, duke (punuar), duzinë, fruta-t, (pemë) frutore, grunjëra, (i, e) grunjtë, gjurmë, gjurmashkë, gjurmoj, kurbet, parashutë, qurra, qurrash, sfungjer, temperaturë, tunel, turk, turqisht, turli.*

Shkruhen me **y** dhe jo me **u** (as me **i**) fjalët:

*bërryl, bylyk, byrazer, byrek, byro, cyle, çyrek, dybek, dyqan, dyshek, fryt, i frytshëm, frytdhënës, gjynah, myftar, myfti, mysafir, mysliman, myshteri, mytesarif, natyrë, natyralist, qymyr, (dhi) shytë, trysni, tyrbe, yndyrë, virtyt, xhybe* etj.

GRUPE ZANORESH DHE DIFTONGJE
**-IE / -JE-**

§ 13
Shkruhen me **-ie-:**

a) emrat, tek të cilët ky grup zanoresh ndiqet nga një bashkëtingëllore e lëngët (**l, ll, r**) dhe të gjitha fjalët e formuara prej tyre:

*e diel, diell, miell, qiell, fier* etj.;
*diellor, përmiell, miellëzim, qiellor, fierishtë* etj.;

b) foljet, tek të cilat ky grup zanoresh ndiqet nga mbaresa -**j**:

**ziej** - *zien, ziejmë, zieni, ziejnë; zieja, zieje, ziente, zienim, zienit, zienin; ziem, ziet, zien; ziekam, zieke...; (kam) zier;*
**përziej** - *përzien, përziejmë, përzieni, përziejnë; përzieja, përzieje, përziente, përzienim, përzienit, përzienin; përziem, përziet, përzien; përziekam, përzieke...; (kam) përzier;*
**ndiej** - *ndien, ndiejmë, ndieni, ndiejnë; ndieja, ndieje, ndiente, ndienim, ndienit, ndiejnë; ndiem, ndiet; ndiekam, ndieke...; (kam) ndier*.*

Trajtat e njëjsit të së kryerës së thjeshtë të dëftores dhe trajtat e dëshirores së këtyre foljeve shkruhen me **-je-:**
*zjeva, zjeve, zjeu; zjefsha, zjefsh, zjeftë, zjefshim, zjefshi, zjefshin;*
*përzjeve, përzjeve, përzjeu; përzjefsha, përzjefsh, përzjeftë, përzjefshim, përzjefshi, përzjefshin;*
*ndjeva, ndjeve, ndjeu; ndjefsha, ndjefsh, ndjeftë, ndjefshim, ndjefshi, ndjefshin.*

Trajtat pësore-vetvetore të së tashmes dhe të së pakryerës të këtyre foljeve shkruhen me **-i-:**
*zihem, zihet, zihen* etj.*; zihesha, zihej, ziheshin* etj.; *përzihem, përzihet, përzihen* etj.; *përzihesha, përziheshe, përziheshit* etj.; *ndihem, ndihet, ndihen* etj.; *ndihesha, ndihej, ndiheshim* etj.

**)* Shkruhen me -je- në të gjitha trajtat folja *ndjej* (ia falë fajin dikujt), si edhe formimet prej saj: *ndjesë, i ndjeri.*

**Shënim**. Të gjitha fjalët e formuara nga folja *ndiej* shkruhen me **-je:**
*i ndjeshëm, ndjesi, ndjenjë, parandjenjë* etj.

c) foljet, te trajta përfaqësuese e të cilave ky grup zanoresh ndodhet në rrokje të hapur:

**bie***, biem bien;*
**shpie***, shpiem, shpien;*
**shtie***, shtiem, shtien.*

Në vetën e tretë njëjës të lidhores, në urdhëroren njëjës dhe në trajtat e shumësit të kësaj mënyre, kur bashkohen me trajtat e shkurtra të përemrit vetor, këto folje shkruhen me **-j-:**

*të bjerë, të shpjerë, të shtjerë; bjer, shpjer, shtjer; bjermëni, bjeruni, shpjerini, shtjeruni* etj.

Në vetën e dytë shumës të së tashmes dëftore, lidhore dhe urdhërore, në të pakryerën e dëftores dhe të lidhores, si edhe në trajtat pësore-vetvetore, këto folje shkruhen me **-i-:**

*(të) bini, (të) shpini, (të) shtini, (të) bija, (të) bije, (të) binte; (të) shpija, (të) shpije, (të) shpinte; (të) shtija, (të) shtije, (të) shtinte; (të) bihet, (të) shpihet, (të) shtihet; (të) bihen, (të) shpihen, (të) shtihen; (të) bihej, (të) shpihej, (të) shtihej; (të) biheshin, (të) shpiheshin, (të) shtiheshin* etj.

§ 14

Shkruhen me **-je-** foljet me temë më **-l, -ll, -rr** njësoj si edhe foljet e tjera të këtij tipi me temë më bashkëtingëllore (si *rrjedh, djeg, pjek, rrjep*); me **-je-** shkruhen edhe të gjitha fjalët e formuara prej tyre:

*mjel, vjel* etj.*; mbështjell, mbjell, përcjell, pjell, sjell, shtjell, vjell* etj.; *nxjerr, tjerr, çjerr* etj.*; mjelëse, pjellor, sjellje, ujësjellës* etj.*; tjerrje* etj., po ashtu si *djegës, bukëpjekës* etj.

Këto folje në vetën e dytë shumës të së tashmes dhe në të gjitha vetat e së pakryerës së dëftores e të lidhores, në urdhëroren dhe në trajtat pësore-vetvetore shkruhen me **-i-:**

*(të) vilni; (të) vilja, (të) vilje...; vil; (të) vilet, (të) vilen; (të) vilej, (të) vileshin* etj.*;*

*(të) përcillni; (të) përcillja, (të) përcillje...; përcill; (të) përcillesh...; (të) përcillesha, (të) përcilleshe* etj.*;*

*(të) nxirrni; (të) nxirrja, (të) nxirrje...; nxirr; (të) nxirrem, (të) nxirresh; të nxirrej, të nxirreshin* etj.

GRUPI **YE**

§ 15

Grupi **ye** shkruhet i plotë:

*arsye, i arsyeshëm, arsyetoj, arsyetim, dyer, fëndyell, fyej, fyerje, fyell, gjilpëryer, krye, kryesi, kryesor, kryekëput, kryeneç, lyej, lyerje, (por lyrë), përlyej, ngjyej, ngjyerje, (por ngjyrë), i pëlqyeshëm, përkthyes, pyes, pyetje, pyetës, i rrëmbyeshëm, rryeshëm, i shkëlqyeshëm, shqyej, thyej, thyerje, thyesë, i pathyeshëm* etj.

GRUPET **UA**, **UE**

§ 16

Grupi ua shkruhet i plotë:

a) tek emrat dhe mbiemrat si:

*buall, buallicë, dragua, duaj, ftua, grua, hua, huazim, i huaj, muaj (por mujor-e, tremujor-i, gjashtëmujor-i), i përmuajshëm, përrua, shuall, thua* etj.;

b) te foljet me temë më **-ua**, si:

**bluaj** - *bluan, bluajmë, bluani, bluajnë; bluaja, bluaje, bluante; bluanim, bluanit, bluanin; bluam, bluat, bluan; të bluash; bluakam, bluake, (kam) bluar* etj.*;* **dua** - *duam, duam, duaje, duajeni* etj.*;* **druaj** - *druan, druajmë, druanim, (jam) druajtur* etj.*;* ***kruaj, quaj, ruaj, rruaj, shkruaj shuaj*** etj., si edhe te shumësi i së kryerës së thjeshtë, te habitorja dhe te pjesoret e foljeve me temë më **-o***: mësuam, mësuat, mësuan; punuam, punuat, punuan; sulmuam, sulmuat, sulmuan; mësuakam, mësuake, mësuaka, mësuakemi, mësuakeni, mësuakan; punuakam, punuake, punuaka, punuakemi, punuakeni, punuakan; mësuar, pajtuar, përtuar, punuar, sulmuar, treguar* etj.*

*) Të dallohen prej trajtave me **ye, ua** të foljeve të tipit *kryej, bluaj,* trajtat pësore-vetvetore, të cilat nuk kanë grup zanoresh*: kryhet, thuhet, bluhet, shkruhet* etj.

§ 17

Shkruhen me **ue** emrat dhe mbiemrat foljorë të formuar me prapashtesat **-s** dhe **-shëm** nga folje me temë më **-o / -ua**; po kështu shkruhen edhe fjalët e formuara prej tyre:

*botues-e, dëgjues-e, edukues-e, gatues-e, mësues-e, ndërtues-e, parashikues-e, pastrues-e, përpunues-e, plotësues-e, shkrues-e, vetëmohues-e, vetëshkarkues-e, vetëveprues-e* etj.*;*

*i afrueshëm, i dëgjueshëm, i gëzueshëm, i paharrueshëm, i papajtueshëm, i papërtueshëm, i pazëndesueshëm, i shoqërueshëm, i vajtueshëm, i vazhdueshëm, i vijueshëm* etj.

## TAKIMI I DY ZANOREVE TË NJËJTA

§ 18

Kur në formim fjalësh takohen dy zanore të njëjta, ato shkruhen që të dyja:

*i paaftë, i paafrueshëm, i paanshëm, paanësi, i paapelueshëm, i paarmatosur, i paarrirë, deetimologjizim, kryeengjëll, antiimperialist, autooficinë, joobjektiv, joorganik, jooksidues, joorigjinal, mikroorganizëm* etj.

## APOSTROFI

§19

Apostrofi përdoret në këto raste:

a) Për të shënuar rënien e **-ë-**së fundore te trajtat e shkurtra të përemrave vetorë **më** dhe **të**, te pjesëza **të** e mënyrës lidhore, e kohës së ardhshme të dëftores si edhe te ndërtimet e ndryshme me pjesore (*për të, me të, një të + pjesore*) përpara trajtave të shkurtra të përemrave vetorë i, u, përpara trajtave të shkurtra përemërore **ia, iu, ju, jua, ua**, si edhe përpara pjesëzës **u** të trajtave pësore-vetvetore të foljeve.

Kështu shkruhen:

**m'i** *dha;* **t'i** *dha;* **t'i** *shkruash shokut;* **t'i** *zbatosh rregullat; do* **t'i** *tregoja; do* **t'i** *them, për* **t'i** *pasur parasysh; me* **t'i** *thënë, u nis* etj.*;*

*të* **m'u** *bësh të fala; do* **t'u** *thuash; do* **t'u** *kisha thënë; do* **t'u** *përgjigjem; për* **t'u** *dhënë librat; me* **t'u** *dalë përpara; një* **t'u** *thënë, u ndalën* etj.*;*

*të* **m'ia** *numërosh një nga një;* **t'ia** *thuash; do* **t'ia** *tregoja; do* **t'ia** *njoftoj; për* **t'ia** *dalë në krye; me* **t'ia** *treguar; të mos* **m'ia** *prishni qejfin;*

*për* **t'iu** *përgjigjur thirrjes; me* **t'iu** *afruar, e njohu* etj.*;*

*duam* **t'ju** *nderojmë; do* **t'ju** *kishim ftuar; do* **t'ju** *lajmërojmë; do* **t'ju** *lutesha; për* **t'ju** *ndihmuar; me* **t'ju** *njoftuar, nisuni* etj.*;*

*duam* **t'jua** *shpjegojmë juve; do* **t'jua** *kisha treguar; do* **t'jua** *di për nder; për* **t'jua** *lehtësuar punën juve; me* **t'jua** *sjellë veglat, filloni!* etj.*;*

*të mos* **m'ua** *prishni qejfin;* **s'u** *pëlqen* **t'ua** *kujtojmë; do* **t'ua** *kisha sjellë; do* **t'ua** *tregoj shokëve; për* **t'ua** *bërë të qartë nxënësve; me* **t'ua** *dhënë lajmin, u nisën* etj.*;*

*nuk* **m'u** *dha;* **m'u** *bë zemra mal; në* **m'u** *dhëntë rast* etj.*;*

*si* **t'u** *duk?; mos* **t'u** *ndaftë e mira!;* **t'u** *bëftë pushka top!* etj.*;*

**Shënim**. Shkruhen pa apostrof trajtat përemërore **ma, ta,** ku nuk kemi rënie të **ë-**së, por një shkrirje dy zanoresh **(më + e = ma; të + e = ta):**

**ma** *dha librin;* **s'ma** *jepte;* **ma** *jep;* jep**ma***; për të* **ma** *treguar; duke* **ma** *treguar; me të* **ma** *treguar; pa* **ma** *thënë; një të* **ma** *kujtuar* etj.

b) Pas pjesëzës mohuese **s** dhe pas përemrit **ç:**

**s**'*arrin;* **s**'*erdhi;* **s**'*e di;* **s**'*është;* **s**'*i tha;* **s**'*u përgjegj;* **s**'*bëri;* **s**'*duhet;* **s**'*presim;* **s**'*thuhet;* **s**'*mundem;* etj.*;* **ç**'*e do?;* **ç**'*është?;* **ç**'*i the?;* **ç**'*do?;* **ç**'*kërkon?;* **ç**'*të dojë?;* **ç**'*kohë e bukur!;* **ç**'*zë i ëmbël!; e dimë se* **ç**'*qëllim ka;* **s**'*na tha se* **ç**'*kërkonte* etj.

**Shënim**. Shkruhen pa apostrof përemri i pakufishëm çdo dhe përemri pyetës *çfarë,* si edhe fjalët e formuara prej tyre*:* **çdo** *nxënës;* **çfarë** *do prej meje?; nuk kuptoj* **çfarë** *thua?* etj.*; çfarëdo, çdonjëri, çdokush.*

c) Për të shënuar rënien e **-ë-**së tek nyjat e përparme **të, së** me kuptim pronor në rasat e zhdrejta të emrave *i ati, e ëma:*

*(i, e)* **t**'*et, (i, e)* **s**'*ëmës, me* **t**'*ëmën.*

§ 20

Nuk përdoret apostrofi:

a) në të gjitha rastet tjera, në të cilat **ë-**ja fundore e patheksuar ndiqet nga një fjalë që fillon me zanore, pavarësisht nga shqiptimi:

*vajzë e urtë, fushë e bukur, shtëpinë e madhe, miqësisë e vëllazërisë, është e vërtetë, hanë e pinë, të enjten, vajzës së urtë, të ardhurat, në ato vende, në oborr, në arë, më erdhi keq, le të ikim, në iktë, më i madhi, që atëherë* etj.*;*

b) në të gjitha fjalët që mbarojnë me një zanore tjetër (**a, e, i**), kur ato ndiqen nga një fjalë a trajtë fjale që nis me zanore:

*fusha e Myzeqesë, një lule e bukur, detyrë urgjente, zyrë eprore, mali i lartë, drejtori i shkollës, biri i nënës* etj. *(*dhe jo *fush'e Muzeqesë, një lul'e bukur, mal'i lartë, drejtor'i shkollës, bir'i nënës* etj.*);*

c) në vetën e tretë njëjës e shumës të përemrave vetorë të thjeshtë (pa parashtesë), kur këta vijnë pas një parafjale:

*me të, për të, me ta, për ta, me to, për to, prej tij, prej saj, prej tyre, prej sish, prej sosh* etj. (dhe jo *me 'të, për 'të, me 'ta, me 'to, për 'to, prej 'tij, prej 'saj, prej 'tyre, prej 'sish, prej 'sosh* etj.);

ç) te trajtat e përemrave pronorë që nisin me **s** ose **t** (*sime, sonë, suaj, tim, time, tënd, tënde, tanë, tonë, tona, tuaj* etj.);

*vajzës* **sime**, *shkollës* **sonë**, *kooperativës* **suaj**, *jepjani* **suajës** etj.;
*djalin* **tim**; *e kam* **timin**; *shtëpinë* **time**; *në fshatin* **tënd**; *në rrugën* **tënde**; *e kemi* **tonin**; *shoqen* **tonë**; *shokët* **tanë**; *jemi* **tanët**; *dëshirat* **tona**; *qytetin* **tuaj**; *ne* **tonën**, *ju* **tuajën** etj.

## THEKSI

§ 21
Në shkrimin e gjuhës shqipe, si rregull, nuk përdoret asnjë lloj theksi.
Në raste të veçanta, kur konteksti nuk arrin kurrsesi të mënjanojë ngatërrimin e kuptimeve ose nuk siguron shqiptimin e drejtë të fjalëve të ndryshme mund të përdoret theksi i mprehtë (´).

## II. DREJTSHKRIMI I BASHKËTINGËLLOREVE

### BASHKËTINËLLORET E ZËSHME NË FUND E NË TRUP TË FJALËS

§ 22
Bashkëtingëlloret e zëshme *b, d, dh, g, gj, v, x, xh, z, zh* shkruhen si të tilla, ashtu siç shqiptohen kur janë përpara një zanoreje, edhe kur gjenden në fund të fjalës ose në trup të saj përpara një bashkëtingëlloreje të shurdhët a përpara bashkëtingëllores **n**:

*elb* (elbi), *gjemb* (gjembi), *u kalb* (u kalba), *korb* (korbi), *lab* (labi), *tob* (robi); *invalid* (invalidi), *fund* (fundi), *kënd* (këndi), *hibrid* (hibridi), *mund* (mundi), *qind* (qindi), *standard* (standardi), *shkund* (shkunda), *vend* (vendi); *bredh* (bredhi), *dredh* (drodha), *gardh* (gardhi), *lidh* (lidhëm), *livadh* (livadhi), *ndodh* (ndodhet), *ndrydh* (ndrydhet), *zbardh* (zbardha); *breg* (bregu), *burg* (burgu), *djeg* (djegim), *larg* (i largët), *lëng* (lëngu), *i lig* (i ligu), *prag* (pragu), *shteg* (shtegu), *varg* (vargu), *zog* (zogu); *mos e digj* (digje), *ligj* (ligji), *u përgjigj* (u përgjigjën), *qengj* (qengji); *hov* (hovi), *urov* (urovi); *borxh* (borxhi), *tunxh* (tunxhi), *xhuxh* (xhuxhi); *bixhoz* (bixhozi), *brez* (brezi), *çamçakëz* (çamçakëzi), *dorëz* (dorëza), *filiz* (filizi), *gaz* (gazi), *hauz* (hauzi), *ndez* (ndeza), *njerëz* (njerëzit), *oriz*

(orizi*), pullaz (*pullazi*), rrogoz (*rrogozi*); garazh (*garazhi*), shantazh (*shantazhi*)* etj.*;*

*humbte, humbka, humbsha, humbni, i elbtë, labçe; mundte, mundka, mundsha, mundni, i mundshëm, vendqëndrim, vendstrehim, vendtakim; i bredhtë, mblidhte, mbledhka, mbledhsha, mblidhni; lagte, lagka, lagsha, lagni; digjte, digjni; hovte, hovka, hovtë, hovni, i hovshëm; ndizte, ndezsha, ndizni* etj.

**Shënim 1**. Emrat *këndes* (këndesi), *mes* (mesi), *mëngjes* (mëngjesi) shkruhen me **s** fundore; po kështu edhe formimet prej tyre si *mesatar, mëngjesore* etj.

**Shënim 2.** Shkruhen me **-s** ndajfoljet e formuara me prapashtesën **-as***: baras, barkas, befas, djathtas, fshehtas, fytas, haptas, këmbadoras, krahas, majtas, rishtas (*por*: barazi, barkazi, fshehtazi, haptazi, rishtazi* etj.*).*

## **SH / ZH / Ç** NISTORE

§ 23

Fjalët me **sh / zh / ç** nistore shkruhen kështu:

a) me sh-, kur kjo ndiqet nga një bashkëtingëllore e shurdhët (**f, k, p, q, t, th** etj.):

*shfajësoj, shfaq, shfaqje, shfaros, shfryj, shfrytëzoj; shkallmoj, shkarkoj, shkatërroj, (i, e) shkathët, shkëlqej, (i, e) shkëlqyer, shkëmbej, shkëput, shkombëtarizoj, shkoq, shkreh, shkrep, (i, e) shkrifët, shkrij, shkujdesem, shkul; shpalos, shpall, shpallje, shpërblim, shpërdorim, shpërndaj, shpjegoj, shpjegim, shpif, shpikje, shpoj, shporr, shprish, shpronësoj, shpyllëzim; shqep, shqetësoj, (i, e) shquar; shtjelloj, shtrydh; shthur, shthurje* etj.*;*

b) me **zh-**, kur kjo ndiqet nga një bashkëtingëllore e zëshme (**b, d, g, gj, v**):

*zhbart, zhbëj, zhbiroj, zhbllokoj; zhdavarit, zhdëmtoj, zhdoganoj, zhdredh, (i, e) zhdrejtë, zhduk; zhgënjej, zhgënjim, zhgërryej; zhgjakësohem, zhgjandërr; zhvat, zhvendos, zhvesh, zhvilloj, zhvillim, zhvleftësim, zhvoshk* etj.

**Shënim**. Përemri **ç** tek të gjitha fjalët e formuara me pjesëmarrjen e tij, shkruhet kështu, pavarësisht nga bashkëtingëllorja që e pason: *çdo, çdokush, çdonjëri, çfarë, çfarëdo, i çfarëdoshëm, çka, diçka, gjithçka.*

c) me **ç**-, kur kjo ndiqet nga një zanore ose nga një bashkëtingëllore e tingullit (**l, ll, r, rr, m, n, nj, j**):

*çarmtatos, çarmatim; çorganizoj, çorganizim, çorientoj, çorientim* etj.

*çliroj, çlirim, çlirimtar, çlodhem, çlodhje; çregjistroj, çregjistrim; çrregulloj, çrregullim, (i, e) çrregullt, çrrënjosje; çmallem, çmend, çmendinë, (i, e) çmendur, çmësohem, çmos; çnderoj, çngjyros; çnjerëzor; çjerr* etj.

**Shënim**. Shkruhen me **sh-** fjalët *shmang, shlyej, shndërroj, shndrit* dhe ato që formohen prej tyre.

**S, Z** NISTORE

§ 24

Fjalët me **s, z** nistore, të ndjekur nga një bashkëtingëllore (disa prej të cilave shqiptohen ngandonjëherë edhe me **c** ose **x**), shkruhen kështu:

a) me **s-**, kur kjo ndiqet nga një bashkëtingëllore e shurdhët ose nga një bashkëtingëllore e tingullt (**m, n, l**):

*sfakë, sfilit, sfrat, sfungjer, sfurk; skalit, skërfyell, skërkë, skërmit, skuq; spërkat, spërndrit; sqepar, squfur* etj.*;*

*smag, smalt, smaltoj, smat, smatos, smerald, smeril, smilar, smilat, smilatës, smirë, smirëzi, smiroj, smoking, smuqth-i, snob, snobizëm, slogan* etj.*;*

b) me **z-**, kur kjo ndiqet nga një bashkëtingëllore e zëshme*:*

*zbardh, zbaticë, zbath, zbavit, zbërthej, zbokth, zbraz, zbres, zbritje, zbukuroj, zbut; zdrukth; zgalem, zgavër, zgërbonjë, zgërdhihem, zgrip; zgjat, zgjedh, zgjyrë; zvarit, zverdhem, zvogëloj* etj.

*Në pajtim me shqiptimin më të përhapur, me z- shkruhen edhe foljet zmadhoj, zmbraps, si edhe fjalët e formuara prej tyre.*

SHKRIMI I **J**-SË

§ 25

Shkruhen me **j:**

a) emrat ku **j**-ja ndërzanore i përket temës, si edhe fjalët e formuara prej tyre:

**anije** - *anija, anijes, anijen, anijet, anijeve, anijesh, anijetar;* **batanije** - *batanija, batanijes, batanijen, batanijet, batanijeve,*

*batanijesh;* **dije** - *dija, dijes ... dijeni, dijetar, i dijshëm, vetëdije;* **fije** - *fija, fijes ..., fijezor-e, fijezoj, fijezim, fijor-e;* **hije** - *hija, hijes... i hijshëm, hijeshi, hijesira-t, hijerëndë* etj.*;* **korije** - *korija, korijes,* etj.*;* **shije** - *shija, shijes* etj.*;*

**bijë** - *bija, bijës, bijën, bijat, bijave, bijash;* **fëmijë** - *fëmija, fëmijës, fëmijën, fëmijët, fëmijëve, fëmijësh, fëmijëri;* **mijë** - *mija, mijës etj.;* **nyjë** - *nyja, nyjës, nyjën, nyjat, nyjave, nyjash, nyjshëm, (i, e) nyjëzuar, nyjëzim;* **pajë** - *pajime-t, pajis, pajisje, i pajisur;* **shkëndijë** - *shkëndija, shkëndijës, shkëndijim;* **ujë** - *uji, ujit... ujis, ujitje;* **vijë** - *vija, vijës... vijoj, përvijoj, vijim* etj*;*

**çaj** - *çaji, çajit, çajin;* **faj** - *faji, fajit, fajin;* **kallaj** - *kallaji, kallajit, kallajin, kallajis;* **lloj** - *lloji, llojit;* **maj** - *maji, majit, majin;* **skaj** - *skaji, skajit;* **vaj** - *vaji, vajit, vajin* etj*;*

b) emrat femërorë që dalin më zanore të theksuar përveç **-i-**së, në të gjitha trajtat, kur zanorja e theksuar ndiqet nga një zanore tjetër:

*kala, kalaja, kalaje; para, paraja, paraje; be, beja, beje; ide, ideja, ideje; re, reja, reje; rrufe, rrufeja, rrufeje; e ve, e veja, së veje; gjë, gjëja, gjëje; tablo, tabloja, tabloje; dru, druja, druje; dy, dyja, dyje, të dyja* etj.*;*

por*: bukuri, bukuria, bukurie; cilësi, cilësia, cilësie; dashuri, dashuria, dashurie; dituri, dituria, diturie; dhi, dhia, dhie; li, lia, lie; liri, liria, lirie; ministri, ministria, ministrie; parti, partia, partie; rini, rinia, rinie; shtëpi, shtëpia, shtëpie; ushtri, ushtria, ushtrie; veti, vetia, vetie* etj.*;*

c) trajtat e gjinores, të dhanores e të rrjedhores njëjës të pashquar, si edhe të emërores njëjës të shquar të emrave që dalin më **-o** të patheksuar:

*balo, (i, e një) baloje, baloja; dado (i, e një) dadoje, dadoja; depo, (i, e një) depoje, depoja; kakao (i, e një) kakaoje, kakaoja; kallo (i, e një) kalloje, kalloja; kosto (i, e një) kostoje, kostoja; pako (i, e një) pakoje, pakoja; pallto (i, e një) palltoje, palltoja; radio (i, e një) radioje, radioja; teto (i, e një) tetoje, tetoja; tifo (i, e një) tifoje, tifoja; torno (i, e një) tornoje, tornoja* etj.*;*

po kështu shkruhen edhe emrat e përveçëm të këtij tipi:

*Bajo, Bajoja; Koço, Koçoja; Kristo, Kristoja; Misto, Mistoja; Pirro, Pirroja; Safo, Safoja; Vito, Vitoja; Kajro, Kajroja; Kongo, Kongoja* etj.*;*

*ç)* përemrat *(i, e) tij, i tiji, e tija, të tijtë, të tijat, (i, e) atij, (i, e) këtij.*

**Shënim**. Nuk shkruhet me **-j-** as në trajtën femërore, as në trajtën mashkullore pronori shumës i vetës së parë: *të mitë, të miat, (shokët) e mi, (shoqet) e mia*. Po kështu *të tria*.

d) trajta e shkurtër e përemrit vetor të vetës së tretë njëjës (**i**), kur i prapangjitet foljes e bashkuar me një tjetër trajtë të shkurtër përemërore ose me pjesëzën **u** të pësore-vetvetores:

*tregoja shokut; hapja derën mikut; ngjitju malit; përvishju kësaj pune; largoju së keqes; afrojuni mësuesit* etj.*;*

dh) trajtat e vetës së parë e të tretë shumës të së tashmes së dëftores, të vetës së parë e të tretë njejës e shumës të së tashmes së lidhores dhe të së ardhmes, si edhe trajtat e vetës së parë e të dytë njëjës të së pakryerës dëftore, lidhore e kushtore të foljeve që në vetën e parë njëjës të së tashmes dëftore dalin më **-aj, -ej, -ëj, -ij, -oj, -uj, -yj, -iej, -uaj, yej:**

**laj** - *lajmë, lajnë, (do të) laj, (do të) lajë, (do të) lajmë, (do të) lajnë, (do të) laja, (do të) laje, mbaj - mbajmë, mbajnë, (do të) mbaj, (do të) mbajë, (do të) mbajmë, (do të) mbajnë, (do të) mbaja, (do të) mbaje;* **qaj** - *qajmë, qajnë ...;* **thaj** - *thajmë thajnë ...* etj.*;*

**blej** - *blejmë, blejnë, (do të) blej, (do të) blejë, (do të) blejmë, (do të) blejnë, (do të) blija, (do të) blije;* **dëfrej** - *dëfrejmë, dëfrejnë, (do të) dëfrej, (do të) dëfrejë, (do të) dëfrejmë (do të) dëfreja, (do të) dëfreje* etj.*;*

**bëj** - *bëjmë, bëjnë, (do të) bëj, (do të) bëjë, (do të) bëjmë, (do të) bëjnë, (do të) bëja, (do të) bëje;*

**arrij** - *arrijmë, arrijnë, (do të) arrij, (do të) arrijë, (do të) arrijmë, (do të) arrijnë, (do të) arrija, (do të) arrije;* **fshij** - *fshijmë, fshijnë, (do të) fshij, (do të) fshijë, (do të) fshijmë, (do të) fshijnë, (do të) fshija, (do të) fshije;* **gdhij** - *gdhijmë, gdhijnë, (do të) gdhij, (do të) gdhijë, (do të) gdhijmë, (do të) gdhijnë, (do të) gdhija, (do të) gdhije;* **vij** - *vijmë, vijnë, (do të) vij, (do të) vijë, (do të) vijmë, (do të) vijnë, (do të) vija, (do të) vije* etj.*;*

**qëndroj** - *qëndrojmë, qëndrojnë, (do të) qëndroj, (do të) qëndrojë, (do të) qëndrojmë, (do të) qëndrojnë, (do të) qëndroja, (do të) qëndroje;* **punoj** - *punojmë, punojnë, (do të) punoj, (do të) punojë, (do të) punojmë, (do të) punojnë (do të) punoja, (do të) punoje;* etj*;*

**mbruj** - *mbrujmë, mbrujnë, (do të) mbruj, (do të) mbrujë, (do të) mbrujmë, (do të) mbrujnë, (do të) mbruja, (do të) mbruje* etj.*;*

**fryj** - *fryjmë, fryjnë, (do të) fryj, (do të) fryjë, (do të) fryjmë, (do të) fryjnë, (do të) fryja, (do të) fryje;* **ndryj** - *ndryjmë, ndryjnë, (do të) ndryj,*

*(do të) ndryjë, (do të) ndryjmë, (do të) ndryjnë, (do të) ndryja, (do të) ndryje* etj.*;*

**ndiej** - *ndiejmë, ndiejnë, (do të) ndiej, (do të) ndiejë (do të) ndiejmë, (do të) ndiejnë, (do të) ndieja, (do të) ndieje;* **përziej** - *përziejmë, përziejnë, (do të) përziej, (do të) përziejë, (do të) përziejmë, (do të) përziejnë, (do të) përzieja, (do të) përzieje* etj.*;*

**paguaj** - *paguajmë, paguajnë (do të) paguaj, (do të) paguajë, (do të) paguajmë, (do të) paguajnë, (do të) paguaja, (do të) paguaje;* **shkruaj** - *shkruajmë, shkruajnë, (do të) shkruaj, (do të) shkruajë, (do të) shkruajmë, (do të) shkruajnë, (do të) shkruaja, (do të) shkruaje, (do të)* etj.*;*

**lyej** - *lyejmë, lyejnë, (do të) lyej, (do të) lyejë, (do të) lyejmë, (do të) lyejnë, (do të) lyeja, (do të) lyeje;* **kryej** - *kryejmë, kryejnë, (do të) kryej, (do të) kryejë, (do të) kryejmë, (do të) kryejnë, (do të) kryeja, (do të) kryeje* etj.

**Shënim**. Foljet që në vetën e parë të së tashmes dëftore dalin më zanore, si *ha, fle, lë, nxë, vë, zë, di, pi,* nuk shkruhen me **-j** as në vetën e parë e të tretë shumës të së tashmes dëftore e lidhore dhe të së ardhmes, as në vetën e parë e të dytë njëjës të së tashmes lidhore, as në urdhërore:

**ha** - *(do të) hamë, (do të) hanë; të ha, të hash; ha!*
**fle** - *(do të) flemë, (do të) flenë; të fle, të flesh; fli!*
**lë** - *(do të) lëmë, (do të) lënë; të lë, të lësh;*
**di** - *(do të) dimë, (do të) dinë; të di, të dish; di!* etj.

§ 26

Shkruhen me **i** dhe jo me **j**:

a) trajtat rasore të njëjsit të shquar (me përjashtim të kallëzores), si edhe trajtat e gjinores, të dhanores e të rrjedhores së njëjësit të pashquar të emrave mashkullorë më **-ua** ose më **-a** të theksuar:

**dragua** - *(një) dragoi, (i, e) dragoit;* **ftua** - *(një) ftoi, (i, e) ftoit;* **krua** - *(një) kroi, (i, e) kroit;* **pallua** - *(një) palloi, (i, e) palloit;* **përrua** - *(një) përroi, (i, e) përroit;* **vargua** - *(një) vargoi, (i, e) vargoit* etj*;*

**baba** - *(një) babai, (i, e) babait (*por *babanë);* **vëlla** - *(një) vëllai, (i, e) vëllait (*por *vëllanë);*

b) trajta e shkurtër e përemrit vetor të vetës së tretë (**i**), edhe kur bashkohet me një trajtë tjetër të shkurtër përemërore ose me pjesëzën **u** të pësore-vetvetores përpara foljes:

*mos* **ia** *trego;* **ia** *hapi zemrën;* **iu** *mbush mendja;* **iu** *ngjit malit; çmimet* **iu** *dhanë nxënësve më të mirë* etj.*;*

c) veta e tretë njëjës e së kryerës së thjeshtë të foljeve më **-oj** ose më **-uaj**:

*harroi, luftoi, punoi, tregoi, vrapoi, zgjoi; shkroi* etj.*;*

ç) fjalët e formuara prej temash më **-i** të theksuar me anë prapashtesash që fillojnë me zanore:

*bashkiak, shtëpiak-e, shtëpiar, shtiak, triak, (zile) triare* etj.

**Shënim**. Shkruhet *vetjak (*vete-vetja*) dyjar-e (*të dyja*).*

SHKRIMI I BASHKËTINGËLLORES **H**

§ 27

Duke u mbështetur në shqiptimin letrar dhe në traditën e shkrimit, shkruhen me h:

a) në fillim të fjalës:

*ha, habit, halë, hamshor, hamullore, hap, harabel, hardhi, hardhucë, hark, hartë, harr, harroj, hedh, helm, hell, heq, herë, hero, hesht, heshtë, hënë, e hënë, hi, (i, e) hidhur, hije, hikërr, hingëllin, hinkë, hipi, hir, hirrë, hithër, hoje, i hollë, hop, hosten, hov, hu, hua, i huaj, hudhër, humb-as, hundë, hurdhë, hutoj, hyj,* etj.

Këtu hyjnë edhe një numër fjalësh të burimit turk:

*haber, hajat, hajdut, hajmali, hajvan, hak, haliç, hall, hallë, hallkë, hallvë, hamall, hamam, hambar, han, haraç, harar, harem, harxh, hase, hasëll, hasm-i, hasude, hashash, hashure, hata, hatull, hava, havan, hejbe, hem ... hem, hendek, hiç, hile, hise, hordhi, hashaf, huq, hurmë, hyzmet* etj.*;*

b) në fund të fjalës:

**foljet** e tipit *deh, fsheh, ftoh, grah, leh, mih, mpreh, ndih, ngreh, nxeh, njoh, rrah, shkreh, shoh* etj. *në të gjitha trajtat e zgjedhimit të tyre: fsheh, fshehim, fshihni, fshehin; fshihja, fshihje...; (u) fsheha, (u) fshehe... ; fshihem, fshihesh...; fshihesha, fshiheshe...; fshehkam, fshehke...; fshehur* etj.*;*

**emrat** si *ah, gjah, gjynah, krah, moh, pah, pleh, shah, tezgjah, etj. në të gjitha trajtat e tyre: krahu, krahut, krahun, krahët, krahëve, krahësh;*

c) në mes të fjalës:

trajtat pësore-vetvetore të foljeve me temë më zanore:

*lahem, lahesh...; lahesha, laheshe...; lahu, lahuni; kthehem, kthehesh...; kthehesha, ktheheshe...; kthehu, kthehuni; bëhem, bëhesh...; bëhesha, bëheshe...; bëhu, bëhuni; fshihem, fshihesh...; fshihesha, fshiheshe...; fshihu, fshihuni; tregohem, tregohesh...; tregohesha, tregoheshe...; tregohu, tregohuni...; mësohem, mësohesh...; mësohesha, mësoheshe...; mësohu, mësohuni...; shtyhem, shtyhesh...; shtyhesha...; shtyheshe...; shtyhy, shtyhuni; përzihem, përzihesh...; përzihesha, përziheshe...; përzihu, përzihuni; ndihem, ndihesh...; ndihesha, ndiheshe...; ndihu, ndihuni* etj.

Po kështu shkruhen edhe foljet si *dihas, gërhas, luhas, mahnit, nuhas, pohoj, ashtu edhe emrat e mbiemrat si grahmë, krehër, lehonë, i lehtë, llohë, vjehërr, vjehrra.*

Këtu hyjnë edhe një numër fjalësh të burimit turk*: aheng, ahur, bahçe, behar, çehre, duhan, kasaphanë, mahmur, mëhallë, muhabet, muhalebi, muhamedan, nahie, pehlivan, pehriz, qehaja, rehat, sahan, sahat, sehir, spahi, tahmin, tespihe, xhahil, xhevahir, zahire, zeher* etj.

Me **h** shkruhen edhe të gjitha fjalët e formuara prej fjalëve të përfshira në këtë paragraf:

*hamendje, i hapët, harkëtar, harxhoj, hidhërim, hingëllimë* etj.*; ftohje, i ftohtë, krahasoj, krehje, i krehur, lehtësi, luhatje, mohoj, ndihmë, ndihmës, ngrehinë, ngrohje, i ngrohtë, ngrohtësi, nuhatje, njohje, njohuri, rrahje, shkrehje* etj.*; gjahtar, plehroj, shahist* etj.

**Shënim**. Nuk shkruhen me **h** fjalët *arushë, avaz, avlli, eci, esëll, iki, memur, yll, vete* - *vetja, vetë* dhe formimet prej tyre: *përvetësoj, vetvete.*

## FJALËT ME **RR**

§ 28

Duke u mbështetur në shqiptimin letrar të sotëm, shkruhen me **rr**:

a) në fillim të fjalës:

**emrat***: rraboshtë-a, rradake, rrafsh, rrahës-i, rrah-u, rraketake, rrangulla, rrap, rrapëllimë, rraqe, rraskë-a, rrasht, rrashtë, rrathje, rravgim, rrebesh, rrebull, rreckë, rregull, rrem (*lopatë e barkës*), rremb (degë, damar), rrenë, rreng, rrepë, rresht, rreshter, rreth, rreze, rrezg-u, rrezik, rrezhde-ja, rrëcok-u, rrëfanë, rrëfenjë-a, rrëfim, rrëgallë, rrëkajë, rrëke-ja, rrëmet, rrëmore, rrëmujë, rrëndës, rrënxak, rrënjë, rrëpirë, rrëqebull, rrëshaje-t, rrëshek, rrëshiq, rrëshirë, rrëzall, rrëzë, rrip,*

*rriqër, rriskë, rrjetë, rrobë, rrobull, rrodhe, rrogë, rrungajë, rrush, rrushkull, rruzull, rryell, rryl, rrymë, rrypinë* etj.*;*

**mbiemrat***: (i, e) rallë, (i, e) rremë, rremash, (i, e) rreptë, (vezë) rrufkë* etj.*;*

**foljet***: rrah, rrapëllij, rras, rravgoj, rrej, rrekem, rreshk, rrëfej, rrëgjoj, rrëkllej, rrëmbej, rrëmih, rrënoj, rrëqethem, rrëshqas, rrëzoj, rri, rrit, rrjedh, rrjep, rroj, rroftë, rrok, rrokullis, rropatem, rruaj, (*p.sh.*) rruaj mjekrrën, por ruaj shtëpinë), rrudh* etj.*;*

**ndajfoljet***: rrallë, rreth e rrotull, rrokopujë, rrotull, rrumbull, rryeshëm* etj.*;*

b) në mes të fjalës:

**emrat***: arrë (*pema*), barrë, bërryl, birrë (*pija*), burrë, curril, ferrë, furrë, furrik, harrje, (*insekti*), hirrë, karrige, karroqe, kërrabë, kërriç, korrik, kurrillë, kurriz, mëshqerrë, murrash,-i, murriz, murrjelë, përrallë, përrua, qerre, (*mjet transporti, por qere "sëmundje e lëkurës"*), qurra, skëterrë, sorrë, sharrë, shkurre, shtjerra, turrë, thërrime, varrë, zorrë* etj.*;*

**mbiemrat***: kërrutë, (i, e) murrët, (i, e) pjerrët, sterrë, (i, e) vocërr* etj.*;*

**foljet***: arratisem, arrij, dërrmoj, gërryej, harroj, kërret, kërrus, ndërroj, ngatërroj, ngurroj, picërroj, shkarravit, shkatërroj, turrem, thërres, thërrmoj, urrej, (dhia) vërret* etj.*;*

**ndajfolja** *kurrë;*

**pasthirma** *urra!;*

c) në fund të fjalës:

**emrat***: berr, curr, derr, derr, djerr, dokërr, ëndërr, gabzherr, horr, kandërr, kokërr, kotorr, morr, oborr, qarr, qorr, sherr, terr, tmerr, turr, varr, vjehërr, zjarr, zhavorr* etj.*;*

**foljet***: bjerr (*por e kryera e thjeshtë *bora), çjerr (*por *çora), korr, marr (*por *mora), nxjerr (*por *nxora), ngurrr, përmjerr (*por *përmora), (të) harr, tjerr (*por *tora), tkurr* etj.*;*

Me **rr** shkruhen edhe fjalët e formuara prej fjalëve të përfshira në këtë paragraf:

*bjerraditë, bjerrafat, burracak, burrëri, djerrinë, errësoj, (i, e) errët, ëndërroj, ferraç, ferrishte, (i, e) kërrusur, kokrrizë, (makinë) korrëse, korrje, kurrizor, kurrkund, kurrsesi, manaferrë, (i, e) marrë, marrëdhënie, marrëveshje, marros, mburracak, mburrem, mburrje; murrëtehem, ndërresa, ndërmarrje, ngurrim, oborrtar, pjerrësi, qorrazi, (i, e) rrafshët, rrafshim, rrafshinë, rrafshnaltë, rrafshoj, rrafshultë,*

*rrallëherë, rralloj, rrapishtë, rrasallis, (i, e) rrasët, rreckos, rregullisht, rregulloj, (i, e) rregullt, rreptësi, rreptësisht, rreshk-u, (i, e) rreshkët, rreshtim, rreshtoj, rreshtor, rrethanë, rrethatore, rrethe-ja, rrethim, rrethina-t, rrethoj, rrethojë, rrezatoj, rrezikoj, i rrezikshëm, (i, e) rrëgjuar, rrëmbim, i rrëmbyeshëm, rrënim, rrënjëdalë, rrënjës, rrënjësisht, rrënjësor, rrënjos, rrëshqanë, rrëshqanor, (i, e) rritur, rrjedhë, rrjedhës-e, rrjedhim, rrjedhore, rrjedhshëm, rrjepacak, rrobaqepës, rrogëtar, rrojtore, rrotullim, rrotulloj, rrotullues, (i, e) rruar, (i, e) rrudhët, rrufepritës, rrugaç, (i, e) rrumbullakët, rrumbullakoj, rrumbullos, rruzullim, sipërmarrje, sharroj, shkarravinë, shndërroj, tjerrës, tkurrje, tmerroj, turravrap, thirrje, thirrore, urrejtje, varreza, varrim, varros, vocërrak* etj.

**Shënim**. Nuk shkruhen me **rr** fjalët *karotë, ngurosem, i ngurtë, racë, radhë, rebel, remtar, resht,* (pushoj) dhe formimet prej saj: *reshtje, (i, e) pareshtur; regjistër, rënkoj, rol, romak, ryshfet, shter* dhe formimet prej saj: *shteroj, i pashterrshëm*.

## **NJ**-JA NË TRUP E NË FUND TË FJALËS

§ 29

Shkruhen me **nj** e jo me **j:**

a) emrat femërorë me nj në trup të fjalës:

*banjë, bitonjë, brinjë, finjë, gështenjë, mushkonjë, rrëfenjë, rrënjë, shkronjë, shushunjë, thinja-t, ulkonjë, zonjë* etj.*;*

b) mbiemrat e formuar nga një temë më -**nj**:

*(i, e) florinjtë, (i, e) drunjtë, (i, e) grunjtë, (i, e) penjtë* etj.*; po kështu (i, e) shenjtë, (i, e) shtrenjtë;*

c) trajtat e shumësit të emrave mashkullorë më zanore të theksuar ose më -**ua**:

*arinj (*ari*), barinj (*bari*), batakçinj (*batakçi*), çiliminj (*çilimi*), kallajxhinj (*kallajxhi*), kallinj (*kalli*), kërcinj (*kërci*), kushërinj (*kushëri*), minj (*mi*), mullinj (*mulli*), sharrëxhinj (*sharrëxhi*), turinj (*turi*), ullinj (*ulli*),* etj.; po kështu shkruhet shumësi i mbiemrave më **-i** të theksuar: *të rinj (*i ri*)* etj.*;*

*budallenj (*budalla*), maskarenj (*maskara*)* etj.*;*

*heronj (*hero*)* etj.*;*

*drunj (*dru*), hunj (*hu*), kërcunj (*kërcu*)* etj.*;*

*dragonj (*dragua*), ftonj (*ftua*), përrenj (*përrua*), thonj (*thua*)* etj.

Me **-nj** shkruhen edhe trajtat e shumësit të emrave mashkullorë si *gjarpinj, gjarpërinj* (gjarpër), *lëmenj* (lëmë), *lumenj* (lumë), *priftërinj* (prift), *shkëmbinj* (shkëmb), *thelpinj* (thelb) etj.

**Shënim**. Shkruhen me **-j** shumësat: *kufij* (kufi), *të këqij, të këqija* (i keq, e keqe).

GRUPE BASHKËTINGËLLORESH
**MB, ND, NG, NGJ**

§ 30
Grupet e bashkëtingëlloreve mb, nd, ng, ngj shkruhen të plota si në fillim, ashtu edhe në trup e në fund të fjalës:

**mb***: mbaj, mbaroj, mbesë, mbetem, (për)mbi;, mbij, mbjell, mbush, mbyt; dhëmbët, i ëmbël, këmbë, kumbull, thembër; gjemb, humb, krimb, plumb, shkëmb* etj.*;*
**nd***: ndaj, ndej, nder, ndesh, ndër, ndërmarrje, ndërmjetës, ndërtoj, ndihmoj, ndjek, ndjell, ndodhem, ndrag, ndriçoj, nduk; andej, këndej, këndoj, mandej, mundoj, përmendsh, prandaj, sandall (*mjet lundrimi*); asgjëkund, askënd, fund, kurrkund, kuvend, mend, mund, përmend, vend* etj.*;*
**ng***: nga, ngacmoj, ngarkesë, ngarkoj, ngastër, (i, e) ngathët, nge, ngel, ngij, (i, e) ngordhur, ngricë, ngroh, ngryset, ngul, ngushticë, ngut; brengë, këngë, kungull, i mangët, mëngë, i shtangët, shtëllungë, trangull; bung, cung, deng, preng, shmang, trung* etj.*;*
**ngj***: ngjaj, ngjalë, ngjall, i ngjashëm, ngjesh, ngjit, ngjyej, ngjyrë; engjëll, tungjatjeta, thëngjill, ungjill; qengj, ungj* etj.

TAKIME BASHKËTINGËLLORESH
TAKIMI I **T**-SË ME **SH**-NË

§ 31
Te mbiemrat e formuar me prapashtesën **-shëm** dhe te trajtat e dëshirores, kur **sh**-ja e prapashtesës takohet me **-t-**në e temës, shkruhen që të dyja këto bashkëtingëllore (pa u asimiluar në **ç**):

*i begatshëm, i çuditshëm, i mërzitshëm, i ndritshëm, i përbotshëm, i përditshëm, i përmotshëm, i përshpirtshëm, i përshtatshëm, i përvitshëm, i sotshëm, i vjetshëm* etj.*;*
*arritsha, arritsh, arritshim, arritshi, arritshin; ditsha, fjetsha, futsha, goditsha, gjetsha, këputsha, matsha, mbetsha, mbytsha, ndritsha,*

*ngritsha, ngutsha, pritsha, shëtitsha, tretsha, vërtitsha, vërvitsha* etj.*;* por *paça, vajça.*

**Shënim**. Në pajtim me shqiptimin e sotëm letrar, shkruhen me ç: *i moçëm; fëmija është pesë* **vjeç**, por: *para (pas) dhjetë* **vjetësh**.

TAKIMI I **G**-SË OSE I **N**-SË ME **J**-NË

§ 32

Fjalët dhe trajtat e fjalëve me theks në rrokjen e parafundit, tek të cilat takohet **g**-ja ose **n**-ja e temës me **j**-në e prapashtesës a të mbaresës, shkruhen me **i** dhe jo me **j**, për të mënjanuar shqiptimin e këtyre dy shkronjave si një tingull i vetëm (**gj** ose **nj**):

*djegie, lagie, shmangie, shtangie; biologe, biologia, filologe, filologia, gjeologe, gjeologia, kirurge kirurgia, pedagoge, pedagogia, pedologe, pedologia, radiologe, radiologia; (*unë*) lagia, (*ti*) lagie; (*unë*) shmangia, (*ti*) shmangie* etj.*;*

*anie, dhënie, kundërthënie, kundërvënie, lënie, marrëdhënie, ngrënie, paradhënie, parathënie, pasthënie, qenie, rënie, thënie, zënie* etj.*; dibrania, indiania, italiania, koreania, partizania, shkodrania* etj.

TAKIMI I **D**-SË, **S**-SË, **T**-SË OSE I **Z**-SË ME **H**-NË

§ 33

Fjalët e prejardhura ose të përbëra, tek të cilat takohet **d**-ja, **s**-ja, **t**-ja, ose **z**-ja me një **h** që vjen pas tyre, shkruhen pa ndonjë shenjë ndarëse midis pjesëve përbërëse (por ruhet shqiptimi i veçuar i shkronjave të mësipërme):

*i herëpashershëm, meshollë, moshapje, moshyrje; shtathedhur; brezhumbur, gazhedhëse* etj.

Po kështu shkruhen edhe emrat e përveçëm ku ka takime të tilla: *Bethoven, Ethem, Mithat* etj.

TAKIMI I **D**-SË ME **T**-NË

§ 34

Kur në formim fjalësh ose trajtash takohet një **d** me një **t**, shkruhen të dyja këto bashkëtingëllore:

*(i, e) argjentë, (i, e) njëmendtë, (i, e) njëqindtë, (i, e) pesëqindtë, i treqindti* etj.*;*

*mendtë; ai po e bindte; në e bindtë; po endte; në u gjendtë; lindte; në lindtë djalë; nuk mundte; në mundtë; rendte; në rendtë; shkundte; në shkundtë; tundte; në tundtë* etj.

TAKIMI I DY SHKRONJAVE TË NJËJTA

§ 35

Kur në formim fjalësh a trajtash takohen dy shkronja të njëjta, njëra prej të cilave mund të bëjë pjesë në një dyshkronjësh, ato të dyja:

*kënddrejtë, nënndarje, kundërrevolucionar, kundërreformë, mossulmim, zëvendëssekretar; në arrittë; në mos e godittë; e gjettë e mira; në u mbyttë; ndrittë; në më prittë; në pyettë; në u trettë* etj.*;*

*i kujdesshëm, passhkrim, i pjesshëm, leshhollë, shpeshherë, mishshitës, veshshkurtër* etj.

**Shënim 1.** Kur takohen shkronjat **r** me **rr** dhe **l** ose **ll** me **ll** shkruhet vetëm **rr** ose **ll**: *përreth; dembellëk, fodullëk, hamallëk, jeshillëk* etj.

**Shënim 2.** Lidhëza *pasi (mbasi)*, e formuar nga pas+si (mbas+si), shkruhet me një **s**.

**Shënim 3**. Trajta e vetës së tretë njëjës e së pakryerës dëftore, lidhore e kushtore të foljeve me temë më **-t**, në përputhje me shqiptimin e sotëm letrar shkruhet me **-st** dhe jo me **-tt**: *(do të) fliste, (do të) godiste, (do të) maste, (do të) ngjiste, (do të) nuhaste, (do të) paraqiste, (do të) përshtaste, (do të) priste, (do të) shëtiste, (do të) vriste, (do të) zbriste, (do të) zbuste, (do të) zgjaste* etj.

## III. DISA TIPA FJALËSH ME PREJARDHJE TË HUAJ DHE EMRASH TË PËRVEÇËM TË HUAJ

§ 36

Fjalët me prejardhje të huaj që kanë hyrë në gjuhën tonë kryesisht pas Shpalljes së Pavarësisë, në përgjithësi nëpërmjet gjuhës së shkruar, dhe që i takojnë sidomos terminologjisë tekniko-shkencore, shkruhen kështu:

a) Fjalët që kanë **-ia-, -ie-, -io-, -iu-,** me **i** të patheksuar në trup të tyre, shkruhen me **-ia-, -ie-, -io-, -iu-** dhe jo me **-ja-, -je-, -jo-, -ju-:**

**-ia-***: amiant, australian, austriak, aviator, aziatik, ballkaniadë, bolivian, brazilian, diabet, diagnozë, diagonale, diagramë, dialekt, dialektik, dialog, diamant, diametër, diapazon, diapozitiv, diare, diatezë, dhiatë, elegjiak, financiar, fiziatër, gjenial, gjeorgjian, imperialist,*

*indonezian, industrial, iranian, italian, (kalendari) gregorian, (kalendari) julian, kambial, kardiak, kolonial, kolonializëm, material, materializëm, miliard, olimpiadë, pediatër, piano, pianist, psikiatër, racial, special, specialist, variant* etj.*;*

***-ie-****: ambicie, arie, bankier, dietë, hierarki, hieroglif, higjienë, kantier, karrierë, karrocier, magazinier, malarie, materie, minierë, mumie, pionier, portier, tastierë, variete* etj.*;*

**-io-***: agresion, agjitacion, aksiomë, aksion, aluzion, ambicioz, antibiotik, aviacion, bakteriolog, batalion, bibliotekë, bilion, biografi, biologji, delegacion, dioqezë, disertacion, dispozicion, diversion, ekspresionizëm, fiziologji, fizionomi, funksion, idiomë, idiot, iluzion, impresionizëm, injeksion, kamion, kinostudio, koleksion, komision, komunikacion, koncesion, legjion, leksion, lokucion, milion, miop, mision, nacionalizëm, nacion, racionalizim, radio, reaksion, reaksionar, recension, revolucion, sanksion, seksion, sesion, simiozë, stacion, studio, televizion, version, violinë* etj.*;*

**-iu-**: *akuarium, barium, helium, herbarium, iridium, kalcium, kalium,* po kështu *kolokium; koniukturë, magnezium, moratorium, natrium, silicium, simpozium, stadium* etj.

Po kështu shkruhen edhe emrat e përveçëm të huaj të tipave të mëposhtëm:

*Diana, Iliada, Miltiadi, Oktaviani, Santiago; Danieli, Lavuazie, Molieri, Robespieri, Sevilie; Berliozi, Diogjeni, Diokleciani, Etiopia, Hesiodi, Niobe, Tokio, Violeta* etj.

**Shënim**. Shkruhen me **-ja-, -je-, -jo-, -ju-,** fjalë si*: hajvar, plejadë; adjektiv, bjellogardist, konvejer, medalje, objekt, objektiv, objektivizëm, projekt, sovjet, sovjetik, subjekt, subjektiv, subjektivizëm, trajektore, vjenez; bajonetë, fjord, major, rajon, pavijon; adjudikatë, adjutant* etj.

b) Fjalët dhe emrat e përveçëm që nisin me togjet e mësipërme, shkruhen me **ja-, je-, jo-, ju-:**

*jafetik, jaht, jamb, janki, japigët, jard; jeniçer, jezuit; jod, jon, jonizim; jug, juri, juridik, jurisprudencë, jurist, justifikim* etj.*;*

*Jakutia, Jalta, Jasoni; Jemen, Jenisei, Jeronim, Jerusalem; Jokasta, Jokohama, (deti) Jon, Jordan; Jupiteri, Justiniani, Juvenali* etj.

c) Fjalët dhe emrat e përveçëm me **aj, ej, oj, uj** shkruhen me **j** kur këto grupe janë në trup të tyre, por me **i** kur grupet në fjalë janë fundore:

*lajtmotiv, kombajnë, kombajner; fejton, konvejer, trolejbus, volejboll; bojkotoj, trojka* etj.*;*

*Azerbajxhan, Bajkal, Bajron, Hajnan, Hajne, Kajro, Lajpcig, Majer, Malajzia, Sajgon, Tajlandë, Tajvan, Versajë, Xhamajka; Bejrut, Cejlon, Marsejë, Rejkjavik, Rio-de-Zhanejro; Llojd, Rojter, Troja; Kujbishev* etj.*;*

*Havai, Kolontai, Mamai, Paraguai, Shangai, Uruguai; Bombei, Broduei, Faradei, Jenisei, Koçubei, Sergei, Sidnei; Hanoi, Koshevoi, Sedoi, Tolstoi* etj.*;* por *tramvaj, hokej, koktej, kauboj.*

ç) Fjalët dhe emrat e përveçëm me burim prej greqishtes së vjetër, që në këtë gjuhë kanë **y** (ipsilon), shkruhen me **i**:

*amidon, analizë, anonim, antonim, antroponim, asintetik, bariton, brakicefal, cinik, daktilografist, dinamo, dinasti, distik, distrofi, dizenteri, dolikocefal, ekinokok, elektrolizë, etimologji, faring, filogjenezë, fizikë, fiziologji, fizionomi, fiziatër, glicerinë, gjimnastikë, gjimnaz, gjinekolog, hidrocentral, hidrogjen, himn, hiperbolë, hipertension, hipnotizim, hipokrit, hipotekë, hipotenuzë, homonim, idil, katalizator, klorofil, kriptogram, kristal, ksilofon, laring, limfë, linotip, martir, metonimi, mister, mistik, mit, mitologji, mizantrop, nimfë, oksigjen, olimpiadë, pirik, pirografi, poligjenezë, politeknik, psikiatri, psikik, psikolog, ritëm, silogjizëm, simbioz, simbol, simfoni, simetri, simpati, simptomë, sinagogë, sinekdokë, sinkroni, sinonim, sinoptik, sintagmë, sintaksë, sintezë, skit, stilistikë, stilograf, tip, tipografi, tiran* etj.

Po kështu shkruhen edhe emrat e përveçëm të kësaj kategorie, si edhe fjalët e formuara prej tyre*: Asiri-a, Bizanti, Egjipti, Frigji-a, Kiri, Libi-a, Mikenë-a, Olimp-i, Polib-i, Polinezi-a, Siri-a, Skiti-a; asirina, bizantin, egjiptian, frigas, libian* etj.

d) Fjalët dhe emrat e përveçëm, kryesisht me burim grek, latin a iliro-trak me **au, eu** shkruhen edhe në shqipen me **au, eu**:

*audiencë, auditor, autarki, autentik, autobus, autokrat, autokton, automat, automobil, autonomi, autopsi, (kisha) autoqefale, autor, autoritet, autorizim, autostradë, kozmonaut, maurët, mauzole, tautologji* etj.*; eufemizëm, eufoni, eufori, eukalipt, eunuk, euritmi, leucemi, leukocite, neurolog, neurologji, neuromë, neuron, neutral, neutron, pleur-a, pleurit, pseudonim, reumatizëm* etj.

Po kështu shkruhen edhe emrat e përveçëm të tipave të mëposhtëm:

*Audata, August-i, Aurora, Australi-a, Centaur-i, Glauk-u, Kaukaz-i, Mauritani-a,* etj.*; Euripidi, Eube-ja, Euklid-i, Pleurat-i, Teuta* etj.

**Shënim**. Në pajtim me shqiptimin e ngulitur prej kohësh, shkruhen me **v***: Evropë, evropian, nevralgji, nevralgjik, nevrasteni, nevrastenik, nevrik.*

dh) Fjalët dhe emrat e përveçëm të brumit latin-roman me **kua, kue, kui, kuo** shkruhen me tog zanor (**ua, ue, ui, uo**):

*akuarel, ekuacion, ekuator, kuadër, kuadrat, kuadraturë, kualifikim, kualifikoj, (teoria e) kuanteve, kuarc, kuartet, (epoka) kuaternare* etj.*;*
*kuestor, kuesturë, sekuestrim, sekuestroj* etj.*; lokuium, kuintal, kuitancë, kuintesencë, kuintet, Kuintiliani, rekuiem* etj.
*kuorum, kuotë, kuotizacion* etj.

e) Fjalët e huaja me **-oo-** shkruhen me **-oo-** edhe në shqipen:

*alkool, kooperativë, kooptoj, koordinatë, zoogjeografi, zoolog, zoomorfizëm, zoopatologji, zooteknik* etj.

ë) Në pajtim me shqiptimin e sotëm letrar, fjalët me burim nga latinishtja a nga gjuhët romane, si edhe nga greqishtja, të cilat në gjuhën shqipe kanë një **c** të ndjekur nga zanorja **e** ose **i**, shkruhen me **e** dhe jo me **ç** a me **s**:

*acetik, acetilen, celebrim, celebroj, celofan, celsius, celulë, celulozë, censurë, centilitër, centimetër, central, centralist, centralizoj, centurion, cerebral, ceremoni, certifikatë, cezurë, docent, dolikocefal, kancelar, koncept, koncert, koncesion, leucemi, lice, procedoj, procedurë, proces, tercet* etj.*;*
*agjenci, agjitacion, cikël, ciklamin, ciklik, ciklon, ciklostil, cilindër, cilindrik, cinik, cinizëm, cinkograf, cinkografi, cirilik, cirk, cisternë, citat, citoj, citrat, civil, deficit, delegacion, elektricist, garanci, incizoj, klasicist, klasicizëm, konciz, laicizëm, nacional, provinicial, publicist, publicistikë, racion, recension, revolucion, social, socialist, special, specialist, stoicizëm, suficit, terocien, terciar* etj. Po kështu shkruhet *bilanc-i (*dhe jo *bilanç-i).*
Në pajtim me këtë rregull edhe emrat e përveçëm të kësaj kategorie shkruhen me **c**:
*Barcelona, Centauri, Cerberi, Cezari, Cikladet, Ciklopi, Cincinati, Horaci, Lukreci, Marciali, Mecena, Sicilia* (po kështu *sicilian*) etj.

**Shënim 1**. Në pajtim me shqiptimin e ngulitur prej kohësh, shkruhen me **ç***: biçikletë, çiklist, çiklizëm, çimento, motoçikletë.*

**Shënim 2.** Shkruhen me **s** fjalët*: dispensë, mensë.*

**Shënim 3**. Shkruhen me **k** fjalët*: keltët, keltishtja, kibernetikë, kimograf, kinema, makinë, makineri, makinist dhe me q fjalët: autoqfal, dioqezë, Maqedoni-a, maqedonas, qeramikë.*

f) Shkruhen me **d, t** e jo me **dh, th** fjalët ndërkombëtare me burim nga greqishtja e vjetër si:

*anhidrik, anodë, daktilik, dekagram, dekametër, deltë, demografi, demokraci, demon, despot (sundimtar absolut), despotik, diademë, diafragmë, diagnozë, diagonale, dialekt, dialektikë, dialog, diamant, diametër, diatezë, didaktik, didaskalik, diplomaci, diplomat, diplomë, disk, hidrogjen, katodë, metodë, olimpiadë, ortopedi, pedagog, pedagogji* etj.*;*

*antipati, antologji, antropolog, apati, apoteozë, aritmetikë, aritmi, artrit, ateist, ateizëm, atlet, atletikë, ditiramb, entuziazëm, epitet, estetikë, eter, etnografi, etnos, hipotekë, hipotenuzë, hipotezë, kartotekë, liturgji, maratonë, metil, paleontologji, patolog, patos, politeizëm, ritëm, simpati, sintezë, telepati, temë, teologji, teoremë, teori, terapi, termik, termodinamikë, termometër, termos* etj.

Shkruhen me **d, t** edhe emrat e përveçëm grekë e romakë të tipave të mëposhtëm:

*Adonis, Afërdita, Alkibiadi, Dedali, Delfi, Demetra, Demokriti, Demosteni, Diodori, Diogjeni, Diomedi, Dioskurët, Dodona, Driadat, Edesa, Epaminonda, Fedra, Heliodri, Herodoti, Hesiodi, Hidra, Iliada, Gadishulli Kalkidik, Kolkida, Leonida, Medeja, Miltiadi, Odiseu, Pelidi, Pindari, Simonidi, Teodoriku* etj.*;*

*Atena, Etiopia, Itaka, Jugurta, Kartagjena, Korinti, Maratona, Metodi, Mitridati, Prometeu, Skitia, Teba, Teodosi, Teokriti, Termopilet, Tesalia, Tesprotia, tesprotët, Teti, Tezeu, Trakia, Zakinti* etj.

**Shënim**. Në pajtim me shqiptimin e ngulitur prej kohësh, shkruhen me **dh, th** (dhe jo me **d, t**) fjalët dhe emrat e përveçëm që janë kryesisht të përdorimit popullor*: dhaskal, dhespot* (titull fetar*), dhiqel, dhisk (*=tabaka*), dhjak, idhull, llambadhë; themel, thimjam* etj.*; Alqiviadh, Dhimitër, Dhimosten; Athina, Athinë, Kleanth, Thanas, Themistokli, Theodor, Theohar* etj.

g) Në pajtim me shqiptimin e sotëm letrar, fjalët që burojnë kryesisht nga greqishtja, latinishtja e nga gjuhët romane dhe që në shqipen e kanë një **gj** të ndjekur nga një **e** ose **i**, shkruhen me **gj** e jo me **g**:

*agjenci, agjent, agjitacion, agjitator, angjinare, angjinë, antropologji, biologji, borgjez, dermatologji, dramaturgji, egjidë, elegji,*

*embriologji, energjetikë, energjik, farmakologji, filologji, fiziologji, gjenealogji, gjeneral, gjenerator, gjenetik, gjenezë, gjeni, gjeometri, gjimnastikë, gjimnaz, gjinekolog, gjips, hegjemoni, hemorragji, heterogjen, hidrogjen, higjienë, homogjen, ideologji, kirurgji, legjendë, legjion, legjislacion, letargji, liturgji, logjikë, meteorologji, metodologji, mitologji, oksigjen, orgji, patologji, pedagogji, psikologji, regjent, regjim, regjistër, sugjestion, trilogji* etj.

Me **gj** shkruhen edhe emrat e përveçëm të këtyre tipave: *Augjias, Egjeu, Egjina, Egjipti, Egjisti, Eugjen, Gjeorgjia, Ifigjenia, Virgjili* etj.

Po me **gj** shkruhen edhe fjalët e emrat e përveçëm nga burime të tjera, të cilat janë të tipave fonetikë të mëposhtëm, *si algjebër, algjebrik, gjiboni, gjirafë* etj.*; Algjer-i, Belgjikë, Gjermani-a, Gjenevë, Gjenovë, Gjibraltar-i* etj.

**Shënim**. Shkruhen me **xh** dhe jo me **gj** fjalët*: inxhinier, xhandar, xhandarmëri, xhenier, xhenio, xhirim, xhiro, xhiroj, inxhinieri, xhirues,* si dhe fjalët *xhaketë, xhelatinë, xhol.*

gj) Shkruhen me **j** dhe jo me **zh** ose **xh** fjalët:

*adjutant, juri, juridik, jurist, jurisprudencë, projekt, projektim, projektoj, projektor (*aparat*), projektligj, projektplan.*

Por shkruhen me **zh** fjalët që janë marrë drejtpërdrejt nga frëngjishtja:

*grupazh, shantazh, zhargon, zhongler, zhul (*term i fizikës*), zhupon* etj.

h) Shkruhen me **gn** fjalët*: agnosticizëm, gneis, gnom, gnoseologji, gnostik, inkognito, magnat, magnet, magnetik-e, magnetizëm, magnetizoj, magnetofon, magnez,* dhe me **nj** fjalët*: dinjitet, injorancë, injorant, linjit, manoljie* etj.

i) Shkruhen me **h-** fjalët që në greqishten e vjetër fillonin me zanore të aspiruar dhe në latinishten me **h-**:

*halucionacion, harmoni, harmonikë, harmonizoj, harpë, hebraik, hedonizëm, hegjemoni, hekatombë, hektolitër, hekzaklorant, hekzametër, helenist, helikë, helikopter, heliocentrik, helioterapi, helotët, hematit, hemisferë, hemofili, hemoglobinë, herbarium, herbicidet, heretik, hermetik, hero, heterogjen, hibrid, hidraulik, hidrocentral, hidrogjen, hierarki, hieroglif, hieromonak, higrometër, higjienë, himn, hiperbolë, hipertension, hipizëm, hipnozë, hipodrom, hipokrit, hipotekë, hipotenuzë, hipotezë, histeri, histologji, histori, homogjen, homonimi, horizont,*

*horizontal, hormon, humanizëm, humus* etj.*;* po kështu*: inhalacion, inherent, koherent, kohezion, rehabilitoj* etj.

Po kështu shkruhen edhe emrat e përveçëm të këtyre tipave, si edhe emrat e tjerë të përveçëm që janë fonetikisht të ngjashëm me ta:

*Halikarnasi, Hamilkari, Hanibali, Hasdrubali, Hefesti, Hektori, Hekuba, Helespont-i, Helena, Heliodori, Hera, Herakliu, Herkuli, Hermiona, Hermogjeni, Herodi, Herodoti, Hesiku, Hesiodi, Hidra, Hiparku, Hiperioni, Hipia, Hipokrati, Hipoliti, Homeri, Honori, Horaci* etj.

*Habarovsk, Hagë, Hamburg, Hanoi, Hanover, Hanxhou, Harkov, Havai, Havanë, Helsinki, Himalaja, Holandë, Honduras, Hungari* etj.

j) Shkruhen me **k** fjalët e terminologjisë tekniko-shkencore ndërkombëtare që e kanë burimin te greqishtja e vjetër dhe që përmbajnë tema, të cilat në këtë gjuhë kanë pasur një *(h):*

*anakronik, anakronizëm, anarki, anarkik, anarkist, arkaik, arkaizëm, arkeolog, arkeologji, arkimandrit, arkipelag, arkitekt, arkitekturë, arkiv, arkivol, brakicefal, brakiopodët, ekinokok, iktiolog, hipokondri, kalkopirit, kameleon, kaos, kaotik, karakter, karakteristik, kilogram, kilometër, kimerik, kimi, kirurg, klor, kloroform, koreografi, krestomaci, krizantemë, krom, kronik, kronikë, kronometër, monark, monarki, oligarki, orkestër, pakidermë, psikiatër, psikik, psikologji, psikozë, teknikë, teknologji, tektonik, trokaik* etj.

Po kështu shkruhen edhe emrat e përveçëm të këtij tipi: *Akili, Aristarku, Arkiloku, Arkimedi, Baku (=*Dionizi*), Eskili, Kaonia, Karonti, Kerson, Kimera, Kios, Kolkida, Kriseida, Krisi, Krisipi, Krisobuli, Kronosi, Plutarku, Telemaku* etj.

k) Fjalët e huaja që në gjuhën shqipe kanë një **-ks-** të ndjekur nga një **-io-**, në pajtim me shqiptimin e sotëm letrar, shkruhen me **ks** dhe jo me **kc**:

*abstraksion, aksiomë, aksion, deduksion, diksion, fraksion, fraksionist, funksion, funksionar, funksionoj, induksion, infeksion, injeksion, juridiksion, leksion, reaksion, sanksion, seleksion, seleksionoj* etj.

l) Shkruhen me **ks** fjalët e burimit grek a latin që përmbajnë elementin **eks** të ndjekur nga një bashkëtingëllore, dhe me **kz** fjalët e po këtij burimi që përmbajnë elementin **eks** të ndjekur nga një zanore ose temat **ekzo** a **hekza**:

*ekscentrik, ekskavator, ekskluziv, ekskursion, ekspansion, ekspeditë, eksperiment, ekspertizë, eksplorator, eksploroj, eksponent, eksport, ekspozitë, ekspres, ekspresionizëm, ekspresiv, ekstazë, eksterritorialitet, ekstravagant* etj.*;*

*ekzakt, ekzaltoj, ekzaminim, ekzaminoj, (tifo) ekzantematike, ekzekutim, ekzekutiv, ekzekutoj, ekzemë, ekzistencë, ekzistencializëm* etj.

*ekzocentrik, ekzodermë, ekzogami, ekzogjen, ekzotik* etj.*;*

*hekzametër, hekzaklorant* etj.

ll) Fjalët e huaja që burojnë nga greqishtja e vjetër, nga latinishtja ose nga gjuhët romane dhe që në këto gjuhë kanë një **l** të thjeshtë ose dyfishe, shkruhen me **l** dhe jo me **ll**:

*alfa, algoritëm, ambulancë, ambulant, anakolutë, analogji, antologji, arkipelag, atlas, balonë, balsam, bilanc, biolog, bulon, deklaratë, dialog, diplomaci, diplomat, diplomë, duel, etimologji, fals, falsifikim, filokserë, filologji, filoshqiptar, fiziologji, flotë, galaktikë, gjenealogji, gjeolog, gjeologji, halogjen, halucinacion, hemoglobinë, holandez, hotel, ideolog, ideologji, ilustrim, iluzion, kilogram, klasë, klasik, kolonë, koloni, kolonial, kolonjë, kolos, kolosal, komplot, komplotoj, konsultë, leksikologji, logaritëm, logjikë, lokomotivë, lord, lotari, luks, lustër, lustroj, metalurgji, mitologji, monolog, nekrologji, neologjizëm, patolog, pilot, plagjiat, plan, planet, planifikim, plastik, platin, psalm, psalt, psikolog, rezultat, sandale, silogjizëm, skolastikë, sociologji, spekuloj, tabelë, tablo, tautologji, teologji, terminologji, vulgar, vulgarizim, zoologji* etj.

Po kështu shkruhen edhe emrat e përveçëm të këtij tipi:

*Apolon-i, Apoloni-a, Atlantida, Atlantiku, Babiloni-a, Galatea, Lukian-i, Pelagonia, Peloponezi, Penelopa, Platoni, Plutoni, Salusti, Scila* etj.

**Shënim 1**. Në pajtim me shqiptimin popullor të ngulitur prej kohësh, shkruhen me **ll** fjalët:

*apostull, atllas (*lloj pëlhure*), ballkanik, ballkan, ballkon, bllok, bllokadë, bllokoj, bullgar, busull, çokollatë, dishepull, galloshe, gorillë, gumallak, idhull, kabllo, kabllogram, karamanjollë, kapitull, kapitullim, kapitulloj, konsull, konsullatë, kontroll, kontrolloj, kontrollor, llogari, llogaritar, nitrollak, orakull, pallto, pllakat, protokoll, sallam, sellë, sallon, vullkan, vullkanik, vullkanizim* etj.

**Shënim 2**. Ndër fjalët me burim nga anglishtja shkruhen me **l**: *gol, golf, kloun, klub,* etj. dhe me **ll***: basketboll, futboll, hendboll, penallti, volejboll* etj.

**Shënim 3**. Ndër fjalët e reja të burimit sllav shkruhen me **l**: *bolshevik, kolkoz, komsomolas, polak, polka,* etj. dhe me **ll**: *bjellorus, sllav, sllovak, slloven* etj.; po kështu *Bjellorusi.*

m) Fjalët e huaja që janë marrë kryesisht nga gjuhët romane dhe që në këto gjuhë kanë **rr**, shkruhen me **rr** dhe jo me **r**:

*arrestim, arrestoj, arrivist, arrogancë, barrikadë, hemorragji, irracional, karrierë, karrierist, katarr, korrekt, korrekturë, korrelacion, korrespondencë, korridor, korrigjoj, serrë, surrealizëm, surrogat, tarracë, territor, terror, terrorist* etj.

n) Fjalët që burojnë nga greqishtja e vjetër, nga latinishtja a nga gjuhët romane ose që janë formuar në shqipen me elemente të këtyre gjuhëve, tek të cilat ato kanë një **s** ndërzanore, shkruhen me **z**:

*afazi, aferezë, analizë, apoteozë, artizanat, aziatik, azil, bazë, bazilikë, bizon, cezurë, dezertim, dezertoj, dezinfektim, dezinfektoj, diagnozë, diatezë, dierezë, dinozaur, dioqezë, divizion, dizenteri, dozë, entuziazëm, ezofag, fazë, fibrozë, filozof, filozofi, fizikan, fizikë, fiziologji, fizionomi, fizioterapi (*po kështu edhe *fizkulturë e fizkulturist), fiziatër, frazeologji, gjenezë, herezi, hidrolizë, hipnozë, hipokrizi, hipostazë, hipotenuzë, hipotezë, izoglosë, izolacionizëm, izolant, izomorf, izotermik, izotop, kazermë, kazino, kazuistikë, klauzolë, krizantemë, krizë, laktozë, metamorfozë, metastazë, metatezë, mezolit, mizantrop, mozaik, muzë, muzikë, muzikor, narkozë, osmozë, parazit, poezi, pozë, pozicion, pozitë, pozitiv, prognozë, protezë, prozë, prozodi, psikozë, rezervë, rezolutë, rezultat, sintezë, teozofi, tezë, trombozë, uzinë, uzurpator, uzurpoj, vazelinë, vizitë, vizitoj* etj.

Me **z** shkruhen edhe emrat e përveçëm të këtij tipi:

*Azia, Belizari, Brazili, Dionizi, Elizi, Elizabeta, Ezopi, Izokrati, Kazablanka, Lozana, Piza, Polinezia, Raguza, Sirakuza, Tezeu, Tuniz, Tunizia, Venezuela* etj.

**Shënim**. Shkruhen me s fjalët*: president, presidium,* dhe emrat e përveçëm: *Efesi, Hesiodi, Hesiku, Isaia, Isidori, Isis, Kresi, Lisia, Lisimaku, Lisistrata, Mesopotamia, Moisiu, Nausika, Osiris, Pisistrati, Poseidoni, Teodosi, Trasibuli, Trasimeni* etj.

nj) Shkruhen me **-z-** në të gjitha trajtat e tyre fjalët me **-izëm e -azëm:**

*abstraksionizëm, abstraksionizmi; arkaizëm, arkaizmi; ateizëm, ateizmi; bektashizëm, bektashizmi; burokratizëm, burokratizmi; centralizëm, centralizmi; djathtizëm, djathtizmi; dualizëm, dualizmi; feudalizëm, feudalizmi; globalizëm, globalizmi; historizëm, historizmi;*

*iluminizëm, iluminizmi; klasicizëm, klasicizmi; komunizëm, komunizmi; leninizëm, leninizmi; majtizëm, majtizmi; marksizëm, marksizmi; optimizëm, optimizmi; prizëm, prizmi; realizëm, realizmi; revizionizëm, revizionizmi; romantizëm, romantizmi; silogjizëm, silogjizmi; socializëm, socializmi; shkollarizëm, shkollarizmi; shovinizëm, shovinizmi; zyrtarizëm, zyrtarizmi* etj.*;*

*entuziazëm, entuziazmi; pleonazëm, pleonazmi; sarkazëm, sarkazmi* etj.

o) Shkruhen me **-zm-** dhe jo me **-sm-** fjalët që burojnë nga greqishtja e vjetër ose që janë ndërtuar me elemente të kësaj gjuhe:

*fantazmë, kozmetik, kozmik, kozmodrom, kozmogoni, kozmografi, kozmonaut, kozmopolit, kozmos, plazmë, protoplazmë, sizmik, sizmograf* etj.

p) Shkruhen me **-z-** fjalët e huaja të formuara me parashtesën **dez-(des-)** kur **s**-ja e parashtesën gjendet në pozicion ndërzanor:

*dezinfektoj, dezinfektim, dezintegroj, dezintegrim* etj.

q) Fjalët me parashtesën **dis-** përpara një bashkëtingëlloreje dhe ato me parashtesën **trans**- e ruajnë gjithmonë **s**-në e parashtesës në shkrim:

*disharmoni, diskreditoj, diskriminim, disnivel, dispeçer, disponoj, dispozitë* etj.*; transaksion, transatlantik, transfuzion, transistor, transit, transliterim, transmetim, transoqeanik, transport* etj.

r) Shkruhen me **s** fjalët e huaja që në gjuhët e burimit ka **-ss-**:

*asimilim, disertacion, glosar, kolos, kolosal, mision, pesimist, regjisor* etj.*;*

*Abisinia, Asiria, Mesina, Odesa, Tesalia,* etj.; po kështu *mesapët, molosët* etj.

rr) Shkruhen me **-s-** dhe jo me **-z-** fjalët e huaja të formuara me anën e parashtesës **a-** prej fjalësh me **s** nistore:

*aseptik, asimetri, asimetrik, asimptotë, asizmik, asocial* etj.

§ 37

Shkrimi i emrave të përveçëm të huaj mbështet përgjithësisht në shqiptimin e tyre në gjuhët përkatëse duke iu përshtatur sistemit grafik të

shqipes. Me përjashtim të **rr**-së, bashkëtingëlloret dyfishe të këtyre emrave nuk ruhen në gjuhën shqipe*.

Kështu shkruhen:

*Aligieri, Atila, Bajron, Bethoven, Bop, Brams, Çehov, Dostojevski, Dvorzhak, Dyma, Eminesku, Fadejev, Gëte, Gorki, Hajne, Hygo, Kamoensi, Karaxhale, Karduçi, Kozhbuk, Kujbishev, Lu Sin, Manxoni, Mickieviç, Monteskjë, Moxart, Myse, Pestaloci, Petëfi, Rabindranat Tagore, Rasin, Saltikov-Shedrin, Sun Jat Sen, Shekspir, Sheli, Shiler, Shopen, Shtajnbek, Tomas Man, Turgeniev, Vagner, Vilhelm Tel, Volter, Xherzhinski, Zhan-Zhak Ruso,* etj.*; Amazona, Azerbajxhan, Bejrut, Bohemi, Bolonjë, Bombei, Bon, Bordo, Budapest, Bukuresht, Delhi, Dresden, Filipinet, Hagë, Hartun, Havai, Havanë, Helsinki, Jenisei, Johanesburg, Kajro, Kalkuta, Kaukaz, Këln, Kopenhagë, Krakov, Lajpcig, Leningrad, Lihtenshtajn, Liverpul, Lozanë, Luarë, Majakovski, Majer, Mançester, Melburn, Misisipi, Napoli, Neva, Niagara, Nju-Jork, Odesa, Onega, Oslo, Otava, Pragë, Rio-de-Zhanejro, Sahalin, Senë, Sidnei, Sofje, Stockholm, Suez, Tajlandë, Tula, Tunizi, Uashington, Valencia, Varshavë, Vyrtemberg, Xhamajka* etj.*;*

*Arras, Andorra, Kamberra, Sierra-Leone* etj.

*) Në shfaqjen e parë të një emri të kësaj kategorie mund të shënohet në kllapa edhe shkrimi i tij sipas grafisë së gjuhës nga buron.

**Shënim 1**. Emrat e përveçëm të gjuhëve sllave, pavarësisht nga mënyra e shqiptimit të **l**-së në këto gjuhë, shkruhen përgjithësisht me **l**:

*Arhangelsk, Bajkal, Bjalistok; Blagojev, Bratislava, Dobrolubov, Glinka, Gogol, Jalta, Kaluga, Ladoga, Lermontov, Lobaçevski, Lomonosov, Lodz, Lublin, Ludmila, Lugansk, Lunaçarski, Milan, Milorad, Milosh, Mladenov, Oblomov, Pavlov, Poloni, Ruslan, Sverdlov, Tula, Ural, Vladimir, Vladivostok, Volodarski, Volodja, Vroclav* etj.

**Shënim 2**. Emrat e përveçëm me **-ij** të burimit rus shkruhen me **-i**:

*Belinski, Çajkovski, Dostojevski, Gorki, Musorgski, Stanislavski* etj.

**Shënim 3.** Disa emra të përveçëm me prejardhje të huaj shkruhen sipas traditës së ngulitur prej kohësh në gjuhën shqipe:

*Bruksel, Kazan, Korfuz, Moskë, Orel, Paris, Selanik, Stamboll, Suedi, Vjenë, Zvicër* etj.*

*) Për shkrimin e kategorive të veçanta të emrave të përveçëm me prejardhje të huaj, shih pikat përkatëse të § 36 të këtij kapitulli.

## IV. ÇËSHTJE GRAMATIKORE

## 1. DISA TRAJTA TË SHUMËSIT TË EMRAVE DHE TË MBIEMRAVE

§ 38

Nga emrat femërorë më **-ë**, shkruhen në shumës:

a) me mbaresën **-a** emra si: *ara-t, arra-t, arka-t, banka-t, banja-t, barka-t, biseda-t, bisha-t, detyra-t, fara-t, faza-t, forma-t, fusha-t, fytyra-t, kazma-t, këpurdha-t, kisha-t, klasa-t, lopata-t, maja-t, mënyra-t, mynxyra-t, napa-t, natyra-t, nevoja-t, nyja-t, pëlhura-t, pisha-t, pulpa-t, qafa-t, rroba-t, shembëlltyra-t, shtëllunga-t, toka-t, thika-t, veta-t, vlera-t;*

b) me **-ë**, ashtu si në njëjës, emra si: *anë-t, bathë-t, bjeshkë-t, dallgë-t, degë-t, fletë-t, gojë-t, kofshë-t, lëpjetë-t, llërë-t, mollë-t, pjesë-t, pjeshkë-t, rrugë-t, strehë-t, shegë-t, udhë-t.*

**Shënim**. Sipas kuptimeve me të cilat përdoren, një numër emrash shkruhen me dy trajta shumësi:

*brinjë: brinjët (*brinjët e trupit*), brinja-t (*në ato kodra, në ato brinja*); copë: copë-t (*pesë mijë copë tulla*), copa-t (*dy copa bukë*); grykë: grykë-t (*më dhembin grykët*), gryka-t (*grykat e maleve*); kokë: kokë-t (*dhjetë kokë dhen*), koka-t (*koka-t e qepëve*); lëkurë. lëkurë-t* (përpunimi i lëkurëve*), lëkura-t (*lëkurat e pemëve*); pikë: pikë-t (*fitoi pesë pikë*), pika-t (*pikat e shiut*).*

§ 39

Trajta e pashquar e emërores së shumësit të emrave femërorë më **-i, -e, -a** ose **-o** të theksuar, si edhe më **-e, -o** të patheksuar, shkruhet njësoj si ajo e njëjësit.

*një hardhi - shumë hardhi, një qershi - shumë qershi, një shtëpi - shumë shtëpi, një tepsi - shumë tepsi; një ide - shumë ide, një rrëke - shumë rrëke, një rrufe - shumë rrufe; një bela shumë bela, një kala - shumë kala, një shaka - shumë shaka; një byro - shumë byro, një tablo - shumë tablo** etj.*;*

*një anije - shumë anije, një lule - shumë lule, një perde - shumë perde, një shishe - shumë shishe; një depo - shumë depo, një pako shumë pako, një pallto - shumë pallto, një triko - shumë triko* etj.

*) Për disa nga emrat e tipave të mësipërm, për qëllime të caktuara stilistike-shprehëse ose me ngjyrime të veçanta kuptimore, përdoret në gjuhën letrare edhe shumësi me -**ra**: *çudira, gostira, kusira, marrëzira, mrekullira, tepsira, trimërira; idera, belara, shakara* etj.

§ 40

Nga emrat dhe mbiemrat mashkullorë më **-al, -an, -ar, -ec, el, -er, -et, -ez, il, -ir, -ol, -on, -oz, -un,** që zakonisht e kanë shumësin më **-ë** *(gjeneralë, kuintalë; aeroplanë, partizanë; fshatarë, hambarë, përparimtarë; guralecë, memecë; dembelë, kriminelë; berberë, fenerë; atletë, planetë; borgjezë, kinezë; civilë, katilë, kopilë; ilirë, zinxhirë; gogolë, kaqolë; bidonë, kampionë; bajlozë, marangozë; majmunë, pirunë;* etj.*)* shkruhen në shumës:

a) me **-a** emrat*: karkaleca, kastraveca, keca, speca; bela, çengela, gjela, tegela, tela; breza; automobila, bilbila, fitila, kandila, tëndafila; sokola, stola; gramafona, magnetofona, mikrofona, telefona; kavanoza, mitraloza, rrogoza; çuna;*

b) me **-e** emrat*: festivale, hidrocentrale, ideale, kanale, korale, kristale, lokale, male, materiale, minerale* etj.*; duhane, dyqane, oqeane, organe, plane, tavane, vullkane; pazare, seminare, thesare, visare* etj.*; kotece; akuarele, duele, hotele, kapitele, pastele, tunele, zabele; dikastere, kantiere, karaktere, mermere, mindere, mistere* etj.*; fakultete, marifete, personalitete, qytete, shporete, shtete* etj.*; qymeze, sofrabeze; idile; hire, manastire, panaire; ciklone, elektrone, frone, hone, hormone, kampione (*mostër*), kanione, protone, shabllone, zakone* etj.*; kanune.*

**Shënim 1**. Emrat më **-ac, -aç, -af, -ak, -ap, -aq, -ash, -eç, -ek, -en, -esh, -ik, -in, -ist, -jan, -jot, -ok, -or, -osh, -ot, -tar, -tor, -uk** shkruhen në shumës rregullisht me **-ë**:

*kupacë, përtacë; gungaçë, gjembaçë (*por *ilaçe); fotografë, paragrafë; kapakë, rosakë; dollapë, mesapë-t; hutaqë, shkatrraqë; gjumashë, larashë; gjyveçë, kryeneçë; dyshekë, mjekë; hostenë, kapitenë (*por *bedena, liqene); arbëreshë, kaleshë (*por *rrebeshe); ibrikë, kreshnikë; latinë, pinguinë; artistë komunistë; lumjanë, matjanë; himarjotë, suljotë; patokë, shokë; doktorë, fjalorë; kataroshë, trimoshë; patriotë; luftëtarë, shkrimtarë; punëtorë, traktorë; bishtukë, kopukë* etj.

**Shënim 2**. Emrat më **-ant, -at, -az, -ent, -id, -it, -ont** shkruhen në shumës me **-ë**, kur shënojnë frymorë, dhe me **-e**, kur nuk shënojnë frymorë:

*aspirantë, elefantë, laborantë, kursantë* etj.*; argatë, delegatë, diplomatë, kroatë, labeatë-t, mecenatë, vlonjat* etj.*; matrapazë, xhambazë* etj.*; asistentë, docentë, elementë, klientë, studentë* etj.*; heraklidë-t, invalidë* etj.*; gjirakoastritë, komitë, petritë, semitë-t,* etj.*; kontë, rinoqerontë* etj.*;*

*brilante, diamante, restorante, variante* etj.*; agregate, aparate, atentate, fosfate, kampionate, kombinate, pallate, silikate, shpate* etj.*; kafaze, pullaze* etj.*; aksidente, amendamente, argumente, bazamente, dokumente, eksperimente, elemente (kimike), fermente, fragmente, instrumente, kontinente* etj.*; hibride, metaloide, okside, romboide* etj.*; boksite, deficite, fosforite, grafite, pirite, suficite* etj.; *(*por *shirita); fronte, horizonte* etj.

**Shënim 3**. Emrat më **-azh, -ezh, -ël, -im, -ion, -(i)um, -ozh, -us** shkruhen në shumës me **-e**:

*aliazhe, ambalazhe, grupazhe, homazhe, plazhe, silazhe, shantazhe; kortezhe; ansamble (*ansambël*), cikle (*cikël*); botime, kërkime, punime, vendime; divizione, dominione, embrione, komisione, leksione, pozicione, profesione, tubacione; elozhe; albume, forume, kostume, presidiume, simpoziume, stadiume; puse, viruse* etj.

**Shënim 4**. Shkruhen në shumës me **-a** emrat*: bërryla, copa, gjyma, mana, qilima, tipa, xhepa;* me ***-e*** emrat*: djepe, kallëpe, kryqe, mikrobe, probleme, rafte, zarfe.*

§ 41

Emrat mashkullorë më **-ë, -ues, e -yes** e kanë trajtën e shumësit njësoj si të njëjësit:

*blerës, grykës, hamës, mbledhës, nxënës, qitës, vendës, zgjedhës* etj., por *çelsat;*

*kallëzues, mësues, sulmues, tregues* etj.;

*hekurthyes, përkthyes, udhërrëfyes* etj.

§ 42

Mbiemrat, të cilët përcaktojnë emrat mashkullorë me shumësin më **-e**, në numrin shumës përdoren në trajtën e gjinisë femërore:

*dete të thella, drejtime të reja, elementet kimike, kanale vaditëse, katunde malore, kënde të ngushta, kopshte të lulëzuara, kujtimet e mia,* **këto kushte** *më duken* **të papranueshme, këto lajme** *s'më duken* **të besueshme**, *lëngjet tretëse, ato livadhe të gjelbra, malet tona të larta, metale të rralla, minerale të dobishme, personalitete të shquara, përparime të dukshme, të gjitha qytetet e mëdha, ritme të shpejta, sende të gjetura,* **Shtetet e Bashkuara** *të Amerikës, shtigje të ngushta, tipare themelore, tregime humoristike, ushtrime gjuhësore, vende liridashëse, vendet tona, vendime të prera,* **këto vendime** *janë* **të drejta**, *veprime luftarake, zakonet i kanë shumë* **të afërta** etj.

§ 43

Mbiemrat që përcaktojnë emrat mashkullorë e asnjanës, të cilët e formojnë shumësin me mbaresën **-ra**, në numrin shumës përdoren në trajtën e gjinisë femërore:

*djathëra të mira, drithërat e sivjetme, fshatra të elektrifikuara, leshra të dredhura, mallra të jashtme, mishra të pjekura, ujëra të ftohta*[1] etj.

1) Të mos ngatërrohet kjo kategori me emrat që në emëroren e pashquar të njëjësit dalin me temë më **-r** dhe që e formojnë shumësin me mbaresën **-a**; mbiemrat që i përcaktojnë këta emra, përdoren në trajtën e gjinisë mashkullore: *emra të përveçëm, hekura të ndryshkur, mbiemra të nyjshëm, regjistra themeltarë* etj.

§ 44

Shumësi i emrave më **-llëk** shkruhet me fundoren **-qe**:

*axhamillëqe, budallallëqe, çimillëqe, gomarllëqe, matrapazllëqe, pazarllëqe* etj.

SHKRIMI I NYJËS SË PËRPARME

§ 45

Emrat në rasën gjinore shkruhen me nyjë të përparme **(i, e, të, së):**

*ndërmarrja e ndërtimit, ndërmarrjes* **së** *ndërtimit; Partia* **e** *Punës, Partisë* **së** *Punës; pasuria* **e** *shtetit, pasurisë* **së** *shtetit* etj.;

*dyqani* **i** *luleve, dyqanit* **të** *luleve; rrethi* **i** *Tiranës, rrethit* **të** *Tiranës; shtëpive* **të** *fshatit; arave* **të** *kooperativës; ndërmarrjeve* **të** *ndërtimit; puseve* **të** *naftës; detyrave* **të** *ditës; mbjelljeve* **të** *vjeshtës* etj.

§ 46

Kur një emër i rasës gjinore vjen pas një emri tjetër në rasën gjinore a dhanore njëjës të pashquar, shkruhet me nyjën e përparme **të**, pavarësisht nga gjinia që ka emri para tij:

*diploma e një studenti* **të** *Institutit Bujqësor; diploma e një sutdenteje* **të** *degës elektrike; norma e një punëtoreje* **të** *fabrikës së tjerrjes; çmimi iu dorëzua një atleti* **të** *skuadrës kombëtare; leshi i një deleje* **të** *racës merinos; banorët e një pjese* **të** *lagjeve* **të** *reja* etj.

§ 47

Kur një emër i rasës gjinore, pavarësisht nga gjinia që ka, vjen pas një emri mashkullor në rasën gjinore a dhanore të shquar njëjës, shkruhet me nyjën e përparme **të**, dhe kur ai vjen pas një emri femëror në po këto rasa, shkruhet me nyjën e përparme **së**:

*zyra e kryetarit* **të** *Këshillit Popullor të fshatit; fuqia e krahut* **të** *punëtorëve; zbatimi i vullnetit* **të** *klasës punëtore; dëgjimi i zërit* **të** *masave punonjëse; Lavdi heroizmit* **të** *gruas shqiptare!; i jepet fjala përfaqësuesit* **të** *Frontit Demokratik* etj.*;*

*historia e luftës* **së** *popullit shqiptar; fryti i punës* **së** *punëtorëve; përvjetori i shpalljes* **së** *pavarësisë; ndërtimi i fabrikës* **së** *këpucëve; çmimi iu dha minierës* **së** *qymyrgurit; pas korrjes* **së** *grurit; përpara shtëpisë* **së** *kulturës; pas stinës* **së** *pranverës* etj.

§ 48

Kur një emër femëror në rasën gjinore, dhanore a rrjedhore njëjës përcaktohet nga dy ose më shumë mbiemra të nyjshëm (ose numërorë rreshtorë), mbiemri i dytë e të tjerët pas tij marrin nyjën **të** e jo **së**. Po kështu veprohet edhe kur mbiemri i parë është i panyjshëm ose kur emri përcaktohet njëkohësisht nga një përemër pronor dhe nga një a më shumë mbiemra të nyjshëm:

*(i, e, të, së) fshatarësisë së varfër e* **të** *mesme; (i, e, të, së) vajzës së urtë,* **të** *zellshme dhe* **të** *shkathët; (i, e, të, së) fushës pjellore dhe* **të** *gjerë; (i, e, të, së) cilësisë së parë,* **të** *dytë e* **të** *tretë* etj.*;*

*(i, e, të, së) vajzës së tij* **të** *dashur; (i, e, të, së) vajzës së tij* **të** *mirë e* **të** *sjellshme; (i, e, të, së) motrës së saj* **të** *dashur; (i, e, të, së) motrës së saj të dashur e* **të** *paharruar* etj.

**Shënim**. Kur mbiemrat e nyjshëm (ose numërorët rreshtorë) ndodhen përpara emrit, përdoret nyja **së** e jo **të**: *lotët e* **së** *shkretës e të* **së** *pangushlluarës nënë; t'i caktohen normat* **së** *parës,* **së** *dytës dhe* **së** *tretës kategori të punëtorëve* etj.

§ 49

Kur një emër femëror në rasën gjinore, dhanore a rrjedhore njëjës përcaktohet nga një ose disa emra në gjinore, fjala përcaktuese e dytë e të tjerat pas saj marrin nyjën **të** e jo **së**:

*(i, e, të, së) klasës punëtore* **të** *Shqipërisë; (i, e, të, së) fabrikës së re* **të** *tullave; (i, e, të, së) kooperativës së zgjeruar* **të** *Krutjes; sipërfaqja e Republikës Popullore* **të** *Shqipërisë; (i, e, të, së) luftës çlirimtare* **të** *pamposhtur të popullit shqiptar; (i, e, të, së) Partisë së Punës* **të** *Shqipërisë; (i, e, të, së) Republikës Popullore* **të** *Shqipërisë; (i, e, të, së) rrjedhjes së poshtme* **të** *Vjosës dhe* **të** *Semanit; (i, e, të, së) klimës së butë e* **të** *qëndrueshme* **të** *Vlorës, të Himarës,* **të** *Sarandës* etj.

§ 50

Kur pas një emri femëror të shquar të rasës gjinore a rrjedhore njëjës vijnë dy a më shumë emra femërorë në gjinore njëjës, nga këta të fundit i dyti e të tjerët pas tij marrin nyjën **së** e jo **të** në rastet kur këta përcaktojnë emrin në gjinore që ndodhet menjëherë përpara tyre; por në

rastet kur këta përcaktojnë jo emrin në gjinore që ndodhet menjëherë përpara tyre, po atë që ndodhet para atij, shkruhen me nyjën **të** e jo **së**:

*punimet e tharjes së kënetës* **së** *fushës* **së** *Thumanës; përmirësimi i cilësisë së racës* **së** *lopës* **së** *Shkodrës* etj.*;*
*zhvillimi i industrisë së naftës* **të** *Shqipërisë (është fjala për industrinë [e naftës] të Shqipërisë); themelimi i Partisë së Punës* **të** *Shqipërisë (është fjala për Partinë [e Punës] të Shqipërisë); Komiteti Qendror i Bashkimit të Rinisë së Punës* **të** *Shqipërisë; punonjësit e bujqësisë* **të** *zonave malore* etj.

§51
Kur një emër femëror në gjinore njëjës përcaktohet nga dy ose më shumë emra të bashkërenditur, që janë po në rasën gjinore, emri i dytë përcaktues e të tjerët pas tij marrin nyjën **të** e jo **së**:

*prodhimet e fushës së Korçës,* **të** *Myzeqesë,* **të** *Thumanës e* **të** *Zadrimës; punimet e stinës së pranverës,* **të** *verës,* **të** *vjeshtës,* **të** *dimrit; veshjet e krahinës së Mirditës dhe* **të** *Matit* etj.

§ 52
Kur dy emra në rasën gjinore ndjekin një emër në emërore njëjës, emri i dytë në gjinore, kur përcakton emrin në emërore, merr sipas gjinisë së këtij të fundit, nyjën e përparme **i** për gjininë mashkullore dhe **e** për gjininë femërore:

*rendi i ditës* **i** *Kongresit; libri i gjuhës* **i** *klasës së shtatë; ministri i Punëve të Jashtme* **i** *Republikës Popullore të Shqipërisë* etj.*;*
*fjala e nderit* **e** *shqiptarit; Partia e Punës* **e** *Shqipërisë; Ministria e Tregëtisë* **e** *RPSH; stina e verës* **e** *këtij viti* etj.
Kur emri i përcaktuar është në kallëzore, atëherë emri i dytë në gjinore merr nyjën **të** e jo **së***: Partinë e Punës* **të** *Shqipërisë; në rafinerinë e naftës* **të** *Cërrikut* etj.

§ 53
Përpara emrave femërorë të ndryshëm, në gjinore, dhanore e rrjedhore shkruhet nyja **së** për trajtën e shquar dhe nyja **të** për trajtën e pashquar:

*orari i* **së** *mërkurës; tiparet e* **së** *folmes së Mirditës; parashikimi i* **së** *ardhmes; kujtimet e së shkuarës; përhapja e* **së** *resë; shpresat e* **së** *nesërmes* etj.; por: *ndeshjet sportive të një* **të** *diele; tiparet e një* **të** *folmeje; drejt një* **të** *ardhmeje të lumtur* etj.

Shkruhen me **së** në gjinore, dhanore e rrjedhore të shquar edhe emrat femërorë të farefisnisë, kur përdoren me nyjë: *kujdesi i* **së** *bijës; i tha* **së** *motrës; mori letër prej* **së** *shoqes* etj.

§ 54

Kur një emër përcaktohet nga dy a më shumë emra të bashkërenditur të rasës gjinore, të gjithë këta përdoren zakonisht me nyjë të përparme:

*Fakulteti* **i** *Historisë dhe* **i** *Filologjisë; ((i, e, të, së) Fakultetit* **të** *Historisë dhe* **të** *Filologjisë; Instituti* **i** *Gjuhësisë dhe* **i** *Letërsisë: (i, e, të, së) Institutit* **të** *Gjuhësisë dhe* **të** *Letërsisë; Institutin e Gjuhësisë dhe* **të** *Letërsisë; Ministria* **e** *Arsimit dhe* **e** *Kulturës; (i, e, të, së) Ministrisë* **së** *Arsimit dhe* **të** *Kulturës; Ministrinë* **e** *Arsimit dhe* **të** *Kulturës; stacioni* **i** *makinave dhe* **i** *traktorëve; (i, e, të, së) stacionit* **të** *makinave dhe* **të** *traktorëve; stacionin* **e** *makinave dhe* **të** *traktorëve; shfrytëzimi* ***i*** *vendburimeve të kromit,* **të** *bakrit dhe* **të** *hekur-nikelit; shkollat* **e** *Tiranës,* **të** *Durrësit e* **të** *Elbasanit; e drejta* **e** *votës,* **e** *fjalës,* **e** *mbledhjes dhe* **e** *shtypit; në interes* **të** *popullit e* **të** *atdheut; organet* **e** *frymëmarrjes dhe* **të** *qarkullimit të gjakut; zhurma* **e** *kazmave dhe* **e** *lopatave* etj.

Në rastet kur vijnë njëri pas tjetrit tre a më shumë emra të rasës gjinore të bashkërenditur pa lidhëza, nyja e përparme e merit të dytë (kur nyja nuk ndryshon) ose të tretë (kur nyja ndryshon nga **e** në **të**) dhe e emrave të tjerë pasues shkruhet ose jo, duke u mbështetur në arsye të caktuara kuptimore e stilistike:

*prodhimi* **i** *drithërave,* **i** *duhanit,* **i** *pambukut,* **i** *perimeve,* **i** *patateve,* **i** *frutave; zotimet e punonjësve të gjeologjisë,* **të** *naftës,* **të** *minierave,* **të** *degëve të tjera të industrisë e* **të** *artizanatit* etj.;

*kishte marrë hov të madh ndërtimi* **i** *shtëpive, fabrikave, shkollave, rrugëve, urave; është rritur numri* **i** *degëve, katedrave, laboratorëve dhe kabineteve; brigada, vullnetarësh nga fshatrat* **e** *Peshkopisë,* **të** *Krujës, Elbasanit, Skraparit, Tepelenës, Sarandës* etj.

§ 55

Kur pas një emri femëror ndeshen dy nyja të përparme të rasës gjinore të gjinisë femërore (**së së**), e para nga këto shkruhet me **të**:

*frytet e fitores* **të së** *resë dhe të shembjes* **të së** *vjetrës; hartimi i nxënëses* **të së** *pestës së tetëvjeçares; ditëlindja e vajzës* **të së** *motrës; dita e dasmës* **të së** *mbesës; përpara forcës* **të së** *vërtetës; kërkesat i përgjigjen detyrës* **të së** *sotmes e* **të së** *ardhmes* etj.

§ 56

Midis emrave mashkullorë që lakohen si femërorët (*axhë, bacë, dajë, gegë, hoxhë, lalë, toskë; Bato, Gjokë, Kolë, Pirro, Sulë* etj.) dhe emrave ose mbiemrave që i përcaktojnë ata, pas rasës emërore të së përcaktuarve shkruhet nyja **i**, ndërsa në gjinore, dhanore e rrjedhore shkruhet nyja **së**:

*axha* **i** *Agimit, (i, e) axhës* **së** *Agimit; daja* **i** *Zanës, (i, e) dajës* **së** *Zanës; Leka* **i** *Madh, (i, e) Lekës* **së** *Madh; Kola* **i** *Gjokës, (i, e) Kolës* **së** *Gjokës* etj.

§ 57

Mbiemrat e nyjshëm të shkallës pohore, kur vijnë pas një emri femëror në rasën gjinore e dhanore të trajtës së pashquar të njëjsit, shkruhen me nyjën **të**, ndërsa kur vijnë pas një emri në trajtën e shquar, shkruhen me nyjën **së**:

*oborrri i një shkolle* **të** *madhe; fitoret e një brigade* **të** *re; flamuri iu dorëzua një punëtoreje* **të** *dalluar;*

*oborri i shtëpisë* **së** *madhe; fitoret e brigadës* **së** *re; flamuri iu dorëzua punëtores* **së** *dalluar* etj.

§ 58

Në shkallën krahasore dhe në sipëroren e formuar me pjesëzën **më** mbiemrat e nyjshëm që përcaktojnë një emër femëror, në të gjitha rasat e zhdrejta të njëjsit shkruhen me nyjën e përparme **të**, ndërsa kur ndodhen para emrit, shkruhen me nyjën **së**:

*hartimi i një rregulloreje* **të** *re e më* **të** *plotë; ndërtimi i një fabrike më* **të** *madhe se e para* etj.*; çmimi iu dha shkollës më* **të** *dalluar të rrethit; prodhimi i verës më* **të** *mirë të vendit* etj.*;*

*prodhimi i më* **së** *mirës verë të vendit; zbriti prej më* **së** *lartës majë të Shqipërisë* etj.

§ 59

Mbiemri i nyjshëm që ndjek një kundrinë të drejtë, të shprehur me një emër në kallëzore të shquar, merr nyjën **e**, kur është cilësor, dhe nyjën **të**, kur ka funksion kallëzuesor:

*ndaji mollët* **e** *mëdha nga të voglat; ngriti dorën* **e** *djathtë; përdorini drejt trajtat* **e** *shkurtra të përemrit;* por*: i dua mollët* **të** *ëmbla; e ka dorën* **të** *mbarë; gënjeshtra i ka këmbët* **të** *shkurtra; i ka rrënjët* **të** *thella* etj.

§ 60

Mbiemrat e nyjshëm që ndjekin një emër në rrjedhoren e pashquar të shumësit marrin nyjën **të** e jo **së**:

*(prej) malesh* **të** *larta; (prej) lumenjsh* **të** *rrëmbyer; (prej) kërkimesh* **të** *pandërprera; (prej) krahinash* **të** *largëta; (prej) erërash* **të** *forta* etj.

§ 61

Përemrat pronorë *im, ime, yt, jote, ynë, jonë, juaj,* qoftë kur përdoren thjesht si përemra, qoftë kur përcaktojnë një emër, shkruhen pa nyjë të përparme:

*libri* **im***; ky libër është* **imi***; puna* **ime***; kjo punë është* **imja***; djali* **yt***;* **yti** *është ky djalë?; shtëpia* **jote***; kjo shtëpi është* **jotja***; vendi* **ynë***; ky vend është yni; shkolla* **jonë***; kjo shkollë është* **jona***; kooperativa* **jonë***; kooperativa* **jonë** *dhe* **juaja** etj.

përemrat pronorë *e (të) mi, e (të) mia, e (të) tu, e (të) tua, i (e, të) tij, i (e, të) tyre, i (e, të) saj* shkruhen me nyjë të përparme në të gjitha trajtat dhe përdorimet e tyre:

*nxënësit* **e mi***; fletoret* **e mia***; djemtë* **e tu***; duart* e **tua***; shkolla* **e tij***; motra* **e saj***; fshati* **i tyre***; nëna* **e tyre** etj.

## SHKRIMI I DISA PJESËZAVE DHE PARAFJALËVE

§ 62

Trajtat foljore që formohen me **do të** shkruhen zakonisht të plota:

**do të** *shkoj,* **do të** *shkoja,* **do të** *kem shkuar,* **do të** *kisha shkuar* etj.

§ 63

Pjesëza **të**, që vihet përpara lidhores ose përpara pjesores, shkruhet rregullisht në të gjitha rastet e përsëritjes së trajtave foljore përkatëse bashkë me parafjalët që mund të ketë përpara (**për, me**):

**të** *jetojmë,* **të** *punojmë dhe* **të** *mendojmë si revolucionarë* etj.*;* për të *studjuar,* **për të** *kuptuar dhe* **për të** *zbatuar drejt udhëzimet;* **me të** *arritur e* **me të** *parë gjendjen, ai mori masa* etj. (dhe jo*: të jetojmë,*

*punojmë dhe mendojmë si revolucionarë; me të arritur e parë gjendjen, ai mori masa* etj.*).*

§ 64

Pjesëza **duke** e përcjellores shkruhet në të gjitha rastet e përsëritjes së kësaj trajte foljore; në raste mohimi, bash me të përsëritet dhe pjesëza **mos**:

*ata shkonin* **duke** *kënduar e* duke *brohoritur;* **duke** *parë e* **duke** *bërë;* **duke mos** *njohur e* **duke mos** *marrë parasysh rrethanat* etj.

§ 65

Pjesëza **pa** përpara pjesores shkruhet rregullisht në të gjitha rastet e përsëritjes së kësaj trajte foljore:

**pa** *u lodhur e* **pa** *u përpjekur nuk bëhet gjë;* **pa** *punuar,* **pa** *ujitur e* **pa** *plehëruar mirë tokën, nuk merren prodhime të mëdha.*

§ 66

Parafjalët **në, te (tek), me, nga, prej** e të tjera si këto zakonisht përsëriten në shkrim, sa herë që bashkërenditen dy a më shumë emra a përemra, me të cilët ato lidhen:

**në** *pranverë,* **në** *verë,* **në** *vjeshtë e* **në** *dimër* etj.*;* **te** *ilirët,* **te** *trakasit e* **te** *popujt e tjerë* etj.*;* **me** *të ngrënë e* **me** *të pirë;* **me** *hekur e* **me** *zjarr;* **me** *mish e* **me** *shpirt;* **me** *thonj e* **me** *dhëmbë* etj.*;* **nga** *Elbasani,* **nga** *Gjirokastra e* **nga** *Vlora* etj.*;* **prej** *Himare e* **prej** *Mirdite;* **as** *në sjelljet,* **as** *në fytyrën e tij nuk vërehej shenjë tronditjeje;* **nga** *shtati,* **nga** *dituria,* **nga** *fjala nuk kishte shok* etj.

Këto parafjalë mund të mos përsëriten për arsye të caktuara kuptimore ose stilistike:

**në** *fshatra e qytete;* **me** *shokë e shoqe; u nisën delegatët* **nga** *Shkodra, Durrësi, Berati e Korça; qindra partizanë,* **me** *pushkë e mitraloza, u turrën mbi armikun; shkolla jonë socialiste kërkon* **nga** *mësuesit e pedagogët një stil të ri pune* etj.

## V. SHKRMI I FJALËVE NJËSH, NDARAS DHE ME VIZË NË MES

§ 67

Shkruhen njësh të gjitha ato njësi që nga pikëpamja leksikore përbëjnë një fjalë të vetme* dhe ndaras ato njësi që janë pjesë e një togfjalëshi, e një lokucioni ose e një emërtimi të përbërë.

*) Për fjalët e këtij tipi që shkruhen me vizë lidhëse ne mes, shih më poshtë § 68.

**A. Shkruhen njësh, si një fjalë e vetme, pa vizë në mes:**

a) fjalët me parashtesa*:*

*antifashist, antiimperialist, i derisotshëm, joantagonist, (folje) jokalimtare, jokapitalist, joproletar, jozyrtar, kundërsulm, kundërvënie, i mëparshëm, i mëvonshëm, mospërfillje, mossulmim, nëndrejtor, nënndarje, nëntoka, i paaftë, paaftësi, i pabesë, i papërshtatshëm, parregullësi, i parregullt, pasiguri, i pashkollë, i pashpresë, i paraçlirimit, parafytyrim, i parakohshëm, parashkollor, (periudha) e pasluftës, prapaskenë, riatdhesim, sipërmarrje* etj.;

b) fjalët e përbëra me lidhje përcaktore ndërmjet gjymtyrëve të tyre:

*anarkosindikalist, armëpushim, asimzenelas, (i, e) ashtuquajtur, bajramcurras, bakërpunues, ballëgjerë, ballëhapur, ballëlart, bashkatdhetar, bashkëjetesë, bashkëveprim, besëlidhje, besëpakë, bishtdhelpër, bojargjend, bojëbizele, bojëçelik, bojëfinjë, bojëgështenjë, bojëgrurë, bojëgjak-e, bojëlimon, bojëmanushaqe, bojëmjaltë, bojëportokall, bojëshegë, bojëtjegull, bojëtullë, bojëvjollcë, bojuthull, bollujsë, botëkuptim, breshkujëse, buzëpaqeshur, buzëqeshur, datëlindje, dëmshpërblim, ditëlindje, disavjeçar-e, dobiprurës, dorëcung, dorështrënguar, dorëzonjë, dredhalesh, dritëshkurtër, druprerës, duarkryq, duarlidhur, duarplot, dyfish, dyvjeçar, dhjetëgarëshi, dhjetëvjeçar, elektromagnetik, elektromekanik, faqebardhë, faqekuq, fatpadalë, fjalëformim, fjalëkryq, fletanketë, fletëdalje, fletëhyrje, fletëlavdërim, fletërrufe, flokëgështenjë, flokëpakrehur, flokëverdhë, fotoekspozitë, fotoreporter, fuqiplotë, furrnaltë, frymëmarrje, gurgdhendës, gurkali, gjeneralkolonel, gjeneralmajor, gjuhëlopë, gjuhënuse, gjysmagjeli, gjysmanalfabet, gjysmëhënë, gjysmëkoloni, gjysmëproletar, gjysmëzyrtar, hekurthyes, hekurudhë, hirplotë, ideoestetik, jashtëshkollor, juglindje, katërkëndësh, këmbëkryq, këmbëngulje, këpucëbërës, kokëfortë, kokëshkëmb, kokulur, korparmatë, krahabishtshkulë, krahëhapur, kryekomandant, kryemjek, kryemjeshtër, kryeqytet, kryeredaktor, kryeradhë, kryerresht, kryetrim, kryevend,*

*kryeveteriner, kundëradmiral, kundërpeshë, kundërpërgjigje, kundërsulm, kundërveprim, leshracullufedredhur, letërnjoftim, liridashës, luftanije, luftënxitës, luledele, lelefilxhan, lulelakër, lulemëllagë, lulemustak, luleshqerrë, luleshtyrdhe, lulëgjake, lulëkuqe, marrëveshje, mesoburrë, mosmarrëveshje, mustaqepadirsur, nacionalçlirimtar, (shtresa) naftëgazmbajtëse, ndihmësministër, ndihmësmjek, ndihmësveteriner, neofashist, orëndreqës, paqedashës, paraardhës, parathënie, paragjykim, parakalim, pararojë, pesëgarësh, pesëmbëdhjetëditëshi, pikëmbështetje, pikënisje, pikëpamje, pikëpyetje, pikësynim, pjesëmarrës, pjesëmarrje, i porsaardhur, i porsalindur, postbllok, prapambetje, praparojë, prapavijë, procesverbal, projektbuxhet, projektplan, pulëbardhë, pulëdushke, qindvjetori, qymyrguri, radiodhënës, radiomarrës, radiopërhapje, rrobalarëse, rrobaqepës, rrugëdalje, socialdemokrat, symbyllyrazi, sypatrembur, syshqiponjë, syzi, shkozëbardhë, shkozëzezë, i shumanshëm, shumëfishi, shumëfishoj, tejkaloj, tejpamës, (e kryer) e tejshkuar, teneqepunues, tetorëshi, trefish, trevjeçar, truprojë, udhëheqës, udhëheqje, udhëkryq, ultratingull, vajguri, vajgursjellës, vendburim, vendkalim, vendlindje, vendqëndrim, vendrojë, vendvarrim, vetëshërbim, vetëvendosje, vojokushas, vullnetmirë, zemërgur, zemërmirë, zëvendëskryeredaktor, zëvendësministër* etj.

**Shënim**. Kur njëra nga gjymtyrët e një fjale të përbërë është e formuar prej pjesësh që lidhen me lidhëzat **e** ose **a**, këto pjesë shkruhen me vizë midis tyre:

*gjuhëhelm-e-thikë, dorë-e-këmbëardhendeja, gushë-e-llërë-e-gjibardhoshe, shpirt-e-zemërmadh* etj.

Kur gjymtyrët e para të dy a më shumë fjalëve të përbëra, të renditura njëra pas tjetrës, përcaktohen nga një gjymtyrë e përbashkët, që, për arsye shkurtimi, shënohet vetëm një herë, pas tyre vihet një vizë lidhëse:

*(lejë) dy- a triditëshe, (botime) dy- e shumëvëllimëshe, (paketë) katër- a pesëkilogramëshe, (ndërtesa) një- a mëshumëkatëse, (periudha) e para- dhe pasçlirimit, (enë) pesë-, dhjetë- dhe njëzetlirërshe, (ndërtesa) pesë- dhe gjashtëkatëshe, (kamionë) tre-, pesë dhe shtatëtonësh, (moshat) tridhjetë-, dyzet- dhe pesëdhjetëvjeçare* etj.

c) fjalët e përbëra, gjymtyrët e të cilave kanë lidhje këpujore ndërmjet tyre, kur ato janë njësuar plotësisht si nga ana leksikore, ashtu edhe nga ana gramatikore:

*ballafaqe, deledash, dritëhije, fytafyt, gushtovjeshtë, hekurbeton, juglindje, juglindor-e, këmbadoras, marrëdhënie, pulagjel, shitblerje, shurdhmemec, verilindje, verilindor, veriperëndim, veriperëndimor, veshmbathje* etj.;

ç) fjalët e përbëra e të përngjitura, të cilat janë ngulitur prej kohësh si të tilla në gjuhë, si nga ana leksikore, ashtu edhe nga ana gramatikore:

**emra**: *(ditët e) djegagurit, ecejaket, farefis, fëshfëshe, gjëegjëzë, qoftëlargu, rraketake, shtrojerë, shtojzovalle, taketuke, thashetheme* etj.;

**mbiemra**: *i pakundshoq, (i, e) pandonjëmjetë, (i, e) patëmetë, (i, e) pavënerë* etj.;

**numërorë**: numërorët themelorë që nga *njëmbëdhjetë* deri në *nëntëmbëdhjetë,* ata që tregojnë dhjetëshe, qindëshe, si edhe numërorët rreshtorë, pavarësisht nga numri i pjesëve përbërëse të tyre:

*njëmbëdhjetë, dymbëdhjetë, trembëdhjetë... nëntëmbëdhjetë; tridhjetë, pesëdhjetë, gjashtëdhjetë, nëntëdhjetë* etj.*; njëqind, dyqind, treqind, katërqind,* etj.*;*

*(i, e) njëmbëdhjetë, (i, e) dymbëdhjetë, (i, e) njëzetenjë, (i, e) tridhjetenëntë, (i, e) pesëdhjetegjashtë, (i, e) njëqindedytë, (i, e) pesëqindegjatëdhjetekatërt, (i, e) njëmilionepesëqind-mijekatërqindeshtatëdhjetetretë, (i, e) njëmiliardtë* etj.*;*

**përemra të pakufishëm**: *akëcili, akëkush, akësecili, asgjë, askurkush, askush, asnjeri, asnjë, asnjëri, cilido, cilëtdo, çdo, çdonjëri, çfarëdo, diçka, dikush, disa, gjëkafshë, gjësendi, gjithçka, gjithfarë, gjithkush, gjithsecili, gjithsekush, kurrfarë, kurrgjë, kushdo, mosgjë, moskush, mosnjeri, ndoca, ndokush, ndonjë, ndonjëri, pakkush, rrallëkush, secili, secilido, sekush, sikush, shumëkush, tjetërkush* etj.*;*

**ndajfolje e parafjalë:** *afërmendsh, anembanë, asgjëmangut, askund, askurrë, asnjëherë, asodore, aspak, atëbotë, atëherë, ballaballas, ballafaqas, brendapërbrenda, brezahypthi, buzagas, dalngadalë, doemos, domosdo, dosido, drejtpërdrejt, drejtpërsëdrejti, duarplot, gjithandej, gjithaq, gjithashtu, gjithherë, gjithkah, gjithkund, gjithmonë, gjithnjë, gjithsaherë, hëpërhë, kalaqafë, kësisoj, këmbëcingthi, kësodore, kurrkund, kryekëput, kryekreje, matanë, mbasandaj, mbasdite, medoemos, menjëherë, mezi, mënjanë, mirëfilli, moskund, moskurrë, mosnjëherë, ndërdysh, ndërdyshas, ndërkohë, ndërmjet, ndonjëherë, ndopak, (më vjen) ndoresh, ngadita, ngado, ngaherë, ngandonjëherë, nganjëherë, (zë) ngoje, (marr) ngrykë, njëditëzaj, njëfish, njëherazi, njëherë, njëlloj, njëmend, njënatëzaj, njëzëri, padashur, pakmos, paksa, paksëpaku, papritmas, parandej, pardje, pareshtur, parmbrëmë, parvjet, paskëtaj, pasnesër, patjetër, përballë, përbrenda, përbri, përditë, përdhe, përdhuni, përfaqe, përfundi, përgjithmonë, përgjumësh, përgjysmë, përherë, përjashta, përjetë, përkëtej, përkrah, përkundra, përkundrejt, përmbrapa, përmendsh, përmes, përnatë, përnjëherë, përnjëherësh,*

*përnjëmend, përpara, përpjetë, përplot, përposh, përqark, përreth, përsëri, përsipër, përtej, prapëseprapë, qëkur, qëmoti, përparë, rrallëherë, sakaq, sakaqherë, sidokudo, sidoqoftë, shpeshherë, tatëpjetë, tejetej, tejembanë, tejpërtej, tekdo, topgropthi, vetvetiu* etj.;

**lidhëza***: derisa, domethënë, gjersa, gjithsaherë, kurse, megjithatë, megjithëkëtë, megjithëse, meqenëse, meqë, mirëpo, ndërsa, ndonëse, ndoqë, ngaqë, ngase, nëse, përderisa, përveçqë, përveçse, poqë, porsa, porse, porsi, posa, prejse, qëkurse, saku, sapo, sesa, siç, sikur, sikurse, tekqë, teksa, veçse* etj.;

**pjesëza***: kushedi, pikësëpari, pothuaj, pothuajse, seç, thuajse* etj.;

**pasthirrma***: obobo, ububu, falemnderit, faleminderit, lamtumirë, mirëmëngjes, mirëdita, mirëmbrëma, mirupafshim, tungjatjeta* etj.

**Shënim**. Dallohen në shkrim ndajfoljet: *atëherë, njëherë, përse, qëkur, (qyshkur)*, lidhëzat *nëse, ngase, sesa*, pjesëza *seç* nga përdorimet e pjesëve përbërëse të tyre si fjalë të veçanta:

*kam qenë i vogël* **atëherë**; **atëherë**, *po vij edhe unë e ju, por: as këtë herë, as* **atë herë; njëherë** *e një kohë*, por*: vjen* **një herë** *në javë;* **përse** *nuk erdhi?;* por*:* **për se** *është fjala?; kam* **qëkur (qyshkur)** *që po të pres*, por*:* **që kur** *ra dëborë u ftoh moti;*

**nëse** *nuk vjen, më shkruaj*, por: **në se** *e mbështet ti këtë mendim?; nuk erdhi* ***ngase*** *s'kish kohë*, por*:* **nga se** *bëhet letra?; më mirë të vdesësh më këmbë*, **sesa** *të rrosh i gjunjëzuar*, por*: nuk e di* **se sa** *është ora;*

**seç** *këndon bilbili*, por*: nuk e di se* **ç'i** *ka ngjarë.*

d) mbaresa dhe nyja e prapme tek emrat e mbiemrat e huaj të personave e të vendeve:

*poemat e* **Bajronit**, *"Don Kishoti" i* **Cervantesit**, *operat e* **Çajkovskit**, *lertat e* **Dora d'Istrias**, *jeta e* **Engelsit**, *"Dasma e* **Figaros**", *veprat e* **Gëtes**, *vendlindja e* **Glinkës**, *veprat e* **Leninit**, *skulpturat e* **Mikelanxhelos**, *veprat e* **Rabëlesë**, *novelat e* Stefan **Cvajgut**, *tragjeditë e* **Shekspirit**, *"Lufta dhe paqja" e* **Tolstoit**, *operat e* **Verdit**, *romanet e Viktor* **Hygoit**, *tregimet e Xhek* **Londonit** etj.*;*

*porti i* **Akrës, Ankaraja**, *ishulli i* **Borneos**, *ngushtica e* **Gjibraltarit**, *popullsia e* **Honolulusë**, *fushat e* **Irakut**, *pyejt e* **Kongos**, *kryeqyteti i* **Paraguait**, *rrugët e* **Rio-de-Zhanejros**, *ishulli i* **Rodosit**, *ishulli i* **Tahitit**, *Republika e* **Zambias** etj.

**B. Shkruhen ndaras:**

a) togëfjalëshat e tipit *emër në emërore + emër në rasën rrjedhore*, gjymtyrët e të cilëve ruajnë pavarësinë e tyre morfologjike:

*bar blete, bar ethesh, bar gjaku, bar miu, bar peshku, bar veshi, bar zemre, lule blete, lule dhensh, lule gjaku, lule sahati, lule sapuni, lule shqerrash, vaj peshku* etj.

Po kështu shkruhen edhe togfjalëshat me kuptim mbiemëror, të përbërë nga emrat *bojë* ose *ngjyrë* dhe një emër në rrjedhore:

*bojë (ngjyrë) argjendi, bojë (ngjyrë) ari, bojë arre, bojë deti, bojë dheu, bojë gruri, bojë hiri, bojë limoni, bojë mishi, bojë mjalti, bojë plumbi, bojë preshi, bojë qielli, bojë shege, bojë tulle, bojë ulliri, bojë uthulle, bojë vaji* etj.

**Shënim**. Në pajtim me përdorimin e sotëm emërtimet *gjel deti, lule dielli, panxhar sheqeri* mund të shkruhen edhe njësh, si fjalë të vetme: *gjeldeti, luledielli, panxharsheqeri.*

b) ndajfoljet dhe lokucionet ndajfoljore si: *së afërmi, së bashku, së dyti, së fundi, së jashtmi, së larti, së paku, së pari, së toku, së thelli; më së fundi, më së miri; për së afërmi, për së gjalli, për së largu, për së mbari* etj.;
*më dysh, më tresh, më katërsh; për një, për dy, për tre* etj.

c) lokucionet ndajfoljore të formuara nga dy fjalë, të njëjta ose të ndryshme, të lidhura në mes tyre me një parafjalë se me lidhëzën **e**:

*këmbë mbi këmbë; ditë me ditë; nata me natë; buzë më buzë, dorë më dorë, gojë më gojë, grykë më grykë, kokë më kokë, kot më kot, krah më krah, majë më majë, qoshe më qoshe, sy më sy, thikë më thikë, vesh më vesh; ca nga ca, dy nga dy, një nga një, tre nga tre; rrugë pa rrugë, punë pa punë; brez pas brezi, herë pas here, kohë pas kohe; aty për aty, ballë për ballë, ditë për ditë, dorë për dorë, dhëmb për dhëmb, fjalë për fjalë, krah për krah, mes për mes, mot për mot, një për një, pikë për pikë, sot për sot, sy për sy, tani për tani, vit për vit* etj.;
*fund e krye, fund e majë, kokë e këmbë, lesh e li; qesh e ngjesh, shkel e shko, mirë e tumirë, keq e tukeq; mbarë e prap, rreth e (për)qark, rreth e rrotull, veç e veç* etj.;

ç) ndërtimet e tipit *me ose për + emër në kallëzore të pashquar*, me vlerë kryesisht ndajfoljore:

*me ditë, me hir, me kohë, me natë, me ngut, me padurim, me pahir, me radhë, me rend, me vrap; për shembull, me të pabesë* etj., po kështu edhe *(më ra) ndër mend; (e la) pas dore* etj.

d) numërorët themelorë të formuar me pjesëmarrjen e fjalëve *mijë, milion, miliard* etj. dhe pjesët përbërëse të një numërori themelor, të lidhura me lidhëzën **e**:

*një mijë, dy mijë, tri mijë, dhjetë mijë, pesëmbëdhjetë mijë, dyzet mijë, dyqind mijë, një milion, dy milion..., një miliard, dy miliard...* etj.;

*njëzet e një, njëzet e shtatë, tridhjetë e dy, dyzet e katër, shtatëdhjetë e tre, njëqind e një, njëqind e trembëdhjetë, treqind e pesëdhjetë e katër, një mijë e nëntqind e shtatëdhjetë e tre, njëzet e tetë mijë e katërqind e pesëdhjetë e shtatë, një milion e pesëqind mijë e dyqind e dymbëdhjetë* etj.;

dh) lokucionet parafjalore ose lidhëzore si:

*aq sa; ashtu si; deri ku, deri kur, deri në, deri te; duke qenë se; edhe pse, edhe sikur; gjer kur, gjer në, gjer te; kaq sa; kështu që; kurdo që; mjaft që; në është se, në qoftë se; në mënyrë që, në rast se; ngado që; po që se, po të jetë se; që në, që se, që te; qysh se; sado që; sapo që; si edhe; sido që; tekdo që; vetëm se* etj.;

e) shprehjet emërore *për qind, për mijë* etj.;

*pesë për qind, qind për qind, njëqind e pesëdhjetë e pesë për qind, dyqind për mijë; 8 për qind, 120 për qind, 50 për mijë* etj.*;

*) Shenjat % *(për qind)* dhe ‰ *(për mijë)* mund të përdoren vetëm pas një numri të shënuar me shifra: 5%, 90 %, 80‰.

ë) pjesëza u e trajtave pësore-vetvetore, kur ndodhet para foljes:

*u afrova, u kërkua, u lodhëm, u nisëm* etj.;

f) lokucionet pasthirrmore që shprehin përshëndetje, urime, falënderime, ngushëllime, etj., pjesët përbërëse të të cilave e ruajnë pavarësinë gramatikore:

*Mbeçi me shëndet!, Mirë ardhshi!, Mirë ju gjetshim!, Mirë se erdhe!, Mirë se ju gjeta!, Mirë se erdhët!, Mirë se vjen!, Mirë se na vjen!, Mirë se vini!, Mirë se të vini!, Puna mbarë!, Punë të mbarë!, Udha mbarë!, Udhë të mbarë!, Mbarë pastë!, Nga mot gëzuar!, E paçim me*

*jetë!, Për shumë vjet!, Për shumë vjet gëzuar!, Qofshi shëndoshë!, Me shëndet!, Shëndet paç!, Shëndet paçi!, Shëndet paçin!* etj.;

*Ju falemi nderit! Të falem nderit!* etj.;

*Kryet shëndoshë! Qofshi vetë! Të rrosh vetë!, Vetë shëndoshë!* etj.

Po kështu shkruhen edhe*: Si urdhëron! Si urdhëroni!* etj.

§ 68

Shkruhen me vizë lidhëse në mes:

a) formimet e përftuara nga përsëritje e një fjale në të njejtën trajtë ose në trajta të ndryshme, nga bashkimi i dy antonimeve, i dy numërorëve themelorë (për të shënuar një sasi të përafërt), formimet onomatopeike të përftuara nga përsëritje e një fjale në të njëjtën trajtë ose në trajtë të ndryshuar:

*copë-copë, çika-çika, duar-duar, fije-fije, fletë-fletë, grigje-gjrigje, grupe-grupe, gunga-gunga, herë-herë, kokrra-kokrra, kortarë-kortarë, kuti-kuti, lara-lara, lloj-lloj, ngjyra-ngjyra, palë-palë, petë-petë, pika-pika, pjesë-pjesë, radhë-radhë, rripa-rripa, shkallë-shkallë, togje-togje, tufa-tufa, thela-thela, valë-valë, vende-vende, vise-vise, vrima-vrima, xhunga-xhunga, zhele-zhele* etj.*; njëri-tjetri, shoqi-shoqin,* etj.*; çalë-çalë, fort-fort, gati-gati, hollë-hollë, rëndë-rëndë, shumë-shumë, vonë-vonë* etj.

*aty-këtu, hyrje-dalje, (punëtorët e) ngarkim-shkarkimit, poshtë-lart, pritje-përcjellje, vajtje-ardhje* etj.;

*dy-tri orë, dhjetë-pesëmbdhjetë vjet, 10-15 vjet, katër-pesë veta, pesë-gjashtë ditë, 5-6 ditë, afate dy-tre mujore, periudha njëzet-tridhjetëvjeçare* etj.;

*bam-bam, ciu-ciu, dër-dër, fiu-fiu, ham-ham, hum-hum, kuak-kuak, llap-llap, osh-osh, tak,tak, zdruj-zdruj,* etj.*; bam-bum, fap-fup, gau-giu, ham-hum, paf-puf, tik-tak,* etj.*; gëk-mëk, lecka-pecka, qorr-morr* etj.;

b) emërtimet e përbëra të njësive të matjes:

*ditë-njeri, ditë-punë, gram-molekulë, kal-fuqi, kuaj-fuqi, kilovat-orë, orë-makinë, orë-normë, orë-njeri, ton-kilometër, vit-dritë* etj.

Kështu shkruhen edhe emërtimet e përbëra të njësive të ndryshme të klasifikimit: *grup-kulturë, grup-mallra, grup-moshë* etj.;

c) emërtimet jo të thjeshta me lidhje këpujore plotësuese ose me lidhje përcaktore-ndajshtimore ndërmjet pjesëve përbërëse të tyre:

*bar-bufe, bar-lulishte, hotel-restorant, kafe-restorant, miniera e hekur-nikelit, (trajta) pësore-vetvetore, postë-telegraf-telefon* etj.;

*dhomë-muze, shtëpi-muze, qytet-muze, qytet-hero, dyqan-shtëpi, hotel-pension, vagon-cisternë, vagon-restorant, vinç-kullë, vinç-urë, sëpatë-daltë, organizatë-bazë, (punimet e) shpim-kërkimit, (brigada e) shpim-shfrytëzimit; të shpim-vlerësimit, plan-detyrë, qen-ujk* etj.;

ç) formimet terminologjike të tipit:

*(raketa) ajër-ajër, ajër-toke; tokë-ajër, tokë-tokë* etj.;

d) formimet e tjera jo të thjeshta, kryesisht mbiemërore, pjesët e të cilave kanë midis tyre lidhje këpujore që shprehin marrëdhënie plotësuese ose të ndërsjellta:

*agraro-industrial, analitiko-sintetik, bujqësor-industrial, ekonomiko-shoqëror, historiko-gjeografik, politiko-kulturor, politiko-shoqëror, tekniko-material, ushtarako-politik* etj.*;*
*afro-aziatik, anglo-amerikan, austro-hungarez, balto-sllav, franko-gjerman, greko-romak, shqiptaro-grek, trako-ilir* etj.*;
*fjalor frëngjisht-shqip, fjalor latinisht-shqip, fjalor shqip-rusisht-frëngjisht* etj.
Po kështu shkruhen *marksizëm-leninizëm, marksist-leninist, marksiste-leniniste.*

*) Kur formimet e këtij tipi shënojnë njësi etnike ose gjuhësore të ngulitura historikisht, shkruhen pa vizë në mes, si fjalë të vetme: *anglosakson, (gjuhët) indoevropiane, istrorumanishtja, retrorumanishtja, serbokroatishtja* etj.

dh) pjesëza *ish-* përpara emërtimeve të ndryshme:

*ish-drejtor, ish-komandant, ish-komisar, ish-kryeqyteti, ish-kryetari i Këshillit Popullor të Rrethit..., ish-ministër* etj.;

e) emërtimet e përbëra të pikave të horizontit, të formuara prej një fjale të thjeshtë dhe prej një fjale të përbërë:

*jug-juglindje, jug-jugperëndim, lindje-verilindje, perëndim-jugperëndim, veri-verilindje* etj.;

ë) emrat e përbërë të krahinave e të fshatrave të vendit tonë, me lidhje bashkërenditëse, ndajshtimore ose me lidhje përkatësie:

*Ballaj-Vendas, Bardhaj-Reç, Çal-Barzez, Çerkez-Morinë, Çermë-BIçak, Dars-Fshat, Mborje-Drenovë, Nikaj-Mertur, Pezë-Helmës, Rreth-Greth* etj.; *Gjeçaj-Kodër, Labinot-Fushë, Labinot-Mal, Papër-Sollak,* etj., *Dushk-Peqin, Fier-Shegan, Fushë-Arrëz, Fushë-Lurë, Fush-Muhur, Krej-Lurë, Kulej-Papër, Lab-Martalloz, Nivicë-Bubar, Toskë-Martalloz, Ujë-Lurth, Zall-Dajt, Zall-Dardhë, Zall-Herr* etj.;

f) emrat e përbërë gjeografikë të huaj, edhe kur pjesët përbërëse lidhen midis tyre me një parafjalë, lidhëz ose nyjë:

*Alma-Ata, Alzas-Lorenë, Amu-Darja, Bab-el-Mandeb, Brest-Litovsk, Buenos-Ajres, Dar-es-Salam, Frankfurt-mbi-Majn, Hong-Kong, Il-dë-Frans, Komsomolsk-mbi-Amur, Kosta-Rika, Kuala-Lumpur, Nju-Delhi, Nju-Jork, Pa-dë-Kale, Port-Artur, Port-Said, Rostov-mbi-Don, San-Francisko, San-Hoze, San-Huan, San-Marino, San-Salvador, Santo-Domingo, Sent-Etien, Sierra-Leone, Sierra-Morena, Sir-Darja, Tel-Aviv, Tian-Shan, Ulan-Bator* etj.

Te emërtimet gjeografike, që si pjesë të parë kanë një nyjë të përparme në gjuhët përkatëse, ndërmjet saj dhe pjesës tjetër nuk vihet vizë lidhëse: *La Paz, La Plata, La Valeta, Los Anxhelos* etj.

g) emrat ose mbiemrat e huaj të personave të përbërë prej dy a më shumë pjesësh:

*Abu-Ali, Abu-Ali-Ahmet, Fredrik Zholio-Kyri, Ge-Lisak, Ibn-Batuta, Ibn-Rusta, Ibn-Sina, Mak-Donald, Mamin-Sibirjak, Mari-Luizë, Martin Andersen-Neksë, Mendelson-Bartoldi, Rimski-Korsakov, Saltikov-Shedrin, Sen-Sans, Sem-Simon, Sen-Zhyst, Zhan-Zhak Ruso* etj.

**Shënim 1**. Kur midis emrit dhe mbiemrit të një personi të huaj ndodhet një nyjë ose një pjesëz, këto zakonisht shkruhen veç: *Antonis van Dajk, Dora d'Istria, Fergus O Konor, Gi dë Mopasan, Leonardo da Vinçi, Lope de Vega, Mahmud al Kazhgari, Miguel de Cervantes, Shon O Kejsi, Vincent van Gog, Zhanë d'Ark* etj.

**Shënim 2**. Pjesët përcaktuese të mbiemrave të personave shkruhen pa vizë lidhëse e pa kllapa: *Aleksandër Dyma Biri, Gavril Dara Plaku, Gavril Dara i Riu, Katoni i Ri* etj.

**Shënim 3**. Pjesa *-ogllu* e emrave të burimit turk shkruhet njësh me emrin vetjak përkatës: *Osmanogllu, Pazvanogllu* etj.

**Shënim 4**. Gjymtyrët përbërëse të emrave dhe të mbiemrave kinezë, koreanë, vietnamez e birmanë shkruhen veç e veç, pa vizë në mes: *Fan Dinj Fung, Li Sun Sin, Lu Sin, Ngujen Van Troi* etj.

gj) numërorët rreshtorë kur vetë numri ose një pjesë e tij shënohet me shifra arabe:

*klasa e 2-të, kreu i 4-t, e 5-ta A, Kongresi i 6-të, shekulli i 20-të, viti i 29-të i Çlirimit, i 74-ti, i 50-mijëti ose i 50 000-ti, i 200-milionti ose i 200 000 000-ti* etj.

Po kështu shkruhen*: 400-shi, 500-shi, 900-shi, 300 000-shi ose 300-mijëshi* etj.

Kur numërori rreshtor shkruhet me shifër romake, përdoret pa prapashtesë dhe pa nyjë të përparme:

*klasa I, Kongresi V, Kreu XVI, viti XXIX i Çlirimit, Gjergj Balsha I, Luigji XIV, Mehmeti II* etj.

**Shënim**. Numërorët rreshtorë që shënojnë shkallët e përgjegjësisë në organizatat shoqërore, në ushtri etj. shkruhen gjithnjë me shkronja e jo me shifra romake:

*kapiten i* **parë**, *piloti i* **dytë**, *sekretari i* **parë** *i Komitetit të Partisë të ... , sekretari i* **dytë** *i Ambasadës* etj.

h) emërtimet e përvjetoreve dhe formimet e ngjashme me to, kur numërori shënohet me shifër:

*50-vjetori i Pavarësisë; 25-vjetori i themelimit të Partisë; shkolla 8-vjeçare; 15-ditëshi i parë i shtatorit; 30-vjetëshi i parë i shekullit XIX* etj.

Por, kur numërori shënohet me shkronja, fjala shkruhet si një e vetme, pa vizë në mes: **pesëdhjetëvjetori** *i Pavarësisë;* **pesëqindvjetori** *i vdekjes së Skënderbeut;* **njëzetepesëvjetori** *i themelimit të Partisë; shkolla* **tetëvjeçare**; **pesëmbëdhjetëditëshi** *i parë i shtatorit* etj.;

i) emërtimet e veçanta të mjeteve teknike, si edhe emërtimet e ngjashme konvencionale, në përbërjen e të cilave hyn edhe një emër i shënuar me shifra:

*B-52, Boing 707, F-100, Il-18, Gaz-69, Mig-21, T-34, TU-104, U-2, Apolo-14, Kozmos-130; Plani D-4, Agjenti J-33* etj.

Po kështu shkruhen edhe numrat e telefonave dhe të targave të automjeteve, kur përbëhen nga grupe shifrash p.sh.:

*27-51, 25-09, 41-44, 55-70, 55-76;*

*BR 68-65, DR 42-68, ER 50-52, KO 43-93, TR 03-97, UP 05-06-50* etj.;

j) emërtimet e shkurtuara të institucioneve, të zyrave, të ndërmarrjeve, të organizatave etj.; viza lidhëse në këtë rast vihet midis tyre dhe nyjës së prapme ose mbaresës:

*SMT-ja e Lushnjës, punonjësit e NB-ve, Komiteti Qendror i BRPSH-së, sesioni i 28-të i OKB-së, Shtabi i ABD-së, korrespondentët e ATSH-së, nëpunësit e PTT-së, oxhaku i TEC-it, anëtarët e BRASH-it, rregullorja e FIFA-s* etj.;

k) emërtimet e përbëra nga një pjesë e shkurtuar dhe nga një pjesë e plotë;

*NI-kimike, NI-Performa, NI-Pyjore, NI-Qelqi, NI-Tulla* etj.;

l) shkronjat, numrat (kur shkruhen me shifra), pjesët e pandryshueshme të ligjëratës, si edhe elemente që nuk janë pjesë e ligjëratës, kur përdoren si emra dhe marrin tregues të trajtave rasore:

**a**-*ja;* **b**-*ja; vëru pikat* **ë**-*ve; vërë pikën mbi* **i**-*në;* **d**-*ja është bashkëtingëllore;* **y**-*ja është zanore; të gjendet* **x**-*i* etj.*;* **1**-*ja;* **2**-*ja;* **3**-*ja;* **7**-*a;* **15**-*a; kryengritja e* **1911**-*s; ngjarjet e* **1924**-*s; aksionet kryesore gjatë* **1943**-*së;* etj.*;* **e**-*ja,* **dh**-*ja,* **as**-*i janë lidhëza këpujore; kuptimet e* **-tar**-*it si prapashtesë;* **zë**-*ja është prapashtesë zvogëlimi;* **pse**-*ja është ndajfolje pyetëse* etj.;

ll) Komandat ushtarake të përbëra nga dy ose më shumë pjesë; viza lidhëse vihet në këtë rast midis pjesëve përbërëse të tyre:

*Para-marsh!, Me vrap-marsh!, Prapa-kthehu!, Gjysmëdjathtas-kthehu!, Në vend-numëro!, Skuadër-ndal!, Skuadra, djathas-kthehu!, Në krah-armë!, Pranë këmbës-armë!, Në sup-armë!, Në krahaqafë-armë!, Djathtas-ndero!, Togë-ndal!, Toga-mblidhu!, Bajonetë-drejto!, Bajonetë-përkulë!, Për nder-armë!, Armë-zbraz!, Majtas-eja në radhë!, Largësi-zmadho!, Rrip-zgjato!, Kompania, në vijë togë-kolonë-mblidhu!, Batalioni, në vijë kompani-kolonë-mblidhu!* etj.

§ 69

Shkruhen me vizë të gjatë në mes tyre:

a) emrat e përveçëm që shënojnë caqet e një hapësire gjeografike, si edhe emrat që shënojnë caqe kohore:

*gara e çiklizmit Tiranë–Elbasan–Korçë; hekurudha Rogozhinë–Fier; kanali Peqin–Kavajë, kanali Vjosë–Levan–Fier; largësia Tokë–*

*Diell; vija ajrore Paris–Tiranë–Pekin; lundrimi Amerikë–Evropë; udhëtimi Francë–Argjentinë–Australi; udhëtimi Tokë–Hënë* etj.*;*
*periudha janar–maj; periudha pranverë–vjeshtë* etj.*;*

b) numërorët që shënojnë caqet e një hapësire kohore:

*periudha 1939–1944; tridhjetëvjetori i themelimit të Partisë 8.XI.1941–8.XI.1971; katërqindvjetori i lindjes së Budit 1566–1966; Konferenca e Parë e Studimeve Albanologjike 15–21.XI.1962; Kongresi i Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe 20–25.XI.1972; pesëqindvjetori i vdekjes së Skënderbeut 1468–1968; plani i katërt pesëvjeçar 1966–1970; viti shkollor 1973–1974; letërsia e shekujve XIX–XX* etj.*;*

c) dy a më shumë emra të veçantë ose emërtime, fjalë a togje fjalësh të veçanta të cilat kanë ndërmjet tyre marrëdhënie të ndërsjellta, janë elemente përbërëse të njësive kuptimore shumëpjesëshe ose shënojnë kalime nga një gjendje në një gjendje tjetër:

*ndeshja Dianmo–Partizani; ndeshja e futbollit Shqipëri–Turqi; takimi Spaski–Fisher; uniteti parti–popull;*
*trekëndëshi mësim–punë prodhuese–edukim fizik dhe ushtarak;*
*marrëdhëniet mall–para–mall;*

ç) emrat e bashkautorëve të një vepre:

*K. Marks–F. Engels; A. Xhuvani–K. Cipo* etj.

## VI. PËRDORIMI I SHKRONJAVE TË MËDHA

§ 70
Shkronja e madhe përdoret për të dalluar emrat e përveçëm dhe emërtimet e barasvlershme me ta nga emrat e përgjithshëm.

§ 71
Shkruhen me shkronjën e parë të madhe emrat dhe mbiemrat e personave, epitetet ose ofiqet (nofkat) që janë pjesë përbërëse e tyre si edhe pseudonimet:

*Ali Kelmendi, Avni Rustemi, Dedë Gjo Luli, Gjergj Elez Alia, Gjergj Kastrioti, Gjeto Basho Muji, Gjin Bua Shpata, Gjon Buzuku, Ismail Qemali, Naim Frashëri, Pjetër Budi, Rrapo Hekali* etj.;

*Aleksandër Dyma* **Biri**, *Gavril Dara i* **Riu**, *Gjergj Balsha i* **Parë**, *Gjergj* **Qimekeqi**, *Ivani i* **Tmerrshëm**, *Rikard* **Zemërluani**, *Leka i* **Madh**, *Lleshi i* **Zi**, *Mark* **Shalëgjati**, *Nikolla* **Këmbëleshi** etj.;

*Asdreni, Buburicka, Çajupi, Dokë Sula, Jakin Shkodra, Migjeni, Platonicus, Rushit Bilbil Gramshi*, etj.

**Shënim 1**. Nyjat dhe pjesëzat e mbiemrave të huaj shkruhen me shkronjë të vogël, kur jepet i plotë emri dhe mbiemri i personit, por shkruhen me shkronjë të madhe, kur përdoret vetëm mbiemri dhe kur nyja ose pjesëza është element i domosdoshëm i tij:

*Kalderon de la Barka,* por *De la Barka; Leonardo da Vinci,* por *Da Vinci; Lope de Vega,* por *De Vega; Mahmud al Kazhgari,* por *Al Kazhgari; Sharl dë Koster,* por *Dë Koster; Vincent van Gog,* por *Van Gog* etj.

Me shkronjë të madhe shkruhen edhe pjesët *O, Mak, San, Sen* të mbiemrave të huaj të personave:

*O Brien, O Konor, O Kejsi; Mak-Dovel, San-Martin, Sen-Simon* etj.

**Shënim 2**. Të gjitha pjesët e emrave dhe mbiemrave kinezë, koreanë, vietnamezë e birmanë fillojnë me shkronjë të madhe:

*Fan Dinj Fung, Kan Gam Çan, Li Sju Çen, Lu Sin, Ngujen Van Troi, Sun Jat Sen* etj.

§ 72

Shkruhen me shkronjën e parë të madhe emrat e mbiemrat e përveçëm, të cilët, megjithëse përdoren për të shënuar një kategori të caktuar njerëzish, nuk janë kthyer në emra të përgjithshëm:

*janë të rrallë në histori* **Gjergj Kastriotët***; kemi edhe ne* **Homerët** *tanë; një* **Promete** *i ditëve tona* etj.

**Shënim**. Kur emrat e përveçëm janë kthyer në emra të përgjithshëm që shënojnë tipin përkatës, shkruhen me shkronjë të vogël:

*ciceron, donkishot, gobsek, harpagon, kuisling, mecen, mentor* etj.

Me shkronjë të vogël shkruhen edhe emërtimet e njësive të matjes, të mjeteve teknike, të sendeve etj., të cilat burojnë nga emra të përveçëm:

*amper-i, om-i, vat-i, volt-i, zhul-i, dizel-i, ford, mauzer, röntgen* etj.

§ 73

Emërtimet e funksioneve shtetërore, politike e ushtarake, të gradave, të titujve fetarë etj. shkruhen me shkronjë të vogël:

**ministri** *i ndërtimit N.N.,* **deputeti** *i Kuvendit Popullor N.N.,* **kryetari** *i Komitetit Ekzekutiv N.N., presidenti i Republikës,* **perandori** *Konstantin,* **mbretëresha** *Teuta,* **sulltan** *Murati II;*

**sekretari** *i Komitetit të Partisë,* **anëtari** *i Byrosë Politike,* **anëtari** *i sekretariatit të KQ,* **sekretari** *i KQ,* **komisari** *i korpusit,* **komisari** *i batalionit,* **ambasadori** *N.N.;*

**komandanti** *i regjimentit,* **komandanti** *i korpusit,* **komandanti** *i brigadës,* **shefi** *i shtabit,* **admirali** *N.N.,* **mareshali** *Vatutin,* **gjenerali** *Dombrovski,* **major** *Petrit Bardhi,* **toger** *Skënder Petrela;*

**dukë** *Gjin Tanushi,* **princi** *Karl Topia,* **kont** *Niketë Topia,* **vojvodë** *Janosh Huniadi, Ali* **pashë** *Gucia, Mehmet* **pashë** *Bushati, Ali* **bej** *Evrenozi;*

**anëtari** *i Akademisë së Shkencave N.N.,* **profesor** *N.N.,* **docent** *N.N.,* **doktor profesor** *Aleksandër Xhuvani,* **bashkëpunëtor i vjetër shkencor** *N.N.*;*

**papa** *Kalisti III,* **peshkopi** *Pal Engjëlli,* **at** *Shtjefën Gjeçovi,* **imzot** *Luigj Bumçi,* **sheh** *Mustafa Tetova* etj.

*Kur emërtimet janë bërë pjesë e pandarë e një emri të përveçëm, ato shkruhen me shkronjë të madhe:*

**Baba** *Faja,* **Hoxha** *Tahsini,* **Kont** *Urani,* **Madam** *dë Stal,* **Papa** *Kristo Negovani,* **Princ** *Vidi* etj.

*) Kur këto emërtime përdoren më vete (jo në fjali), siç ndodh zakonisht në rastet kur u drejtohemi personave përkatës, në nënshkrimet, si edhe në renditjen e emërtimeve në fjalë në dokumentet zyrtare, ato shkruhen me shkronjë të madhe si në formën e plotë, ashtu edhe në formën e shkurtuar.

§ 74

Emërtimet e funksioneve zyrtare e shoqërore më të larta, titujt më të lartë të nderit në RPSH dhe emërtimet e urdhrave e të medaljeve shtetërore shkruhen me shkronjë të madhe (të gjitha fjalët që hyjnë në përbërjen e tyre, me përjashtim të nyjave); po kështu veprohet edhe në rastet e ngjashme në kumtimet e në dokumentet zyrtare:

*Sekretari i parë i Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë; Kryetari i Presidiumit të Kuvendit Popullor; Kryetari i Këshillit të Ministrave të Republikës Popullore të Shqipërisë; Kryetari i Këshillit të Përgjithshëm të Frontit Demokratik të Shqipërisë; Presidenti i Këshillit të Përgjithshëm të Bashkimeve Profesionale të Shqipërisë; Sekretari i Parë i Bashkimit të Rinisë së Punës të Shqipërisë; Presidentja e Bashkimit të Grave të Shqipërisë; Hero i Popullit; Hero i Punës Socialiste; Mësues i Popullit; Artist i Popullit; Urdhri i Flamurit; Urdhri i Punës i Klasit të Parë; Urdhri i Lirisë; Urdhri "Naim Frashëri"; Medalja e Trimërisë; Medalja e Punës* etj.

Emërtimet e titujve të tjerë të nderit shkruhen me shkronjë të madhe vetëm në fjalën e parë:

*Artist i merituar, Mësues i merituar, Mjeshtër i sportit* etj.*

*) Emërtimet e titujve të nderit vihen në thonjëza, kur përdoren menjëherë pas fjalës "titull", si ndajshtim i paveçuar me presje: *iu dha titulli "Hero i Popullit" – "Hero i Punës Socialiste" – "Artist i Popullit"* etj., por *Heroi i Popullit Qemal Stafa, Mësuesi i Popullit Aleksandër Xhuvani, Mjeshtri i sportit N.N.* etj.

§ 75

Shkruhen me shkronjë të madhe emrat e përveçëm të botës mitologjike e fetare, si edhe ata të figurave e të tregimeve popullore:

*Adami, Apoloni, Buda, Diana, Eva, Hermesi, Jupiteri, Krishti, Minerva, Mitra, Muhameti, Neptuni, Pani, Polifemi, Shiva, Zeusi* etj.*;* *Borëbardha, e Bukura e Dheut, Hirushja, Katallani, Maro Përhitura, Syqenëza* etj. (por shkruhen me shkronjë të vogël emrat e përgjithshëm të sferave të mësipërme si *allah, ëngjëll, perëndi, perri, shenjt, xhind, zanë* etj.).

§ 76

Shkruhen me shkronjë të madhe emrat e përveçëm të kafshëve:

*Balashi, Baloja, Bukefali, Kazili, Kuqali, Laroja, Rosinanti* etj.

§ 77

Shkruhen me shkronjë të madhe emërtimet e planetëve, të yjeve, të yjësive e të trupave të tjerë qiellorë:

*Arusha e Madhe, Arusha e Vogël, Galaktika, Jupiteri, Kashta e Kumtrit, Dielli, Hëna, Marsi, Neptuni, Saturni, Shenjëzat, Toka, Urani, Ylli Polar* etj.

**Shënim**. Emrat *dielli, dheu, hëna, toka* etj. shkruhen me shkronjë të vogël, kur nuk përdoren si terma të astronomisë, p.sh. *perëndimi i* **diellit**; *temperatura në det e në* **tokë** *është e ndryshme; një natë pa* **hënë** etj.

§ 78

Emërtimet gjeografike e territoriale-administrative, si edhe emrat e tjerë të vendeve shkruhen me shkronjë të madhe:

*Adriatiku, Alpet, Ballkani, Buna, Dajti, Devolli, Drini, Joni, Karpatet, Labëria, Luma, Mirdita, Myzeqeja, Sazani, Skrapari, Shari, Shqipëria, Tomori, Vjosa, Vlora* etj.

Pjesët përbërëse të një emërtimi gjeografik a të një emri vendi prej dy a më shumë fjalësh shkruhen me shkronjë të madhe (me përjashtim të nyjave, lidhëzave e parafjalëve):

*Amerika Latine, Azia e Vogël, Bishti i Pallës, Bjeshkët e Nemuna, Bregu i Detit, Bregu i Fildishtë, Bregu i Matës, Briri i Artë, Deti i Bardhë, Deti i Kuq, Deti i Vdekur, Deti i Zi, Drini i Bardhë, Fusha Mbret, Gadishulli Ballkanik, Gadishulli Iberik, Gropat e Shkodrës, Guineja e Re, Guri i Bardhë, Guri i Hasit, Guri i Pishkashit, Gjiri Arabik, Gjiri Persik, Ishulli i Lezhës, Kepi i Gjelbër, Kepi i Shpresës së Mirë, Kodra e Kuqe, Komsomolsk-mbi-Amur, Kunora e Dardhës, Kunora e Lurës, Lëndina e Lotëve, Lugjet e Verdha, Lumi i Vlorës, Maja e Hekurave, Malësia e Madhe, Malësia e Mbishkodrës, Mali i Bardhë, Mali i Gjerë, Mali i Zi, Mali me Gropa, Oqeani i Ngrirë i Veriut, Përroi i Thatë, Poli i Jugut, Poli i Veriut, Qafa e Gjarprit, Qafa e Thanës, Qafa e Zezë, Reç-e-Dardha, Rrafshi i Dukagjinit, Rruga e Barrikadave, Sheshi i Demonstratave, Sheshi i Flamurit, Shkalla e Tujanit, Shkëmbi i Kavajës, Shtegu i Dhenve, Tenda e Qypit, Toka e Zjarrtë, Ura e Shtrejtë, Vau i Dejës, Vendet e Ulëta, Zelanda e Re* etj.

**Shënim 1**. Emrat e përgjithshëm gjeografik si *breg, buzë, çukë, det, fushë, gadishull, grykë, gji, hundë, istëm, ishull, kanal, kep, kodër, krua, liqen, lumë, majë, mal, ngushticë, përrua, qafë, qytet, sukë, she, shkretëtirë, shpellë, tropik, vargmal* etj., kur nuk janë pjesë përbërëse e një emërtimi të përveçëm, por përdoren si përcaktues të një emri gjeografik ose përcaktohen prej tij, shkruhen me shkronjë të vogël:

**çuka** *e Ajtojt,* **deti** *Adriatik,* **deti** *i Kinës Jugore,* **fusha** *e Korçës,* **fusha** *e Myzeqesë,* **gadishulli** *i Ballkanit,* **gryka** *e Këlcyrës,* **gjiri** *i Vlorës,* **hunda** *e Karaburunit,* **istmi** *i Korintit,* **ishulli** *i Sazanit,* **kanali** *i Korfuzit,* **kanali** *i Myzeqesë,* **kanali** *i Suezit,* **kepi** *i Rodonit,* **kroi** *i Zejmenit,* **liqeni** *Balaton,* **liqeni** *i Prespës,* **liqeni** *i Shkodrës,* **lumi** *i Matit,* **lumi** *i Tiranës,* **maja** *e Korabit,* **maja** *e Radohinës,* **mali** *i Dajtit,* **ngushtica** *e Bosforit,* **ngushtica** *e Gjibraltarit,* **përroi** *i Munellës,* **qafa** *e Llogorasë,* **qyteti** *i Fierit,* **shpella** *e Dragobisë,* **tropiku** *i Gaforres,* **vargmali** *i Andeve* etj.

**Shënim 2**. Mbiemrat që janë pjesë përbërëse të emrave gjeografikë, sikurse shihet edhe nga shembujt e mësipërm, shkruhen kurdoherë me shkronjë të madhe:

*Curraj i* **Epër**, *Drini i* **Bardhë**, *Drini i* **Zi**, *Kanali i* **Madh**, *Kurveleshi i* **Poshtëm**, *Labova e* **Sipërme**, *Malësia e* **Madhe**, *Mali i* **Zi**, *Myzeqeja e* **Vogël**, *Prespa e* **Madhe**, *Prespa e* **Vogël** etj.

**Shënim 3**. Të gjitha pjesët përbërëse të emërtimeve zyrtare të shteteve fillojnë me shkronjë të madhe (me përjashtim të nyjave):

*Despotati i Epirit, Mbretëria e Nepalit, Perandoria Osmane, Perandoria Romake e Lindjes, Perandoria Romake e Perëndimit, Principata e Arbërisë, Principata e Lihtenshtajnit, Republika Arabe e Egjiptit, Republika Demokratike Gjermane, Republika Demokratike e Vietnamit, Republika Franceze, Republika Korçës, Republika Popullore e Kinës, Republika Popullore e Shqipërisë, Republika e*

*San-Marinos, Republika Socialiste e Rumanisë, Republika e Venedikut, Shtetet e Bashkuara të Amerikës* etj.

**Shënim 4**. Emrat e anëve të horizontit dhe mbiemrat e formuar prej tyre shkruhen me shkronjë të madhe (me përjashtim të nyjës), kur përdoren si emërtime njësish territoriale (gjeografike ose historike) ose si pjesë të këtyre emërtimeve:

*vallet tona të* **Jugut**, *popujt e* **Lindjes**, **Lindja** *e* Largme, **Lindja** *e Mesme, shtetet e* **Perëndimit**, *kryengritjet e malësorëve të* **Veriut**, *popujt e* **Veriut** etj.*;*

*Amerika e* **Jugut**, *Italia e* **Jugut**, *Poli i* **Jugut**, *Vietnami i* **Jugut**, *Evropa e* **Veriut**, *Irlanda e* **Veriut**, *Koreja e* **Veriut**, *Poli i* **Veriut**, *Shqipëria e* **Veriut**, *Vietnami i* **Veriut** etj.*;*

*Amerika* **Jugore**, *Evropa* **Jugore**, *Shqipëria* **Jugore**, *Evropa* **Juglindore**, *Azia* **Juglindore**, *Evropa* **Lindore**, *Gjermania* **Lindore**, *Mesdheu* **Lindor**, *Evropa* **Perëndimore**, *Gjermania* **Perëndimore**, *Afrika* **Veriore**, *Amerika* **Veriore**, *Shqipëria* **Veriore**, *Shqipëria* **Veriperëndimore** etj.*;*

Kur emrat dhe mbiemrat e mësipërm përdoren për të shënuar një drejtim ose një pikë të horizontit, shkruhen me shkronjë të vogël: *u nisën drejt veriut, frynë era nga lindja; në drejtim veriperëndimor* etj.

**Shënim 5.** Emërtimet gjeografike shkruhen me shkronjë të madhe, edhe kur përdoren me kuptim të figurshëm:

*Borovë* (masakër fashiste*), Munih* (marrëveshje me fashizmin*), Dien Bien Fu, Stalingrad, Vaterlo* (disfatë e rëndë ushtarake).

§ 79

Emërtimet e periudhave të ngjarjeve, të akteve e të dokumenteve historike me rëndësi kombëtare ose ndërkombëtare, të monumenteve historike e të monumenteve të kulturës shkruhen me shkronjë të madhe (me përjashtim të nyjave dhe të fjalëve shërbyese):

*Çlirimi (zhvillimi ekonomik pas* **Çlirimit***), Reforma, Rilindja, Rilindja Kombëtare Shqiptare, Tanzimati* etj.

*Antanta, Antanta e Vogël, (fuqitë) e Boshtit, Internacionalja Komuniste, Internacionalja e Parë, Komuna e Parisit, Konferenca e Ambasadorëve, Konferenca e Labinotit, Konferenca e Paqes, Konferenca Pezës, Kongresi VI i PPSH, Kongresi i Drejtshkrimit të Gjuhës Shqipe, Kongresi i Lushnjës, Kongresi i Manastirit, Kongresi i Përmetit, Kuvendi i Lezhës, Lëvizja Nacionalçlirimtare, Lidhja e Prizrenit, Lufta e Dytë Botërore, Lufta Njëqindvjeçare, Lufta e Vlorës, Mbledhja e Beratit, Nata e Shën Bartolomeut, Njëqind Ditët, Operacioni i Dimrit, Qeveria e Përkohshme e Durrësit, Reforma Agrare, Republika e Tretë, Revolucioni Socialist i Tetorit, Shoqëria e të Shtypurit Shkronja Shqip, Traktati i Londrës, Traktati i Shën Stefanit, Traktati i Versajës* etj.*;*

*Dekreti i Paqes, Dekreti i Tokës, Karta e Kombeve të Bashkuara, Karta e Madhe e Lirive, Kushtetuta e RPSH, Letra e Hapur e KQ të PPSH, Memorandumi i Gërçës, Tezat e Prillit* etj.*;*

*Shtëpia e Partisë, Kalaja e Gjirokastrës, Varrezat e Dëshmorëve të Atdheut (*Tiranë*), Mauzoleumi i Dëshmorëve (*Durrës*), Manastiri i Ardenicës* etj.*;*

*Monumenti i Shpalljes së Pavarësisë (*Vlorë*), Monumenti i Luftëtarit Kombëtar (*Korçë*), Monumenti i Skënderbeut (*Tiranë, Krujë*), Ura e Mesit, Xhamia e Ethem beut (*Tiranë*)* etj.

**Shënim**. Emërtimet e epokave gjeologjike, historike e të formacioneve historiko-shoqërore që nuk janë emra të përveçëm, shkruhen me shkronjë të vogël:

*diluvi, jura, kuaternari,* etj.*; koha e re, mesjeta, neoliti, paleoliti* etj.*; feudalizmi, komuna primitive, kapitalizmi, komunizmi* etj.

§ 80

Emërtimet zyrtare (të sotme ose historike) të institucioneve të shtetit e të partisë të vendit tonë, si edhe emërtimet e organizatave shoqërore e të njësive ushtarake kryesore shkruhen me shkronjë të madhe (me përjashtim të nyjave dhe të fjalëve shërbyese); po kështu veprohet edhe në rastet e ngjashme në kumtimet e në dokumentet zyrtare:

*Komiteti Qendror i Partisë së Punës të Shqipërisë, Byroja Politike e Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë, Sekretariati i Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë, Kuvendi Popullor, Presidiumi i Kuvendit Popullor, Këshilli i Ministrave i Republikës Popullore të Shqipërisë, Fronti Demokratik i Shqipërisë, Këshilli i Përgjithshëm i Frontit Demokratik, Bashkimet Profesionale të Shqipërisë, Këshilli i Përgjithshëm i Bashkimeve Profesionale të Shqipërisë, Bashkimi i Rinisë të Punës të Shqipërisë, Komiteti Qendror i Bashkimit të Rinisë së Punës të Shqipërisë, Bashkimi i Grave të Shqipërisë, Këshilli i Përgjithshëm i Bashkimit të Grave të Shqipërisë, Partia Komuniste e Shqipërisë, Rinia Komuniste Shqiptare, Ushtria Popullore, Ushtria Nacionalçlirimtare, Shtabi i Përgjithshëm i Ushtrisë Nacionalçlirimtare, Këshilli Antifashist Nacionalçlirimtar, Kryqi i Kuq Shqiptar, Bashkimi i Përgjithshëm i Kooperativave të Konsumit, Komiteti Kombëtar i Veteranëve të Luftës të Popullit Shqiptar, Ministria e Arsimit dhe e Kulturës, Ministria e Punëve të Jashtme, Ministria e Tregtisë, Akademia e Shkencave e Republikës Popullore të Shqipërisë, Universiteti Shtetëror i Tiranës, Biblioteka Kombëtare, Banka e Shtetit Shqiptar, Komiteti i Kulturës dhe i Arteve, Instituti i Gjuhësisë dhe i Letërsisë, Instituti i Monumenteve të Kulturës, Instituti i Lartë Shtetëror i Bujqësisë, Instituti i Shkencave, Fakulteti i Historisë dhe i Filologjisë, Fakulteti Ekonomik, Drejtoria e Përgjithshme e Ekonomisë Komunale, Teatri Popullor, Teatri i Operës dhe i Baletit, Shtëpia Botuese e Librit Shkollor, Komiteti i*

*Partisë i Rrethit të Beratit, Këshilli Popullor i Rrethit të Shkodrës, Korparmata I, Divizioni II, Brigada I Sulmuese* etj.*

*) Në rastet kur një pjesë e emërtimit zyrtar të një institucioni, organizate etj. përdoret për të përfaqësuar gjithë emërtimin, kjo pjesë shkruhet me shkronjë të madhe: *ministri i Mbrojtjes, ministri i Punëve të Jashtme, drejtori i Ekonomisë Komunale* etj.

**Shënim**. Emërtimet e kategorive të mësipërme, kur përdoren si emra të përgjithshëm, shkruhen me shkronjë të vogël: *u bënë zgjedhjet e* **këshillave popullore** *të rretheve; do të shkoj në* **komitetin ekzekutiv***; ky* **universitet** *nuk ka fakultet mjekësie* etj.

§ 81

Kur në një kontekst të caktuar një emërtim i tipave të përmendur në §§ 79, 80 rishfaqet me anë të fjalës së parë, kjo shkruhet me shkronjë të madhe, si përfaqësuese e një emri të përveçëm:

*forcat e* **Lidhjes** (= e Lidhjes së Prizrenit); *mësimet e* Komunës (= Komunës së Parisit); *vendimet e* **Kongresit** (p.sh. Kongresit të Lushnjës, të Përmetit); *rëndësia historike e këtyre* **Tezave** (= Tezave të Prillit); *Kongresi VI i* **Partisë** (= Partisë së Punës të Shqipërisë); *tridhjetëvjetori i themelimit të* **Frontit** (= të Frontit Demokratik); *institutet e* **Akademisë** (= e Akademisë së Shkencave të RPSH); *dokumentet e* **Shtabit** (= e Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare) etj.

§ 82

Shkruhen me shkronjë të madhe pjesët përbërëse të emërtimeve të festave kombëtare e ndërkombëtare:

*28 Nëntori, 29 Nëntori, 11 Janari, 8 Marsi ose Tetë Marsi, 1 Maji ose Një Maji, 24 Maji, 1 Qershori, 10 Korriku, 7 Nëntori, 8 Nëntori ose Tetë Nëntori, Dita e Aviacionit, Dita e Mësuesit, Dita Ndërkombëtare e Gruas, Viti i Ri* etj.

**Shënim**. Emrat festave fetare shkruhen me shkronjë të vogël:

*bajrami, kërshëndellat, mevludi, nata e mirë, pashkët, e premtja e zezë, ramazani, rrëshajet, ujët e bekuar* etj.

§ 83

Te titujt e gazetave, të revistave e të librave, të cilët vihen kurdoherë ndërmjet thonjëzash, shkruhet shkronjë të madhe vetëm fjala e parë dhe emrat e përveçëm që hyjnë në përbërjen e titullit:

*"Zëri i popullit", "Bashkimi", "Zëri i rinisë", "Sporti popullor", "Jeta e re", "Studime filologjike", "Studime historike", " Gjurmime albanologjike", "Revista pedagogjike", "Në shërbim të popullit", "Ylli i mëngjesit", "Bujku i ri", "Shqiptarja e re", "Kushtrimi i lirisë", "Bota e re", "Ata nuk ishin vetëm...", "Bagëti e bujqësia", "Drurët dhe shkurret e Shqipërisë", "Gramatika e gjuhës shqipe", "Historia e Skënderbeut", "Historia e letërsisë shqipe", "Komedia hyjnore", "Kujtime nga jeta e Brigadës I Sulmuese", "Lulet e verës", "Norma letrare kombëtare dhe kultura e gjuhës", "Para agimit", Për revolucionarizimin e mëtejshëm të shkollës sonë", "Drejtshkrimi i gjuhës shqipe", "Shpresë për popullin, tmerr për armikun", "Toka jonë", "Zëri i arbëreshëve"* etj.

Po kështu shkruhen titujt e botimeve në gjuhët e huaja, kur jepen me alfabetin e shqipes:

*"I foni, tis, Alvanias", "Noje rajnishe cajtung", "L'albaneze d'Italia", "L'ymanite ruzhë", "Rote fane"* etj.

§ 84

Shkurtimet e emrave të shteteve, të partive, të organizatave, të shoqërive, të institucioneve, të ndërmarrjeve etj., shkruhen me shkronja të mëdha, pa vënë pikë as ndërmjet, as pas tyre:

*RPSH, RSR, RDGJ, BRSS, SHBA,* etj.*; PPSH, PKSH, PKK* etj.*; BPSH, BRPSH, BGSH, KONARE, OKB, NATO, SEATO, UNESCO, GAT,* etj.*; AIESEE, FIDE, FIFA, OPEK, SVEA, UEFA,* etj.*; ATSH, NB, NN, SMT, UEM, USHT, TEC, AXHERPRES, AFP, MENA, VNA* etj.

§ 85

Shkruhen me shkronjë të madhe emrat e përgjithshëm, kur përdoren për të shënuar qenie të personifikuara (në fabulat, përrallat e në krijime të tjera letrare):

**Plaku** *i vitit të Ri; O* **Prill***, o im vëlla!,* "Vajza *dhe* **Vdekja***"; "***Përralla** *gjet një ditë të* **Vërtetën** *(N. Frashëri); Të lumtë, o* **Arbër***, se na e zbardhe faqen!* (K. Kristoforidhi) etj.

§ 86

Mund të shkruhet me shkronjë të madhe një emër i përgjithshëm për qëllime të veçanta stilistike, për të theksuar një forcë a me një ngjyrim të veçantë një nocion, një njeri a një ide të caktuar *(Atdheu, Mëmëdheu, Partia, Liria, Komisari, Komandanti, Njeriu, Nëntori* etj.):

*"Të bukurën e gjeta te ti o* **Atdhe***!"; "Të nderojmë* **Mëmëdhenë***!"; "Ku t'i kërkoj rrënjët e tua* **Parti***?", "Mirëmëngjes* **Republikë***!",* **Nëntori** *ynë i Lavdishëm; "Flamur i madh për* **Vegjëli***", "Yll i pavdekur për* **Liri***"* etj.

§ 87

Përemri vetor ju dhe përemrat pronorë juaj *(i, e) tij, (i, e) saj,* në shenjë nderimi për personin të cilit i drejtohemi, ose për të cilin flasim, mund të shkruhen me shkronjë të madhe.

Me shkronjë të madhe mund të shkruhen edhe emërtimet e bartësve të funksioneve shtetërore e shoqërore, kur u drejtohemi atyre:

*Shoku* **Ministër***!; Shpresoj shoku* **Kryetar***, se do të marrë përgjigje të shpejtë* etj.

§ 88

Shkruhen me shkronjë të madhe emërtimet shkencore të tipave, klasave, rendeve, familjeve e gjinive të botës bimore e shtazore në trajtën latine të tyre; te emërtimet e llojeve e të nënndarjeve të tyre shkruhet me shkronjë të madhe vetëm fjala e parë:

*Chordata, Protozoa, Mammalia, Pisces, Rodentia, Carnivora, Felidae, Ursidae, Turdus, Mugil, Canis lupus, Locusta viridis* etj.*;*

*Angiospermae, Gymnospermae, Dicotyledones, Monocotyledones, Archichlamidae, Leguminosae, Polygonales, Pinaceae, Papilonaceae, Larix, Abies, Castanea sativa, Salvia officinalis* etj.

§ 89

Shkruhen me shkronjën e parë të madhe simbolet e elementeve kimike:

*Cl, Fe, H, Mg, Mn, N, Na, O, S* etj.

§ 90

Emrat e përgjithshëm si *rrugë, bulevard, stadium, shesh, lagje, hotel, kinema, teatër, ndërmarrje, kooperativë, uzinë, kombinat, hidrocentral, vapor, shkollë, klub, gazetë, revistë, roman, poemë, dramë, opera, balet, këngë, çetë, batalion, brigadë* etj., që përcaktohen nga një emër a emërtim i përveçëm në rasën emërore, i vënë ndërmjet thonjëzash*, shkruhen me shkronjë të vogël:

**rruga** *"Asim Vokshi",* **rruga** *"Kongresi i Përmetit",* **bulevardi** *"Dëshmorët e Kombit",* **bulevardi** *"Republika",* **stadiumi** *"Dinamo",*

**sheshi** *"Avni Rustemi",* **sheshi** *"Heronjtë e Vigut",* **sheshi** *"Skënderbej",* **lagjja** *"Çlirimi",* **lagjja** *"24 Maji";*

**hotel** *"Adriatiku",* **hotel** *"Dajti",* **kinema** *"17 Nëntori",* **kinema** *"Morava",* **ndërmarrja** *bujqësore "8 Nëntori",* **ndërmarrja** *e ndërtimit "Perlat Rexhepi",* **kooperativa** *bujqësore "Ylli i kuq",* **uzina** *"Drini",* **uzina** *"Partizani",* **kombinati** *ushqimor "Ali Kelmendi",* **hidrocentrali** *"Karl Marks",* **hidrocentrali** *"Lenin",* **vapori** *"Vlora",* **shkolla** *"Bajram Curri",* **shkolla** *"Katër Dëshmorët",* **shkolla** *"Liria",* **shkolla** *pedagogjike "17 Nëntori",* **klubi** *"Flamurtari",* **klubi** *"Tomori";*

**gazeta** *"Zëri i Popullit",* **revista** *"Nëntori",* **romani** *"Lumi i vdekur",* **poema** *"Prishtina",* **drama** *"Familja e peshkatarit",* **drama** *"Toka jonë",* **opera** *"Skënderbeu",* **baleti** *"Halili dhe Hajria",* **kënga** *"Marshim partizan";*

**çeta** *"Selam Musaj",* **batalioni** *"Fuat Babani",* **batalioni** *"Hakmarrje",* **brigada** *"Shkurte Pal Vata"* etj.

Kur emërtimet e mësipërme përdoren më vete (jo në fjali) në tabelat, dokumentet e shpalljet zyrtare, shkruhet me shkronjë të madhe edhe fjala e parë.

Me shkronjë të madhe shkruhen gjithashtu emrat *shesh, rrugë, lagje* etj. kur ata janë pjesë e emërtimit të përveçëm përkatës: *Rruga e Barrikadave, Sheshi i Flamurit, Lagjja e Re, Klubi i Manastirit* etj.

*) Emrat e rrugëve e të shesheve në tabelat përkatëse nuk vihen në thonjëza.

§ 91

Emrat e popujve dhe të banorëve të një vendi, të një krahine, të një qyteti etj. shkruhen me shkronjë të vogël:

*afrikanët, algjerianët, amerikanët, bullgarët, evropianët, francezët, hungarezët, kinezët, pellazgët, polakët, rumunët, shqiptarët, vietnamezët, zviceranët* etj.*; arbëreshët, beratasit, dibranët, elbasanasit, gjirokastritët, kosovarët, kolonjarët, matjanët, myzeqarët, shkodranët, shpatarakët, tiranasit, ulqinakët, vlonjatët* etj.

§ 92

Emrat e ditëve të javët, të muajve e të stinëve shkruhen me shkronjë të vogël:

*e hënë, e martë, e mërkurë* etj.*; janar, shkurt, mars, prill* etj.*; pranverë, verë, vjeshtë, dimër.*

§ 93

Në veprat poetike fjala e parë e çdo vargu mund të fillojë me shkronjë të madhe ose të vogël; por në rastet kur vargjet, në citimet, shkruhen vijueshëm njëri pas tjetrit, jo secili rresht më vete, ato nisin gjithmonë me shkronjë të madhe.

§ 94

Fillon me shkronjë të madhe fjala e parë e çdo teksti të shkruar, si dhe fjala e parë e një fjalia ose periudhe që vjen pas pikës, shumëpikëshit, pikëpyetjes, pikëçuditjes dhe dy pikave, kur këto shënojnë mbarimin e një fjalie të veçantë a të një periudhe të mëparshme.

**Shënim**. Kur pikëpyetja, pikëçuditja ose shumëpikëshi vihet pas ligjëratës së drejtë dhe në fjalët e autorit, që vijojnë, tregohet se kujt i takon ligjërata e drejtë, pas shenjave të mësipërme, fjala e parë shkruhet me shkronjë të vogël, p.sh.;

*– Po ju, si shkuat? – pyeti komisari partizanët;*

*– Ku jeni, orë shokë, se po ju kërkojmë! - tha njëri prej tyre;*

*– Mu duk djalë i mirë... – i thash unë.*

Po kështu shkruhet me shkronjë të vogël fjala e parë pas shumëpikëshit që shënon ndërprerje të ligjëratës dhe jo mbarimin e fjalisë a të periudhës së mësipërme, p.sh.:

*Ky tavan është i ulët... tavani i shtëpisë sonë është më i lartë dhe i lyer me bojë të gjelbër.*

§ 95

Shkruhen me shkronjë të madhe fjala e parë pas dy pikave në këto raste:

a) kur fillon një ligjëratë e drejtë a një citat, që vihet ndërmjet thonjëzash:

*A të kujtohen fjalët e Petritit: "Ne do t'i kryejmë porositë e tua, do të luftojmë kundër fashizmit për lirinë e Shqipërisë"?*

*Populli ynë thotë: "Trimi i mirë me shokë shumë";*

*Skënderbeu ka thënë: "Lirinë nuk e solla unë, po e gjeta këtu."*

b) kur pas dy pikave radhiten, zakonisht në tekste zyrtare (statute, ligje, rregullore, urdhëresa, vendime etj.), paragrafë të veçantë që nisin me kryerresht dhe mbarojnë me pikë.

**Shënim**. Në të gjitha rastet e tjera teksti që vjen pas dy pikave, fillon me shkronjë të vogël:

*Ne u lidhëm me lëvizjen: merrnim pjesë në mbledhje të fshehta, shpërndanim trakte, organizonim demostrata.*

## VII. NDARJA E FJALËVE NË FUND TË RRESHTIT

§ 96

Ndarja e fjalëve në fund të rreshtit mbështetet kryesisht në ndarjen e fjalëve në rrokje, duke marrë parasysh edhe strukturën morfologjike të fjalës.

§ 97

Fjalët njërrokëshe nuk ndahen në fund të rreshtit:

*afsh, ankth, bulkth, çmend, dash, dru, kënd, kopsht, lak, lëng, i lig, ngjall, shkrep, shkrumb, tremb, thumb, vrull, zmbraps* etj.

§ 98

Ndarja e fjalëve në fund të rreshtit bëhet sipas këtyre rregullave:

a) Bashkëtingëllorja që ndodhet ndërmjet dy zanoresh shkon me zanoren që vjen pas:

*ba-rra, bre-dhi, de-ti, do-ra, gë-zim, li-sat, lu-le, mi-ku, ndri-çim, ple-pi, po-pu-lli, pu-në, shpre-sa, xi-xë-llo-nja* etj.

b) Kur ndërmjet dy zanoresh ndodhen dy a më shumë bashkëtingëllore, ndarja në fund të rreshtit është e lirë, mjafton që të paktën bashkëtingëllorja e fundit e togut përkatës të kalojë në krye të rreshtit me zanoren pasuese; nga dy ose më shumë ndarje të mundshme të një fjale duhet parapëlqyer ajo që ruan më të qartë kufijtë e pjesëve të kuptimshme të fjalës:

| | | |
|---|---|---|
| *ko-dra* | ose | *kod-ra* |
| *hu-dhra* | " | *hudh-ra* |
| *shu-fra* | " | *shuf-ra* |
| *ko-fsha* | " | *kof-sha* |
| *ve-gla* | " | *veg-la* |
| *la-kra* | " | *lak-ra* |
| *ko-krra* | " | *kok-rra* |
| *ve-pra* | " | *vep-ra* |
| *po-sta* | " | *pos-ta* |
| *mu-shka* | " | *mush-ka* |
| *vi-shnje* | " | *vish-nje* |
| *ku-shti* | " | *kush-ti* |
| *la-vdi* | " | *lav-di* |
| *ek-skavator* | " | *eks-kavator* |
| *ek-skursion* | " | *eks-kursion* |

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| *ek-speditë* | " | *eks-peditë* | | |
| *ek-sport* | " | *eks-port* | | |
| *fu-nksion* | " | *fun-ksion* | | |
| *të-mblat* | " | *tëm-blat* | ose | *tëmb-lat* |
| *the-mbra* | " | *them-bra* | " | *themb-ra* |
| *lu-ndra* | " | *lun-dra* | " | *lund-ra* |
| *qe-ndra* | " | *qen-dra* | " | *qend-ra* |
| *që-ndroj* | " | *qën-droj* | " | *qënd-roj* |
| *hë-ngra* | " | *hën-gra* | " | *hëng-ra* etj. |

por*: korr-je, lodh-je, ndjek-je, ngec-je; i këtej-më, e nesër-mja, i par-më, i pas-më; e ardh-shmja, i brend-shëm, i buj-shëm, i dhimb-shëm, e dhimb-shme, e mëtej-shme, e nder-shme, e nder-shmja, të ngadal-shmit, e paprek-shme, e pavdek-shme, e përbot-shme, e përbot-shmja, e përjav-shmja, i përkoh-shëm, e përkoh-shme, e përkoh-shmja, e vrull-shme; i flak-të, i pes-të, i shesh-të* etj.

**Shënim**. Bashkëtingëllorja **j** e ndjekur nga një bashkëtingëllore tjetër lidhet gjithmonë me zanoren që i prin: *kuj-tim, laj-thi, maj-tas, mbruj-ta, paj-toj, vaj-ta* etj.

c) Kur në një fjalë vijnë dy zanore njëra pas tjetrës ato mund të ndahen në fund të rreshtit:

*vëlla-it, xhaxha-it; ka-ut, va-ut; mete-or; atdhe-ut, kre-ut, muze-ut; e di-el, di-ell, mi-ell, qi-ell; ari-ut, bari-ut, njeri-ut, shi-t, veri-ut; blu-aj, du-ajt, gru-as, kru-aj, ku-adër (*por edhe *kua-dër), ku-arc, mu-aj, punu-ar, ru-aj, sku-adër (*por edhe *skua-dër), shkru-an; ku-otë (*por edhe *kuo-të), dy-er, fy-ell, kthy-er, ly-ej, ly-ejmë, thy-ej, thy-ejmë* etj.

Në shkrimin e trajtave si *mësuesi, sulmuesi, përkthyesit* etj. dhe në fjalët e prejardhura si *i arsyeshëm, i pathyeshëm* etj. të parapëlqehen ndarjet *mësue-si, sulmue-sin, pëkthye-sit* etj.*; i arsye-shëm, i pathye-shëm.*

ç) Ndarja në fund të rreshtit të fjalëve të përbëra e të përngjitura, si edhe e fjalëve të formuara me parashtesa që përdoren edhe si fjalë më vete në gjuhën e sotme, bëhet në kufirin e pjesëve përbërëse të tyre; kur paraqitet nevoja për ndarjen e vetë pjesëve përbërëse, zbatohen rregullat e mësipërme:

*hekur-udhë ose he-kurudhë ose hekuru-dhë (*por jo *heku-rudhë); bashk-atdhetar ose bashkatdhe-tar (*por jo *ba-shkatdhetar); gjith-monë ose gjithmo-në; i shum-anshëm* ose *i shuman-shëm; mos-ardhje ose*

*mosardh-je (*por jo *mo-sardhje); për-emër ose përe-mër (*por jo *pë-remër); i për-jetshëm* ose *i përjet-shëm* etj.

§ 99

Nuk ndahen në fund të rreshtit:

a) fjalët e përbëra të shkurtuara si:

*RPSH, PPSH, BPSH, BRPSH, ATSH, BRSS, FIFA, ISIS, KEMP, KK, KONARE, NATO, NB, NIL, NISH, NTLAI, NTLAP, NTSHAI, NTSHAP, OKB, PK, PS, PTT, RDGJ, RSR, SEATO, SHBA, UP* etj.;

b) prapashtesa e një numërori rreshtor të shënuar me shifra arabe dhe nyja e prapme e mbaresat në ato raste kur shkruhen me vizë lidhëse (shih § 68, pikat *gj, j, l*):

*Kongresi i 6-të, Internacionalja e 2-të, shekulli i 20-të* etj.*; SMT-ja, PTT-së, TEC-it* etj.*; dhe-ja, pse-ja, ah-et dhe oh-et* etj.*;*

c) shkurtimet e tipave:

*a.i. (ad interim), b.f. (bie fjala), d.v. (dora vetë), e.r. (era e re), f.v. (fjala vjen), p.sh. (për shembull)* etj.*;*

ç) emërtimet e veçanta të mjeteve teknike, si edhe emërtimet e ngjashme konvencionale, në përbërjen e të cilave hyn edhe një numër i shënuar me shifra (shih § 68 pika i); shkurtimet e njësive të masave dhe shenjat e përqindjes e të përmijës nga shifra që u prin:

*TU-104, Boing 707, Gaz-69, Mig-21; 35 cm, 50 dm, 40 km, 28800 km*$^2$*, 90 ha, 3 m*$^3$*, 200 g, 35 kg, 70 kv, 2 l; 100%, 112%, 30‰* etj.*;*

d) shenja e paragrafit dhe numri e shkronja që vijnë pas saj, si edhe shkurtime të tjera që shënojnë nënndarje të kapitujve, neneve etj.;

*§ 12, § 12 a, § 67 Ba, Kreu IV, Kreu VI c,* etj.;

dh) numrat që përmbajnë një thyesë dhjetore:

*15,5; 0,06; 10,53* etj.;

e) shkronjat e një dyshkronjëshi:

*da-lloj (*e jo *dal-loj), ha-rroj (*e jo *har-roj), pe-sha (*e jo *pes-ha), hu-dhër (*e jo *hud-hër)* etj.

§ 100

Në ndarjen e fjalëve në fund të rreshtit duhen pasur parasysh edhe këto rregulla plotësuese:

a) një shkronjë e vetme nuk mund të lihet në fund të rreshtit e as të çohet në rreshtin tjetër, edhe kur është zanore. Kështu shkruhet:

*aca-rim (*e jo *a-carim), acid (*e jo *a-cid), urë (*e jo *u-rë), ba-riu (*e jo *bari-u), li-ria (*e jo *liri-a), miu (*e jo *mi-u), shkoi (*e jo *shko-i), Shqi-përia* ose *Shqipë-ria (*e jo *Shqipëri-a)* etj.*;*

b) dy shkronja të njëllojta që takohen në një fjalë, mund të ndahen në fund të rreshtit:

*i pa-anshëm, i pa-arsyeshëm, ko-operativë, vaku-um, kundër-revolucionar, hesht-te, (në mos) prit-të* etj.;

c) kur kalon në rreshtin tjetër pjesa e dytë e një fjale a e një emërtimi të përbërë, që shkruhet me vizë lidhëse, para saj, në krye të rreshtit, përsëritet viza lidhëse:

*hyrje-/ -dalje*, *marksist-/ -leninist*, *copa-/ -copa*, *aty- /-këtu*[1] etj.

1) Viza e pjerrët në shembujt e mësipërm shënon fundin e rreshtit.

§ 101

Nuk mund të hapen kllapa a thonjëza në fund të rreshtit tjetër.

Nuk mund të kalojnë në rreshtin tjetër shenjat e pikësimit, me përjashtim të vizës së gjatë.

## VIII SHKRIMI I DATAVE

§ 102

Kur në datat e plota muaji shkruhet me shifra (arabe ose romake), pas shënimit të datës dhe të muajit vihet një pikë:

*20.VII.1973* ose *20.7.1973 (*dhe jo *20/7/1973* ose *20-VII-1973)* etj.

§ 103

Kur në datat e plota muaji shkruhet me shkronja, nuk vihet asnjë shenjë midis ditës, muajit dhe vitit:

*23 janar 1943, 4 mars 1983* etj.

§ 104

Në shkrimin e datave, pas emrit të vendit vihet presje dhe para shifrës që shënon datën, në shkresat zyrtare, vihet parafjala **më**:

*Tiranë*, **më** *19.II.1948; Shkodër*, **më** *5 tetor 11972* etj.

Parafjala **më** shkruhet kurdoherë para datave, kur ato përdoren si plotës kohe brenda një fjalie:

*Mbledhja u hap të hënën,* **më** *20.XI.1972; Mbledhja bëhet të shtunën,* **më** *1 shtator 1973* etj.

---